DITURIA ISLAME, PËR 25 VJET BARTËSE E VLERAVE FETARE, KOMBËTARE DHE NJERËZORE

# DITURIA ISLAME

NUMER 250 | VITI 25 | MAJ 2011 | XHUMADEL-UHRA 1432 | REVISTË MUJORE, FETARE, SHKENCORE E KULTURORE | ÇMIMI 1€

## 25 VJET RRUGË 250 NUMRA DITURI




www.dituriaislame.net





"...Punoni punë të mira
...mos kërkoni të shkaktoni mizori në tokë!
Zoti nuk i do mizorët"

El- Kasas, 77

Zilia, urrejtja, ekstremizmi, jotoleranca e të gjitha besimeve, në vazhdimësi inkurajojnë të keqen dhe tokën e kthejnë në një vend ferri, nëse të tillë njerëz do të sundojnë botën. Prandaj, dhurata më e madhe që gjeneratat e sotme mund t'u dhurojnë fëmijëve, nipave dhe mbesave të tyre, është toleranca, e cila do të shërojë shumë shoqëri anë e kënd botës, sepse ky është edhe virtyti më i lartë hyjnor edhe i fesë islame.

Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava



DITURIA ISLAME



## Me rastin e daljes së numrit të parë të Diturisë Islame

**Rexhep Luma**

Kryesia e Bashkësisë Islame, në një nga mbledhjet e rregullta në fund të vitit 1985, mori vendimin për botimin e një reviste fetaro-informative tremujore. Arsyet për marrjen e një vendimi të tillë ishin të shumta, si për informimin e lexuesve për nevojat e Bashkësisë Islame lidhur me problemet e saj, ashtu edhe për të arriturat në fusha të shumta të jetës fetare. Mirëpo, arsyeja kryesore ishte se në Bashkësinë islame mungonte një revistë fetaro – informative e këtij lloji. Po në atë mbledhje, qe caktuar redaksia e parë e revistës: h. Jetish Bajrami, h. Sherif Ahmeti, Dr. Rexhep Boja, Emin Behrami, Avni Aliu, Resul Rexhepi dhe Rexhep Luma. Kryeradaktor qe emëruar h. Jetish Bajrami, atëherë kryetar i Kryesisë së Bashkësisë Islame, kurse sekretar i redaksisë Rexhep Luma. Redaksia e "Diturisë Islame" që në mbledhjen e parë diskutoi hollësisht për dukjen e saj – formën teknike, dhe u vendos që revista "Dituria Islame" të kishte formatin A4, domethënë të kishte formatin e revistës shkencore "Islamska misao" të Kryesisë së Bashkësisë Islame të BiH, e cila botohej asokohe në Sarajevë. Pasi ishin mbledhur shkrimet për numrin e parë të revistës "Dituria Islame", ishte e domosdoshme të merrej leja-vendimi për botim, nga ish-Sekretariati Krahinor i Shkencës dhe Kulturës, i ish-KSAK-së. Për marrjen e lejes për botim ishte e nevojshme të dërgohej kërkesa bashkë me materialin për botim. Vlen të theksohet që për marrjen e lejes duhej pritur disa muaj dhe duheshin zhvilluar shumë biseda me personin përgjegjës të asaj kohe. Bisedat ngjanin më shumë me marrje në pyetje për arsyet e botimit të revistës. Numri i parë i revistës "Dituria Islame" është botuar në OPGBG Rilindja në Prishtinë, me tirazhin 3.000 ekzemplarë. Është me rëndësi të theksohet se punëtorët e asaj shtypshkronje, numrin e parë të kësaj reviste e patën përgatitur me një përkushtim shumë të madh. Pas daljes nga shtypi, numri i parë i "Diturisë Islame" u shpërnda në mbarë territorin e Kryesisë së BI-së nëpër këshillat e BI-ve, në Maqedoni e gjetiu. Në bazë të informacioneve që na vinin nga terreni, patëm konstatuar se revista "Dituria Islame" ishte mirëpritur nga lexuesit dhe patëm marrë shumë urime dhe falënderime për këtë revistë fetaro-informative.



DITURIA ISLAME / REVISTË MUJORE, FETARE, SHKENCORE E KULTURORE / Boton: Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, Prishtinë.
Kryeredaktor: Mr. Rexhep Suma / Redaksia: Driton Arifi, Mr.Ejup Haziri, Fitim Flugaj, Mr.Imer Hajdini, Dr. Islam Hasani, Kasim Gërguri, Muhamet Mavraj dhe Sedat Islami.
Gazetar në redaksi: Ramadan Shkodra / Lektor: Isa Bajçinca / Korrektor: Skender Rashiti / Redaktor artistik, teknik dhe operator kompjuterik: Edib Ali Agagjyshi.
Adresa: Dituria Islame, rr. "Bajram Kelmendi" nr. 84, 10000 Prishtinë / Tel&Fax: 038 224 024 / email: dituriaislame@hotmail.com / dituriaislame@yahoo.com
**www.dituriaislame.net** /Parapagimi: Evropë 25 € / Amerikë 40 USA$ / Shtypi: Shtypshkronja "Iliri", Prishtinë / Dorëshkrimet dhe fotot nuk kthehen!




# 25 vjet jetë, 250 numra në shërbim të fjalës së vërtetë

*Jetojmë në një mjedis global që ndryshon shpejt, ku ndërveprimi kulturor dhe medial është një fakt jetësor. Si revistë profesionale e themeluar në qershorin e vitit 1986, "Dituria Islame" qëndroi e fuqishme në misionin e saj të informimit dhe thirrjes islame në vendin tonë, po dhe më gjerë.*

*Ishte zëri i myslimanëve në kohën kur çdo gjë ishte moniste dhe jo vetëm nuk përfilleshin as përkraheshin mesazhet fetare islame, po edhe luftoheshin vazhdimisht. Ajo, duke u mbështetur në standardet më të larta të punës profesionale, me saktësi e drejtësi, informonte opinionin dhe lexuesit se ç'ndodhte në vend e në botë, madje duke ngritur vetëdijen e tyre në lidhje me sfidat dhe problemet që mund t'u dilnin myslimanëve gjatë kësaj rruge. "Dituria Islame" doli me një ide të guximshme dhe përparimtare, dhe kështu qysh në fillim tejkaloi etnicitetin duke u bazuar në obligimet kuranore, pra në emër të një ideali universal të barazisë, brenda suazës së besimit fetar. Ajo krijoi vetëdije të re për çështje të përgjithshme dhe pikëpamje të tilla. Kjo revistë, gjithnjë bazuar në mësime fetare, edhe tash është në gjendje të transformojë jetët njerëzore dhe mënyrën e jetesës me rezultate të dobishme. Në dekadën e tretë të daljes, jemi sigurisht, më të pjekur, më të fortë dhe si gjithnjë, të pavarur. Paanshmëria politike është vendimtare për fatin e një medieje. Hapësira që ofron kjo revistë, është e madhe për ata që përdorin dhe respektojnë lirinë e të shprehurit, por mbyllet fare, për çdokënd që mundohet ta keqpërdorë atë. Të jesh "origjinal, autentik", do të thotë të veprosh brenda "traditës"-thotë Graham E. Fuller.*

*Revista jonë dhe e juaja të dashur dhe të respektuar lexues, angazhohet vazhdimisht që të shpallë invalidë stereotipat mbi Islamin dhe myslimanët. Stereotipa të tjerë myslimanët i përshkruajnë si të dhunshëm; stereotipi i grave myslimane, në mediet tona dhe perëndimore, merret zakonisht nga një pakicë e vogël e shoqërive myslimane dhe nuk përfaqëson pjesën dërrmuese të popullsisë myslimane. Përpiqemi edhe në këtë 25-vjetor të konsolidojmë një etikë profesionale islame, duke ruajtur balancat e një informimi të thellë. Falendërojmë të gjithë ata që kanë ndihmuar, përkrahur dhe mbështetur këtë revistë, që nga dalja e numrit të parë të saj e deri më sot. Si redaksi, shprehim përkushtimin tonë të vazhdueshëm për të vërtetën, për të mirën e këtij dini dhe interesave të myslimanëve, të pavarur nga interesi ditor, grupor...; e vërteta vazhdon të shkruhet pa shtrembërime.*

*Ky është edhe obligim kuranor. "O ti Pejgamber, Ne të dërguam ty dëshmues, lajmëtar përgëzues e qortues. Dhe me Urdhrin e Allahut, thirrë për në rrugën e Tij dhe pishtar ndriçues". (El-Ahzab, 45- 46). "Ti (Muhamed) thirr për në rrugën e Zotit tënd me urtësi e këshillë të mirë dhe polemizo me ata (kundërshtarët) me atë mënyrë që është më e mira. …". (En-Nahl, 125). "… e ti thirri te Zoti yt, se pa dyshim ti je në një rrugë të drejtë". (El-Haxh, 67). "… dhe ti thirr te Zoti yt e kurrsesi mos u bëj pasues i dëshirave të idhujtarëve". (El-Kasas,87). "…Thuaj: "Unë jam urdhëruar që ta adhuroj vetëm Allahun, e të mos i bëj shok Atij. Unë vetëm tek Ai i thërras (njerëzit) dhe vetëm tek Ai është kthimi im!" (Er-Rad, 36). Prandaj sot, kur ne me lexuesit, festojmë këtë numër jubilar të 250 me radhë, shprehim gatishmërinë për të vazhduar me të njëjtin zotim e përkushtim në të mirë të interesave të myslimanëve, shoqërisë dhe vendit tonë të pavarur.*

*Mr. Rexhep Suma*

# Fillimi i Diturisë Islame

**H. Jetish Bajrami**

Fillimisht, urojmë Jubileun e 25-vjetorit dhe të daljes në dritë të revistës fetare shkencore e kulturore "Dituria Islame". Aktivitetet e bujshme të Kryesisë së Bashkësisë Islame, asokohe në Prishtinë kishin detyruar idenë për themelimin e një reviste periodike, përmes së cilës, pikësëpari do të informoheshin lexuesit shqiptarë për aktivitetet e Bashkësisë Islame. Kjo revistë, përveç të tjerash, kishte për detyrë gjithashtu të informonte këshillat e BI-së dhe gjithë të interesuarit e tjerë. Në mënyrë të veçantë, revista që do të themelohej, do të kishte për detyrë të komunikonte me lexuesin shqiptar mysliman me anë të shkrimeve që do të botoheshin aty. Ideja për themelimin e një reviste fetare shkencore ishte e kamotshme, por, me ndihmën e Zotit të Madhërishëm, realizimi i saj u konkretizua në vitin 1986. Përpjekjet ishin të mëdha, pengesat e shtetit edhe më të mëdha, ndërsa forcat destruktive të shtetit komunist, të cilat pengonin me këmbëngulje daljen e revistës, ishin të shumta. Megjithatë, revista doli dhe ajo, që nga numri i parë, kishte një përmbajtje që u përgjigjej nevojave dhe kërkesave të lexuesit shqiptar. Revistën e emërtuam "Dituria Islame", kurse kryeredaktori i parë i saj qe emëruar haxhi Jetish ef. Bajrami. Në fillim, "Dituria Islame" ishte tremujore, por shumë shpejt, për shkak të kërkesave të mëdha, ajo u bë e përmuajshme, me katër mijë eksemplarë në muaj. Me këtë tirazh dhe me këtë ritëm, revista do të botohej, pa asnjë vonesë, për plot pesë vjet. "Dituria Islame", përveç rolit informativ që kishte ndaj lexuesit të saj, ajo prezantonte edhe trajtime dhe studime të ndryshme në shkenca islame dhe më gjerë. Dëshira dhe synimi ynë ishte që revista të arrinte në të gjitha shtëpitë shqiptare, kudo që ishin. Madje revistën patëm filluar ta dërgonim edhe në Diasporë, sidomos në shtetet e Evropës dhe në Amerikë. Në vitin 1989, atëherë kur regjimi serb mbylli gazetën e përditshme shqip "Rilindja", në Kosovë, me një vendim të Kryesisë së Bashkësisë Islame të atëhershme, kryetar i së cilës isha unë, patëm vendosur që "Dituria Islame" të shëndrrohej në një gazetë informative shqiptare dhe për një kohë të gjatë ajo ishte organi i vetëm informativ në Kosovë. Në atë kohë, revista dilte në dhjetëra mijëra ekzemplarë, dhe një rëndësi e posaçme i jepej dërgimit të saj në Diasporën shqiptare. Regjimi serb disa herë ndërpreu daljen e saj, por ne, me një vendosmëri të madhe, vazhduam punën e botimit të saj, duke ndërruar shtëpitë e botimit, vetëm e vetëm për të mos pushuar së dali "Dituria Islame". Në atë kohë, falë vetëmohimit tonë dhe të gjithë personelit që merrej me revistën, arritëm që Dituria Islame të prekte pika referuese politike dhe islame në Kosovë edhe më gjerë. Vendosmëria në punën tonë, ishte shenja më dalluese e ndihmës së Zotit që "Dituria Islame" të vazhdonte rrugën e saj drejt lexuesit dhe t'i përballonte të gjitha vështirësitë që i dilnin.

Sot, falë Zotit dhe angazhimit të të gjithë punonjësve të kësaj reviste, "Dituria Islame" vazhdon të jetë rregullisht në duart e lexuesit shqiptar.




1. Kryeredaktor, Jetish Bajrami, nr. 1-17, 1986-1990
Kryeredaktor-redaktori përgjegjës: Jetish Bajrami
Këshilli redaksues: Jetish Bajrami, Sherif Ahmeti, dr. Rexhep Boja, Emin Behrami, Avni Aliu, Resul Rexhepi dhe Rexhep Luma
Lektor: Mehmet Halimi,
Korrektor: Rexhep Luma,
Redaktor teknik: Ali Govori.




2. Kryeredaktor, mr. Qemajl Morina, nr. 18- 84, 1990-1996
Këshilli botues: dr Rexhep Boja, Jetish Bajrami, Sherif Ahmeti,mr Iliaz Rexha, Hajrullah Hoxha, Asllan Murati dhe Nehat Krasniqi.
Këshilli redaktues: Dr. Feti Mehdiu, dr. Muharrem Pirraku, Mr. Shemsi Ajvazi, Mr. Shemso Shaqiroviq (Emin Behrami), Qazim Qazimi, Naim Tërnava, Nexhat Ibrahimi, Elez Osmani dhe Mr. Qemajl Morina.
Lektor: Mr. Mehmet Halimi,
Redaktor teknik: Shemsi Gërguri,
Korrektor: Sabit Jaha, nga nr. 25 Hasan Emërllahu dhe Mejreme Mehmeti, nga nr. 27 Jusuf Gashi, nga nr. 47 Qemajl Selishta,
Dizajni: Nysret Simnica

Mandati i dytë nr. 48-84, 1993-1996
Këshilli redaktues: Miftar Hajdini, Sabri Bajgora, Mustafë Havolli, Elez Osmani, mr. Qemajl Morina.
Lektor: Mr. Mehmet Halimi, nga nr. 56-1994 Besa Hoxha,
Korrektoror: Qemajl Selishta,
Dizajni: Nysret Simnica,
Redaktor teknik: Hanefi Berisha nga nr 50 (1993).

# Besnike e misionit islam

**Mr. Qemajl Morina**

Me rastin e 25-vjetorit të daljes së numrit të parë dhe numrit jubilar të 250, është mirë t'i bëjmë një vështrim rrugëtimit të revistës "Dituria Islame" përgjatë viteve të kaluara, - për të parë rriten dhe zhvillimin e saj. Ato që duhet t'i kemi parasysh me këtë rast, janë rrethanat politike, shoqërore e të tjera, nëpër të cilat kaloi revista jonë gjatë këtij çerekshekulli të jetës së saj. "Dituria Islame" për herë të parë e pa dritën në qershorin e vitit 1986. Në ato vite të largëta, kur Kosova po përjetonte ngjarjet e mëdha të Demonstratave të vitit 1981, që patën lëkundur deri në themel ideologjinë komuniste në Evropën Juglindore si dhe "bashkim – vëllazërimin" në ish-Federatën Jugosllave. Në skenë ishte paraqitur më e fuqishme se asnjëherë më parë ideja e kamotshme e shqiptarëve për çlirim dhe bashkim kombëtar. Fati e deshi që përgjegjësinë për një fushë të rëndësishme të jetës sonë "Dituria Islame" ta merrte pikërisht në një periudhë tejet të ndjeshme të historisë sonë, si kombëtare, ashtu dhe fetare. Për të pasuar vitet e vështira , tetor 1990 – shtator 1996, kur qe ndaluar botimi i së përditshmes "Rilindja", në mënyrë që revista jonë të merrte edhe rolin e medies së vetme për informimin e lexuesve. Rënia e Murit të Berlinit, që ndodhi vetëm një vit më parë, hapi pothuaj të gjitha opsionet, si në aspektin politik, ashtu dhe në atë shoqëror. Atë vit kishte filluar shkatërrimi i asaj që quhej Jugosllavi, në të cilën ne shqiptarët nuk kishim kurrfarë përfaqësimi, qoftë ai edhe formal. Ideologjia komuniste kishte lënë gjurmat e saj të thella në ndërgjegjen e të gjithëve. Në veçanti të inteligjencies shqiptare. Andaj duhej bërë çmos që ajo pjesë shumë e rëndësishme e popullit tonë të afrohej. "Dituria Islame" u bë ura që mund të na afronte dhe të na bashkonte. Kjo mund të arrihej nëse atyre u jepej vendi i merituar, ku do të punonim bashkërisht për ngritjen e nivelit të duhur të revistës sonë të vetme islame në Kosovë. Edhe pse vështirësitë ishin të shumta, megjithatë duhej të punohej që të ngriheshim në nivelin e misionit.. Me një bashkëpunim të përbashkët, arritëm sukses në zgjerimin e temave me qëllim të rritjes së rrethit të lexuesve dhe të tirazhit. Kjo u arrit falë angazhimit të redaksisë dhe zgjerimit të numrit të bashkëpunëtorëve. Në veçanti patëm sukses me temat e aktualiteteve nga Bota Islame, e cila ato vite po jetonte ngjarje të rëndësishme, sepse myslimanët ishin në shënjestër të sulmeve anë e kënd botës, ashtu sikur janë edhe sot.Një tematikë tjetër që shtronte "Dituria Islame" e atyre viteve, ishin intervistat e shumta me dijetarë, mendimtarë, publicistë, njerëz të fesë, të cilët në mënyra të ndryshme shprehnin opinionet e tyre për realitetin dhe të ardhmen.

"Dituria Islame" theu edhe një tabu, që deri atëherë ishte e paimagjinueshme, kur në faqet e saj filluan të botoheshin biseda edhe me prijës të feve të tjera. Me këtë ajo synonte të hapej duke e zgjeruar rrethin e komunikimit nga ai ndërislam në atë interkonfesional. Kjo i dha një shtytje të re "Diturisë Islame" për ta ngritur në radhën e revistave që po bënte hapa të guximshëm në thyerjen e tabuve, për se ajo u bë jo vetëm burim citimi, po edhe të huazimi të temave të shumta, nga gazeta e revista, të cilat kishin një traditë të gjatë dhe për një kohë të gjatë gjendeshin në duar të lexuesve. Kur rilexoj sot, kohë pas kohe, disa nga temat e tilla, më bëjnë të ndihem krenar për mundin dhe punën që patëm bërë gjatë atyre viteve të vështira të botimit të "Diturisë Islame". Na gëzon fakti se "Dituria Islame" vazhdoi rrugëtimin e saj pandërprerë, duke i mbetur konsekuente traditës së saj islame. Ajo krijoi fizionominë e saj, po në të njëjtën kohë përfitoi edhe lexues të rinj , të cilët e kërkonin në fillim të çdo muaji. Këto janë arsyet, po ka dhe të tjera sigurisht pse edhe sot është detyrim që lexuesve tanë t'u sigurojmë tema të larmishme që ata të gjejnë në revistë atë që kërkojnë dhe dëshirojnë. Sot kemi një numër të madh njerëzish të arsimuar, të cilët kanë për obligim të japin kontributin e tyre në pasurimin dhe begatimin e së vetmes revistë tonë të përmuajshme islame në Kosovë - "Diturisë Islame". Shpresojmë se ata do ta bëjnë këtë, për hir të kryerjes së obligimit të tyre ndaj revistës dhe lexuesve të saj.

# Ishin vite të vështira të mbijetesës

**Sabri Bajgora**

Të qenët kryeredaktor i revistës më prestigjioze fetare në vend, për mua, përveçqë ishte një privilegj, njëkohësisht ishte edhe një barrë dhe përgjegjësi e rëndë. Vitet 1996-1998, kur m'u besua mandati i parë dyvjeçar, ishin ndër më të rëndat në historinë e popullit të Kosovës, dhe të BIK-së. Ishin vite plot vlime, kthesa dramatike, vite dhimbjesh e vuajtjesh të mbarë Kosovës, e cila për çdo ditë po pikonte gjak njerëzish të pafajshëm, të cilët vriteshin e keqtrajtoheshin pa pikë faji, nga regjimi okupues serb. Nxjerrja e revistës asokohe ishte bërë shumë e vështirë, sepse problemet më të mëdha i hasnim në distribuimin e saj në terren. Kontrollet e shumta në punktet policore-ushtarake, ishin një rrethanë rënduese për punën tonë, dhe ndodhte shpesh që të na konfiskoheshin e ndaloheshin numra të tërë të revistës, me pretekste se po i shërbenim nacionalizmit shqiptar kundër Serbisë. Megjithatë, pavarësisht nga të gjitha këto vështirësi në ato vite të mbijetesës popullore, "Dituria Islame" nuk pushoi së përçuari kurrë mesazhin e saj fetar e kombëtar. Madje çdo ngjarje shoqërohej me analiza të shumta nga pena të mëdha intelektuale shqiptare, të cilët ia përcillnin botës atë që po ndodhte në Kosovë. Që prej demonstratave paqësore të studentëve në vitin 1997, faqet e "Diturisë Islame" ishin plot ngjarje dramatike. Në faqet e kësaj reviste u përjetësuan me shënime, kronika e shkrime masakrat ndaj familjeve në Qirez e Likoshan, pastaj lufta heroike e familjes Jashari në Prekaz, si dhe të gjitha masakrat e tragjeditë e radhës nga soldateska serbe, që kulmuan me masakrën e Reçakut, e cila solli Konferencën e Rambujesë.Mandati i dytë 1998-2000, ishte po ashtu një sfidë e madhe, sepse shihej qartë se Kosova po zhytej në një luftë, meqë UÇK-ja tashmë rezistonte heroikisht kundër sulmeve barbare serbe. Në atë kohë, pra nga mesi i vitit 1998, nga ofensivat serbe kishin filluar të shkatërroheshin edhe xhamitë e para në zonën e Drenicës, Malishevës dhe të Rrafshit të Dukagjinit. Gjatë kësaj kohe kishin rënë shehidë në ballë të luftës edhe shumë hoxhallarë, nxënës të medresesë "Alauddin" dhe studentë të FSI-së. Puna tashmë ishte vështirësuar e rënduar tejmase, por megjithatë ekipi i "Diturisë Islame", kishte arritur të filmonte shumë prej këtyre tmerreve dhe shkatërrimeve, derisa arriti edhe muaji mars 1999 dhe filluan bombardimet e NATO-s, dhe numri i "Diturisë Islame", ndonëse i përgatitur në tërësi, mbeti i pabotuar. Eksodi i popullatës në Shqipëri dhe Maqedoni, bëri që ky numër të mos shihte dritën e botimit deri në muajin gusht 1999, kur, pas kthimit, u evidentuan menjëherë dëmet në teren dhe u informua opinioni botëror për krimet e tmerret që kishte përjetuar popullata e Kosovës.

Natyrisht që nga institucionet që ishin dëmtuar më së shumti ishte Bashkësia Islame e Kosovës, e cila pësoi dëme të mëdha në njerëz dhe në infrastrukturë. Në radhët e shehidëve, emrat e tyre i regjistruan deri në përjetësi imamë, nxënës dhe studentë, kurse u shkatërruan 218 xhami, shumë seli të këshillave të BIK-së anembanë Kosovës, kurse kulmi i kësaj të keqeje nga dëmtime materiale, ishte njëherë plaçkitja e Selisë qendrore të BIK-së dhe më pastaj djegia e saj nga soldateska serbe, mu ditën kur NATO-ja po hynte triumfalisht në Kosovë. Në këtë rast nuk u kursye nga djegia as Arkivi 600-vjeçar i BIK-së, me shumë dokumente e manuskripte të vlerës së rrallë. Menjëherë pas kthimit, ekipi i "Diturisë Islame" ishte vazhdimisht në terren për të filmuar e regjistruar krimet makabre të barbarëve serbë, dhe puna e këtij ekipi u kurorëzua më vonë me botimin e monografisë rreth objekteve të shkatërruara islame, në kuadër të shtëpisë botuese "Dituria Islame", në vitin 2000. Vlen të theksohet se gjatë tërë viteve të tmerrit 1996-2000, në faqet e "Diturisë Islame" nuk munguan kurrë tema fetare, politike e sociale, të cilat mbajtën gjallë shpresën e këtij populli për një të ardhme më të ndritur. Pikërisht gjatë këtyre viteve janë promovuar pena të reja të teologëve, të cilët vazhdojnë edhe sot e kësaj dite të jenë aktivë.




3. Kryeredaktor, Sabri Bajgora, nr. 85-124, 1996-2000
Redaksia: Ahmet Sadriu, Emin Behrami, Elez Osmani, Hajrullah Hoxha, Nehat Krasniqi, Sulejman Osmani.
Lektor: Mehmet Halimi, nga nr 86-1996 Isa Bajçinca,
Redaktor teknik: Hanefi Berisha,
Korrektor: Skender Rashiti,
Disejni kompjuterik: Nysret Simnica, kurse Operator kompjuterik: Nuhi Simnica nga nr. 123 (2000),
Sekretar i redaksisë: Elez Osmani nga nr. 100 - 109 (1998),
Kopertina: Bashkim Mehani nga nr. 107 (1998) nga nr. 110 (1999) redaktor teknik.

Mandati i dytë, nr. 107-124, 1998-2000
Redaksia: Ahmet Sadriu, Emin Behrami, Elez Osmani, Hajrullah Hoxha, Nehat Krasniqi, Sulejman Osmani, nga nr. 107 (1998) Qemajl Morina, Naim Tërnava, Xhabir Hamiti
Lektor: Isa Bajçinca,
Redaktor teknik: Hanefi Berisha,
Korrektor: Skender Rashiti




4. Kryeredaktor, Ahmet Sadriu, nr. 125-175, 2000-2005
Redaksia: Ali Vezaj, Bahri Simnica, Ferid Agani, Flamur Sofiu, Idriz Bilalli, Rexhep Lushta, Sabri Bajgora, Sulejman Osmani
Lektor: Isa Bajçinca,
Korrektor: Skender Rashiti,
Redaktor teknik: Bashkim Mehani,
Operator kompjuterik: Nuhi Simnica.
Nga nr. 127-128 (2001) me vebsajt.

Mandati i dytë, nr. 151-175, 2003-2005
Redaksia: Ekrem Simnica, mr. Fahrush Rexhepi, Jakup Çunaku, mr. Musa Vila, mr. Rrahim Aliu, Sabri Bajgora, Sadik Mehmeti, dr. Zija Abdullahu
Lektor: Isa Bajçinca,
Korrektor: Skender Rashiti,
Redaktor teknik: Bashkim Mehani,
Operator kompjuterik: Nuhi Simnica,
Sekretar i redaksisë: Hajrullah Hoxha nga nr. 153 (2003) - nr. 177-175 (2005),
Kopertina: Ymridin Trinaku nga nr. 162 (2004).

# Dituria Islame vazhdon me hapin e kohës

**Ahmet Sadriu**

Dituria Islame, është zëri, shpirti e zemra e populli tonë, të çmuar dhe të respektuar lexues!

Kam nderin, kënaqësinë dhe privilegjin që me pak fjalë të rrëfej disa kujtime të mia në cilësinë e ish-kryeredaktorit të revistës sonë dhe tuaj, e cila sivjet ka dy përvjetorë të rëndësishëm: në qershor revista “Dituria Islame” shënon 25-vjetorin e daljes së saj, dhe, me botimin e këtij numri, ka arritur një numër jubilar - numrin 250! Jubile si këto, janë rast të mira që të kujtohet e kaluara, të vlerësohen puna e bërë, arritjet, sfidat dhe vështirësitë. Tashmë s’ka dyshim që revista “Dituria Islame” paraqet një vlerë të rëndësishme të shoqërisë sonë në përgjithësi, dhe në veçanti të BI-së të Kosovës dhe besimtarëve tanë të respektuar. Revista për këta 25 vjet, në këta 250 numra, ka arritur që katërçipërisht të luajë misionin e saj, së pari në kultivimin e fjalës së shkruar islame në gjuhën shqipe, e pastaj duke qenë, në kohë e ditë të vështira, tryezë e klasës intelektuale të populli tonë. Po ashtu, “Dituria Islame” luajti një rol përcaktues edhe në nxjerrjen në dritë të shumë penave të reja nga të gjitha viset tona.S’duhet harruar se revista “Dituria Islame” lindi në kohën e sistemit komunist ateist, për të vazhduar në periudhën e vështirë të riokupimit të Kosovës , e, më pastaj përjetoi edhe fatin e Kosovës dhe të popullit tonë - Luftën çlirimtare, për të vazhduar misionin e saj në lirinë e Kosovës dhe, së fundi, në bërjen e shtetit. Nëse shohim prapa, 25 vjet nuk janë shumë, por, nëse kemi parasysh ngjarjet që kaloi populli ynë dhe sfidat me të cilat u përball, s’ka dyshim që kjo periudhë merr rëndësi të veçantë, për faktin se gjatë kësaj kohe përjetuam thyerje të mëdha. Ajo që vlen të thuhet në këtë rast, është së “Dituria Islame” edhe në këto thyerje ishte zëri, shpirti e zemra e populli tonë. Nëse shohim nga perspektiva e sotme, mund të mburremi me revistën dhe misionin e saj, ngase në të gjenim mësime për besimin në Zotin Një, kur kjo ishte e ndaluar nga ideologjia marksiste e leniniste që atë kohë ishte në pushtet. Më pas në “Dituri....” gjejmë shkrime më të rëndësishme për historinë e lavdishme të populli tonë, si dhe portrete të patriotëve e atdhetarëve të kombit tonë, në kohën kur Kosova ishte nën okupimin klasik serb. Po në “Diturinë Islame” gjejmë shkrime moralizuese për luftën e UÇK-së, që nga orët e para të luftës sonë. Revista jonë dhe juaja vazhdoi misionin e saj edhe në Kosovën e lirë e të pavarur, misionin e saj kombëtar, fetar, shkencor, kulturor e informues. Unë kam pas rastin dhe nderin që, së bashku me bashkëpunëtorët, të drejtoja këtë revistë për 4 vjet, dhe sot mund të them që, falë Zotit, pastaj kontributit të bashkëpunëtorëve dhe, para së gjithash, përkrahjes së lexuesve tanë të respektuar, t’a dilnim me sukses që të kryenim misionin tonë, së pari në vazhdimin e daljes së revistës me rregull, në ngritjen e cilësisë, në ruajtjen e fizionomisë, dhe, më pastaj, edhe të sillnim një numër të mirë bashkëpunëtorësh të rinj dhe informacione për lexuesit dhe besimtar. Për të gjitha këto jemi angazhuar seriozisht, pa kursyer asgjë, gjithnjë duke marrë parasysh vërejtjet, sugjerimet dhe kërkesat e lexuesve dhe dashamirësve të fjalës së shkruar. Tani, kur jemi në 25-vjetorin e botimit të suksesshëm të revistës sonë, duhet të vazhdojmë me hapin e kohës, duke mbajtur parasysh të gjitha sfidat që sjell koha, si dhe pritjet e opinionit tonë. Dëshiroj që “Dituria Islame” të vazhdojë misionin e saj edhe në të ardhmen, gjithherë në shërbim të besimtarëve e të lexuesve tanë.

# Dituria Islame ishte gjithnjë në shërbim të fesë dhe kombit

**Bahri Simnica**

Duke ju uruar që në fillim për këtë numër jubilar, ju uroj shumë suksese juve dhe revistës sonë e tuaj, që tani po plotëson numrin 250. Vërtet kisha nderin që në këtë revistë mujore për një kohë të isha anëtar i redaksisë, kurse për katër vjet të isha kryeredaktor, një periudhë kur me plot kënaqësi dhe me një vullnet të fortë u mundova të jepja maksimumin, në mënyrë që edhe unë të ndodhesha në mesin atyre shumë anëtarëve e kryeredaktorëve që kontribuan dhe vazhdojnë të kontribuojnë për avancimin dhe ngritjen e kësaj reviste, të parë e të vetme, të Bashkësisë Islame të Kosovës. Meritat i kanë ata që filluan dhe kontribuuan në kohët më të vështira, botimin e kësaj reviste, e cila si çdo revistë tjetër kosovare kishte peripecitë dhe vështirësitë e shumta gjatë rrugëtimit deri në ditët tona. Tani kur vërehet vërtet një avancim e ngritje e përmbajtjes dhe cilësisë për ditë e më tepër, si nga larmia e temave, ashtu edhe nga disenjimi, kjo na bën edhe më të lumtur dhe më krenarë, po dhe shfaqja e emrave të bashkëpunëtorëve të rinj dhe botimi i temave bashkëkohore e aktuale, pa munguar asgjë nga nevojat ditore të gjithë atyre lexuesve shumë të nderuar, që na ndihmuan dhe po ndihmojnë në ngritjen dhe vlerësimin e kësaj reviste. Çdo periudhë ka përparësitë e veta, po dhe mangësitë e veta, veçse është më me rëndësi që gjatë këtij udhëtimi për më shumë se njëzet e pesë vjet, revista jonë nuk u nda asnjëherë nga lexuesit e saj dhe gjithnjë ishte në shërbim të fesë dhe kombit. Kjo na bën edhe më krenarë e më të lumtur që patëm nderin të ishim dhe kemi nderin të jemi edhe më tutje në shërbim të kësaj reviste. Duke respektuar hapësirën e kufizuar, kësaj reviste i uroj jetë të gjatë deri në pafundësi, kurse juve - kryeredaktor dhe anëtarë të redaksisë, shumë suksese dhe ju priftë e mbara në këtë punë të shenjtë që jeni duke bërë për informimin sa më të drejtë dhe sa më të shpejtë për rrjedhat e Islamit dhe të myslimanëve kudo në botë. Shumë suksese!




**5. Kryeredaktor, Bahri Simnica, nr. 176-223, 2005-2009**
**Redaksia:** Agim Hyseni, Burhan Hoxha, Hajrullah Hoxha, Isa Memishi, Jakup Çunaku, Muharrem Tërnava, Muhamed Hoxha, Nexhmi Maksuti, Rexhep Suma, Sabri Bajgora
**Lektor:** Isa Bajçinca,
**Korrektor:** Skender Rashiti,
**Kopertina & red. teknik:** Ymridin Trinaku,
**Operator kompjuterik:** Nuhi Simnica,
**Gazetar në redaksi:** Ramadan Shkodra nga nr. 201 (2007).

**Mandati i dytë, nr. 201 - 223, 2007-2009**
**Redaksia:** Agim Hyseni, Burhan Hoxha, Jakup Çunaku, Miftar Ajdini, Muharrem Tërnava, Rexhep Lushta, Sabri Bajgora, Zaim Baftiu
**Lektor:** Isa Bajçinca,
**Korrektor:** Skender Rashiti,
**Kopertina &red teknik:** Ymridin Trinaku,
**Operator kompjuterik:** Nuhi Simnica,
**Gazetar në redaksi:** Ramadan Shkodra.

# Dituria Islame, për 25 vjet bartëse e vlerave fetare, kombëtare dhe njerëzore

Hajrullah ef.Hoxha




Çështjes së shkrim-leximit, përkatësisht fjalës së shkruar, parimet islame i kanë kushtuar rëndësi të veçantë. Këtë më së miri e dëshmon fakti që urdhri i parë kuranor që i ishte shpallur Muhamedit a.s., ishte fjala: "Lexo", dhe një kaptinë kuranore fillon me betimin e Allahut për lapsin dhe shkrimin. Shtypi si mjet i komunikimit dhe informimit publik, luan një rol të madh në formimin dhe ngritjen e vetëdijes fetare, kombëtare dhe njerëzore tek çdo popull. Me anë të tij prezantohen vlerat shpirtërore, morale, kulturore dhe materiale të tij dhe përcillen nga brezi në brez. Edhe pse ish-sistemi komunist popullit shqiptar në Kosovë i lejoi shkollimin dhe shtypin laik në gjuhën amtare, për shkak të ideologjisë së tij ateiste, shtypin fetar e pengoi edhe për një kohë të gjatë. Duke marrë parasysh rolin e madh që ka shtypi në përhapjen e mësimeve dhe rregullave islame tek lexuesit, Kryesia e BI-së e udhëhequr nga H. Jetish ef. Bajrami, pati marrë vendimin për botimin e revistës "Dituria Islame". Në fillim revista u përball me vështirësi të ndryshme, sidomos me mungesën e bashkëpunëtorëve. Megjithatë, falë vullnetit dhe punës me përkushtim të disa bashkëpunëtorëve të rregullt, po dhe ardhjes së kuadrove të reja të diplomuara në Botën Islame, kjo mungesë brenda një kohe të shkurtër u plotësua.Në revistë në fillim dominonin temat e përkthyera, kryesisht nga boshnjakishtja, ndërsa me emërimin e Mr. Qemajl ef.Morinës dhe pastaj të Sabri ef. Bajgorës kryeredaktorë të saj,nisën të dominonin tema autoriale me përmbajtje bashkëkohore. Gjatë mandatit sa ishte kryeredaktor Ahmet ef. Sadriu (në fillim të viteve 2000) "Dituria Islame" u fut komplet në rrjetin e internetit me hapjen e faqes së saj në të, kurse me iniciativën e kryeredaktorit aktual, Mr.Rexhep ef. Suma, pos rubrikave tjera të reja u hap rubrika e lajmeve dhe informacioneve nga Bota Islame. Nga bashkëpunëtorët e përhershëm, të cilët dhanë një kontribut të veçantë për daljen me rregull të "Diturisë..." dhe për begatimin e përmbajtjes së saj me tema të zgjedhura në fusha të ndryshme, kanë qenë: Mr. Qemajl Morina dhe Emine Vezaj në fushën e analitikës dhe kulturës; Sabri ef. Bajgora dhe Adnan Simnica, në fushën e Tefsirit-komentimit të Kuranit; Dr. Sulejman Osmani dhe Mr.Musa Vila, në fushën e Hadithit; Orhan Bislimaj dhe Nexhat Ibrahimi, në fushën e Akaidit; Mr.Flamur ef. Sofiu, në fushën e Fikhut; Dr. Fahrush Rexhepi dhe Mr.Samir B. Ahmeti, në fushën e historisë islame; Mr. Rexhep Suma dhe Ramadan Shkodra - për veprimtari dhe aktivitete të Kryesisë së BI, të këshillave të saj në terren, për informacionet nga Bota Islame etj..Me këtë rast e ndiej veten të privilegjuar dhe krenar që kam pasur fatin që për disa vite me radhë të isha anëtar dhe sekretar i redaksisë së "Diturisë...", si dhe autor i disa artikujve modestë të botuar në faqet e saj.Gjatë kësaj periudhe afër 25-vjeçare të botimit të saj, revista jonë përballoi me sukses vështirësitë e ndryshme që i dolën, dhe me përmbajtjen e mirëfillët të saj, arsyetoi plotësisht themelimin dhe ekzistimin e saj, duke dhënë kontribut të çmueshëm, si në aspektin fetar, ashtu dhe në atë kombëtar. Në kohën e sundimit të sistemit komunist ajo ishte një armë mbrojtëse e vlerave fetare, morale dhe njerëzore. Në kohën e regjimit të Milosheviçit, kur u ndalua dalja e gazetës "Rilindja" dhe u mbyll RTP, ajo, bashkë me gazetën "Bujku" dhe me revistën "Zëri", ishin burimet e vetme të lajmeve dhe informacioneve në gjuhën shqipe. Në faqet e saj u dënua ashpër dhuna dhe gjenocidi serbosllav mbi popullatën shqiptare, e në anën tjetër, në faqet e saj u përkrahën fuqimisht demonstratat mbarëpopullore, dhe sidomos ato të studentëve të Universitetit të Prishtinës dhe lufta e UÇK-së, e cila ndryshoi gjendjen e status-kuosë disavjeçare në Kosovë dhe, me bombardimet e Natos të caqeve ushtarake serbe, u çlirua Kosova.
Po ashtu, edhe pas përfundimit të luftës e deri më sot, "Dituria Islame" dha kontribut të çmueshëm duke apeluar për vendosjen e paqes, tolerancës dhe bashkëjetesës ndërfetare e ndërnacionale në Kosovë, si dhe duke luftuar të gjitha dukuritë negative në shoqërinë tonë.Në fund, si punonjësve të redaksisë së "Diturisë Islame" ashtu dhe punonjësve të përgatitjes teknike, u uroj në të ardhmen punë të mbarë dhe suksese të reja.



# Reflektime kuranore

**Mr. Adnan Simnica**

**Sikur Allahu t'u shpejtonte njerëzve pranimin e kërkesës për të keqen, ashtu si e pranon shpejtimin e kërkesës për të mirën, me të vërtetë ata do të zhdukeshin. Megjithatë, ata që nuk shpresojnë takimin Tonë (që nuk janë të bindur në ringjalljen), Ne i lëmë të bredhin të verbër në humbjen e tyre. (Junus, 11)**

### Mos pranimi i lutjeve për keq nga urtësitë e Krijuesit

Në këtë ajet Allahu xh.sh. shpreh butësinë dhe urtësinë e Tij ndaj njerëzve, dhe ndaj pranimit të lutjeve dhe kërkesave të tyre, duke sqaruar çështjen e atyre që nuk besojnë takimin me Krijuesin Fuqiplotë (ringjalljen), e duke u dhënë afat mos ndoshta dikush prej tyre do të mendojë logjikshëm dhe vëmendshëm (e do të besoj')[1]. Qartazi përfshihet një çështje e besimit, meqë disa luten vazhdimisht dhe nuk u pranohet lutja e tyre, e shumë prej tyre dëshpërohen dhe bien në depresion e thonë: Përse Allahu i Madhërishëm nuk pranoi lutjen tonë? Të tillëve u themi: Jo, assesi! Ngase ju, herë luteni për mirë (hajr) dhe herë për keq, dhe po pranoi Ai lutjet tuaja, atëherë duhet t'i pranojë njëkohësisht lutjet tuaja për mirë dhe për keq. Dhe, nëse Allahu xh.sh. do të shpejtonte pranimin e lutjeve tuaja për keq, ashtu siç dëshironi ju shpejtimin e pranimit të lutjeve për mirë, - atëherë juve do t'u vinte fundi, ashtu siç përshkruan Krijuesi thëniet e pabesimtarëve: "(Kujtoje, gjithashtu), kur ata thanë: "Zoti ynë, nëse ky (Kur'an) është e vërteta (e zbritur prej Teje), atëherë lësho mbi ne shi gurësh nga qielli, dhe dërgona një dënim të dhembshëm". (El-Enfal, 32). Sikur i Madhërishmi Allah t'i përgjigjej kësaj kërkese të tyre, atëherë ata do të shkatërroheshin, prandaj, o njeri, nëse lutesh për diçka që është e dëmshme, është në të mirën tënde që të mos marrësh fare përgjigje nga Krijuesi yt. Kjo sepse Ai ka urtësi të veçantë me rastin e pranimit të lutjeve, sepse Ai është larg të qenit nën direktivat njerëzore, dhe patjetër duhet të manifestohet dëshira, vullneti dhe përcaktimi i Tij.[2]

Nxitimi është nga pasionet e njeriut, siç thotë Fuqiploti: "Njeriu (nga vetë natyra e tij) është i ngutshëm" (El-Isra, 11), dhe ai gjithnjë shpejton në të "mirën", ngase e do, kurse shpejton në të "keqen" vetëm në gjendje hidhërimi, mllefi dhe kryeneçësie. E tillë shihet situata e jobesimtarëve të kohës së zbritjes së Kuranit, të cilët kërkonin dhe luteshin që t'u shpejtohej dënimi, dhe këtë e bënin nga injoranca, tallja dhe pamundësia e tyre për t'u përballur me argumente kundër Muhamedit a.s., gjë që kishte ndodhur edhe tek pejgamberët e mëparshëm, ashtu siç i përshkruan Kurani: "E ata kërkojnë prej teje ngutjen e zbatimit të së keqes para së mirës, edhe pse para tyre pati aso dënimesh (por nuk kanë marrë mësim)".[3] Edhe nga aspekti gjuhësor, shprehja e përdorur në fillim të ajetit: "Lev-sikur", shpreh mohimin hyjnor ndaj pranimit të lutjeve të tyre për keq, në këtë rast lutjeve të tyre për shpejtim të dënimit ndaj tyre. "E mira" që kërkojnë ata, nuk ka të bëjë me të mirën në esencë, po me çdo të mirë që është në interes të tyre, qoftë nga e lejuara ose e ndaluara (hallall apo haram). Ndërkaq, "e keqja" që kërkojnë ata, ka të bëjë me ndëshkimin sikur u ndëshkuan popujt më përpara me dënimin masiv hyjnor, po Allahu xh.sh. u jep atyre afat mos ndoshta dikush prej tyre do të pranojë adhurimin e Tij. Për këtë arsye Ai u drejtohet me fjalët: "Ndërsa ata që i konsideruan të rreme (mohojnë) argumentet Tona, dalëngadalë Ne do t'i shpiem drejt shkatërrimit, pa e kuptuar, e do t'u japim afat. Me të vërtetë, plani Ynë është i fortë". (El-A'raf, 182-183) Ndërsa afati i përmendur për pabesimtarët ngërthen tri çështje kryesore: E

**Ndërsa ata që i konsideruan të rreme (mohojnë) argumentet Tona, dalëngadalë Ne do t'i shpiem drejt shkatërrimit, pa e kuptuar, e do t'u japim afat. Me të vërtetë, plani Ynë është i fortë.**
**(El- A'raf, 182-183)**

para: Për t'i forcuar ata që dëshirojnë të bëjnë vepra të mira. E dyta: Nëse vazhdojnë (të qëndrojnë) në mosbesim, ndëshkimi ndaj tyre të jetë edhe më i merituar, dhe e treta: Që të marrin mësim[4]. Ka përdorur në këtë ajet shprehjen "të keqen" në vend "ndëshkimin", për shkak se ai është i dëmshëm dhe i dhembshëm për atë që e godet[5].

**Kriteret hyjnore mbi pranimin e lutjeve**

Krijuesi ka vendosur kritere mëshire me rastin e pranimit të lutjeve, ngase nuk pranon lutjen që bëhet për keq, e njeriu mendon se po lutet për mirë. Fuqiploti e ka sqaruar këtë fakt kur thotë: "Por mund të urreni një gjë, ndërkohë që ajo është e mirë për ju, e mund të doni një gjë, ndërkohë që ajo është e dëmshme për ju...".(El-Bekare, 216). Kështu, o njeri, njohuritë e tua nuk paraqesin fundin e dijes dhe njohurive mbi të mirën dhe të keqen, prandaj ia lërë Atij që di gjithçka në mënyrë absolute dhe dallon qartazi në mes të së mirës dhe së keqes. Njeriu nganjëherë për një gjë mendon se është e mirë dhe më pastaj del e kundërta dhe anasjelltas, dhe kjo e tëra me urtësinë dhe mëshirën e Allahut xh.sh.. Lutjen për keq e bënë pabesimtarët e Mekës, të cilët kërkuan shpejtimin e dënimit ndaj tyre, por, kur Krijuesi sqaron një çështje, kjo nuk ka të bëjë vetëm me atë rast, por përfshin zgjidhjen e çështjes në fjalë deri në Kiamet, ngase një dukuri e tillë ekziston tek pabesimtarët në vazhdimësi. I tillë është edhe rasti i mospranimit të lutjeve dhe kërkesave të pabesimtarëve që i bënin në kohën e zbritjes së Kuranit, dhe të tillë janë pabesimtarët e të gjitha kohëve. I Madhërishmi nuk i pranon lutjet për keq (mallkimet) të atyre që i bëjnë nga mllefi dhe shqetësimi, si: për familjen, fëmijët, pasurinë etj,, po kjo kurrsesi nuk duhet të ndodhë tek myslimanët, ngase mallkimi i tillë është i ndaluar në Islam, ashtu siç është konfirmuar në një thënie të Muhamedit a.s.: "Mos u lutni kundër vetvetes, mos mallkoni pasurinë tuaj e as mos u lutni kundër fëmijëve tuaj, se ndodh që të qëlloni orën kur Allahu i pranon lutjet, e ato të pranohen".[6]

**Ata që nuk besojnë ringjalljen janë në humbje të sigurt**

Pabesimtarët arabë të kohës së zbritjes së Kur'anit, sfidonin Muhamedin a.s. me tallje për shpejtim të ndëshkimit ndaj tyre: "Ata (jobesimtarët) thonë: "Kur do të plotësohet ky premtim, nëse thoni të vërtetën". (Junus, 48). Allahu xh.sh. nuk pranoi kërkesën e tyre, sepse Ai di të ardhmen e tyre - që do të hynin në Islam dhe kjo ndodhi me çlirimin e Mekës. Ndërsa në kuptimin e përgjithshëm të pjesës vijuese të ajetit, u tërheq vërejtjen se ç'mund t'u ndodhë pas kohës së afatizuar që u dha Krijuesi, ngase ata që nuk besojnë në ringjallje, do të mbesin në humbje të thellë deri në një afat të caktuar (deri në vdekje).[7] Allahu i Madhërishëm mëshiroi pabesimtarët e kohës së zbritjes së Kuranit, duke dërguar Muhamedin a.s. dhe Ai deshi që ta udhëzonte popullin e tij, edhe pse shumë prej tyre i dënoi në këtë botë, për t'u dhënë mësim të tjerëve, ashtu siç e përshkruan Ai: "Luftoni kundër tyre, që Allahu t'i dënojë ata me duart tuaja, t'i poshtërojë, t'ju ndihmojë juve kundër tyre". (Et-Tevbe, 14) Pabesimtarët nuk i dënon Allahu xh.sh. me dënim masiv, ashtu siç i ndëshkoi popujt më përpara, por i lë ashtu të humbur të bredhin në humbje verbërisht, prandaj thotë: "megjithatë, ata që nuk shpresojnë takimin Tonë (që nuk janë të bindur në ringjallje), Ne i lëmë të bredhin të verbër në humbjen e tyre". Pjesëza në origjinal "fe", që gjendet në fillim të kësaj pjese të ajetit, nënkupton kushtëzimin që mendohet: "derisa nuk pranova lutjet tuaja për shpejtim të ndëshkimit në këtë botë, atëherë do t'ju lë të bridhni të humbur përgjithmonë dhe larg për ta besuar të vërtetën dhe ringjalljen". Në këtë kuadër është përdorur edhe përemri lidhor "el-ledhine – të cilët", i cili dëfton se shkak i lënies së tyre në humbje të vazhdueshme është se ata nuk mund të pranojnë dhe as të imagjinojnë ringjalljen dhe dhënien e llogarisë para Krijuesit.[8] Po t'u përgjigjej Zoti xh.sh. lutjeve të tyre për shpejtim të ndëshkimit, duke ditur se të tillët janë të zhytur thellë në mëkate dhe krime, do t'i shkatërronte në tërësi, siç thotë Ai: "Sikur Allahu t'i dënonte njerëzit sipas veprave që bëjnë, nuk do të mbetej në sipërfaqen e tokës asgjë e gjallë, por Ai i shtyn ata deri në afatin e caktuar...". (Fatir, 45). Në këtë kuadër hyjnë edhe lutjet (mallkimet) e njerëzve kundër vetvetes apo kundër njëri-tjetrit në raste dëshpërimi dhe hidhërimi. Kjo nënkupton se të gjitha lutjet e pabesimtarëve bien ndesh me ligjin e Allahut dhe janë në humbje, por Ai nuk u përgjigjet me shpejtim të ndëshkimit, për shkak të butësisë dhe mëshirës ndaj tyre në këtë botë.[9] Allahu xh.sh. i lë pabesimtarët në humbje sistematike, që t'u shtohen atyre mëkatet, që të përjetojnë ndalimin e armiqësisë ndaj Islamit dhe t'i ulin kokat e tyre, ngase myslimanët u japin përgjigje atyre në vazhdimësi, dhe pabesimtarët e kuptojnë të dëshpëruar se kurrë dhe në asnjë mënyrë nuk mund të fitojnë dhe të mposhtin Islamin, dhe në çdo situatë triumfon ligji hyjnor, ashtu siç ndodhi me Muhamedin a.s. përgjatë jetës tij.[10]

(1) Zehretut -Tefasir, Muhamed Ebu Zehra, f. 3525.1987, Egjipt. (2) Tefsiri i Sharaviut, Muhamed Muteveli Esh-Sharavi, vëll. i 9. f. 5765. Kajro (3)Muhamed Mahmud Hixhazi, Tefsir el-Vadih , vëll.2 f. 45, bot. 10, 1992, Egjipt. Ndërsa ajeti nga surja Er- Ra'd, 6 (4)Muhamed Ebu Zehra, Ibid. f. 3526 (5) Tefsir El-Fahru Er-Razi, Mefatihul-Gajb, vëll.17, f. 51, botimi 1. 1981, Darul- fikr, Bejrut (6) Tefsir El-Kuran El-Adhim, Ibn Kethir, vëll.2, f. 417, 1981, Kajro. Ndërsa hadithi është në Sahihun e Muslimit (3009). (7) Sejjid Kutub, Fi Dhilalil Kuran, vëll.3, f. 1768, 1996, Bejrut. (8) Muhamed Ebu Zehra, Ibid, f. 3527 (9) Ahmed Mustafa El-Meragi, Tefsir El-Meragi, f. 74, 1946 bot.1, Kajro

# Robërit e Allahut nuk dëshmojnë rrejshëm

**Sedat Islami**

**A t'ju rrëfej për mëkatet më të mëdha? Po, gjithsesi, o i Dërguari i Allahut- i thanë. Ato janë: T'i bësh ortak Allahut, të jesh arrogant ndaj prindërve, dhe tha: Vini re! Edhe dëshmia e rrejshme. Vini re! Edhe dëshmia e rrejshme. Vini re! Edhe dëshmia e rrejshme.**

**Besimtarë të nderuar!**

Në pjesën e parë të ajetit të 72-të nga kaptina el-Furkan: "(Robërit e Zotit janë) Edhe ata që nuk dëshmojnë rrejshëm ..."(El-Furkan,72). Zakonisht, në ligjërata ky tipar shpjegohet bashkërisht me tiparin vijues, i përmendur po në këtë ajet, i cili ka të bëjë me ruajtjen e karakterit, por ne, duke e parë si shumë të rëndësishme që një ligjëratë komplete t'i kushtohet tiparit në fjalë, vendosëm që për tiparin tjetër të flasim në hytben e ardhme, inshaAllah. Arsyetim kemi paralajmërimin profetik, të regjistruar në Musnedin e Imam Ahmedit: "Vërtet, para Kiametit do të ketë dëshmi të rrejshme, ndërsa ajo e vërteta do të fshihet".

**Rëndësia e dëshmisë**

Dëshmia është peshojë e dallimit të së vërtetës nga e kota, dhe mur që ndan akuzat e vërteta nga ato të pabaza. Dëshmia, siç e quajnë disa, është shpirt i të drejtave; Allahu i ngjalli njerëzit me shpirtra të pastër sikurse i ngjalli të drejtat me dëshmi të sinqertë. Dëshmia është domosdoshmëri për jetën shoqërore dhe mbarëvajtjen e saj. Shurejhu, një gjykatës i zoti nga gjeneratat e para, pati thënë: "Dispozita është sëmundje, ndërsa dëshmia shërim, andaj shërimin (ilaçin) hidhja sëmundjes"! Bazuar në këtë, është obligim (farz) që dëshmia të jetë e vërtetë. Allahu ka thënë:"… dhe dëshminë zbatojeni për hir të All-llahut…" (Et-Talak, 2). E nga kjo, nuk është çudi të shohim se si Allahu, në kaptina të tjera, jashtë kësaj nga e cila po vjelim tiparet e besimtarëve të sinqertë, këtë tipar e radhit prej tipareve të besimdrejtëve: "Edhe ata që dëshminë e vet e zbatojnë (nuk e mohojnë, nuk e fshehin)." (El-Mearixh, 33).

**Dëshmia e rrejshme, botëkuptimet dhe llojet e saj**

Dëshmia e rrejshme është gënjeshtra e qëllimshme në dëshmi për të zhvleftësuar të vërtetën. Po kështu ka kuptimin edhe të fshehjes së dëshmisë për t'u zhvleftësuar e vërteta. Është lloj i rrezikshëm i gënjeshtrës që për synim ka qëllime jashtëzakonisht të ulëta. Kurtubiu e ka përkufizuar si: 'Dëshmi të rrejshme për të ardhur deri tek e kota, shkatërrim njeriu, marrje pasurie, lejim ndalese (harami) apo ndalim lejimi (hallalli) qoftë...'Të tjerë mendojnë se dëshmia e rrejshme nuk përkufizohet vetëm brenda këtyre, ajo nënkupton edhe pamjen e së keqes dhe heshtjen para saj apo pëlqimin – pajtimin me të. Dahhaku dhe Ibni Zejdi dëshminë e rrejshme e kanë kuptuar si politeizëm (shirk), Muxhahidi si këngë, Ibni Xhurejxhi si gënjeshtër apo festë të jomyslimanëve, Katadeja si ndenjje me karakter të keq, kurse Ibni Abbasi e sheh si shpifje ndaj Allahut dhe përgënjeshtrim të Tij. Përgjithësisht, mund të thuhet se ez-zur (dëshmi e rrejshme) është përshkrimi i gjerave në anën e kundërt të tyre. Është gënjeshtër e kulluar, e cila improvizohet aq mirë, saqë duket sikur të jetë e vërtetë.

**Citatet kuranore dhe profetike përkitazi me ndalimin e saj?**

Allahu i Madhëruar, siç e përmendëm edhe në fillim, ka mohuar që dëshmia e rrejshme të

**Vërtet, para Kiametit do të ketë dëshmi të rrejshme, ndërsa ajo e vërteta do të fshihet".**
Hz. Muhamedi a.s.

jetë pjesë e identitetit të besimtarëve të sinqertë, që nënkupton se vetëm dyfytyrëshat veçohen për një veçori të tillë. Madje jo vetëm kaq, në Kuran, ky mëkat është përmendur paralelisht me politeizmin. Allahu ka thënë: "...pra, largohuni nga ndyrësitë e idhujve dhe largojuni fjalës shpifëse." (El-Haxh,30). E pikërisht këtu ishte mbështetja e Ibni Mes'udit kur pati deklaruar: "Dëshmia e rrejshme është baras me politeizmin". Kjo ishte pa dyshim inspirim edhe për Pejgamberin, alejhi's selam, që këtë mëkat ta radhiste ndër më të mëdhatë. Buhariu dhe Muslimi transmetojnë nga Ebi Bekrete: "Një ditë, derisa ishim tek Pejgamberi, a.s., tha: "A t'ju rrëfej për mëkatet më të mëdha? Po, gjithsesi, o i Dërguari i Allahut- i thanë. Ato janë -filloi Pejgamberi, a.s. me numërimin e tyre: T'i bësh ortak Allahut, të jesh arrogant ndaj prindërve, -sepse rrinte i mbështetur, u ul dhe tha: Vini re! Edhe dëshmia e rrejshme. Vini re! Edhe dëshmia e rrejshme. Vini re! Edhe dëshmia e rrejshme. E përsëriti aq –rrëfen transmetuesi- saqë thamë: Ah sikur të heshtte!"Pejgamberi, a.s., përmendi edhe një detaj tjetër të dëshmisë së rrejshme. Në fakt, kjo është një pasojë e saj, e cila shkakton defekte në botën e adhurimit aq sa arrin t'i zhveshë nga



shpërblimi adhurimet. Buhariu transmeton se Pejgamberi, alejhi's selam, ka thënë: "Kush nuk braktis dëshminë e rrejshme dhe veprimin sipas saj, ai nuk do të ketë shpërblim nga agjërimi, ngase Allahu nuk ka nevojë për askënd prej jush që ta braktisë ushqimin dhe pijen e tij." Dijetarët janë munduar të numërojnë disa aspekte, që këtë mëkat e radhisin ndër më të mëdhatë:

- Gënjeshtra dhe shpifja, e Allahu ka thënë: "... S'ka dyshim se All-llahu nuk udhëzon në rrugë atë që e tejkalon dhe është rrenës". (Gafir, 28).-I ka bërë padrejtësi atij që ka dëshmuar rrejshëm kundër tij.-I ka bërë dëm dhe atij në favor të të cilit ka dëshmuar, ngase i ka sjellë diç që në fakt nuk është e tij. Pejgamberi, alejhi's selam, ka thënë: "Nëse dikujt (për shkak të dëshmisë së rrejshme) i kam ndarë diçka nga e drejta e vëllait të tij, atëherë le të mos e marrë, ngase kështu i ndaj një pjesë në zjarr!" Buhariu. Ka lejuar diç qe Allahu e ka ndaluar. Shfajësimin e kriminelëve dhe mëkatarëve nëpërmjet dëshmisë së tij të rrejshme.Devijimin e gjykatësve nga e vërteta dhe shkaktimin e gjykimit të kotë. Pejgamberi, alejhi's selam, në pjesën e parë të hadithit që sapo cituam: thotë: "Vërtet, unë jam njeri dhe ju paraqitni ankesat tuaja tek unë, kështu që ndodh që ndonjëri prej jush të jetë më argumentues se tjetri dhe, rrjedhimisht, edhe unë të gjykoj sipas asaj që dëgjoj...".

**Shkaqet e dëshmisë së rrejshme**

Mendoj se do të bënim mirë sikur të mësonim edhe për disa nga shkaqet që çojnë në dëshminë e rrejshme. Së pari, dobësia e besimit, sepse përndryshe, besimtari i sinqertë vëllait ia do atë që do për vete dhe nuk mund të imagjinohet që të dëshmojë rrejshëm kundër tij. Së dyti, zilia, e cila e "detyron" njeriun që t'i bëjë keq tjetrit me çdo kusht, e në këtë rast edhe të dëshmojë rrejshëm kundër tij. Së treti, afërsia, e cila njeriun e shtyn ta përkrahë verbërisht të afërmin, ani pse ai nuk është me të vërtetën. Kjo nuk bën të jetë pjesë identifikuese e besimtarit, ngase ai e thotë të vërtetën pa marrë parasysh se për kë bëhet fjalë. Së katërti, interesi material që realizojnë për një dëshmi të rrejshme.

**Vëllezër të nderuar!**

Do të doja që në ndarje, porosi të marrim Fjalën e Allahut, e cila përmbledh tërë çështjen rrjedhshëm dhe shumë qartë. (Shih:En-Nisa,35). Pra, le të mos na shtyjë asgjë të dëshmojmë rrejshëm, le të kemi parasysh se e tërë ajo që bëjmë, nuk i fshihet Allahut dhe se një ditë, kur nuk do të mund të përmirësojmë gabimet më dhe as që do të vlejë pendimi, do të japim llogari për gjëra të mëdha dhe për gjëra të vogla. Atë ditë, edhe sikur e gjithë pasuria e botës të jetë në duart tona, nuk do të bëjë dobi. Atë ditë, vetëm zemra e pastër dhe vepra e mirë, e prej tyre pa dyshim edhe dëshmia e vërtetë, do të bëjnë dobi!

# Besimi dhe falënderimi

**Kasim Gërguri**

**Besimi islam është esenca e çdo pune.Të gjitha veprat e tjera për të cilat na ka obliguar Allahu xh.sh., janë degë të besimit, e besimi është esenca e tyre.**

S'ka dyshim se esenca është më e vlefshme sesa dega. Atëherë puna e mirë buron nga besimi – kthehet në esencë. Imani- Besimi jep frytin e punës, po puna nuk jep frytin e imanit. Andaj njeriu pa besim – iman në Allahun xh.sh., është jobesimtar-qafir, pa marrë parasysh se çfarë punon. Ç'do të thotë besimi? Besimi është të besuarit me zemër dhe të shprehurit me gojë se s'ka zot tjetër përveç Allahut xh.sh. dhe se Muhamedi a.s. është rob dhe i dërguar i Tij.

**Përkufizimi i besimit (Imanit)**

Besimi tek ne është: Besimi me zemër dhe shqiptimi me gojë-gjuhë në të njëjtën kohë. Kush beson me zemër dhe nuk e shpreh me gojë, ai është besimtar tek Allahu xh.sh., po tek njerëzit e kundërta. Shprehja vetëm me gojë do të thotë besimtar tek njerezit në këtë botë, po personi që vepron kështu, në botën e ardhshme do të jetë prej të humburve. Besim i vërtetë është kur personi beson me zemër dhe shprehet me gojë. Imam Ebu Hanife r.a. thotë: (Imani-besimi nuk shtohet e as nuk pakësohet.) Ky është mendimi i Imam Ebu Hanifes, Imam Maturidiut dhe shokëve të tij. Imami r.a. thotë: „Për arsye se, nuk parafytyrohet pakësimi i (imanit) besimit, vetëm se me shtimin e mosbesimit (kufrit) dhe nuk parafytyrohet shtimi i besimit vetëm me pakësimin e mosbesimit, e si mund të jetë një person në të njëjtën kohë besimtar dhe mosbesimtar? Bashkimi i tyre në një vend dhe në të njëjtën gjendje është i pamundshëm, dhe kjo për arsye se mosbesimi është kundër besimit.[1] Imam Ebu Hanifja, Allahu e mëshiroftë, në librin e tij Fikh El-Ekber thotë: Besimi i banorëve të qiellit (engjëjve e xhinëve) dhe Tokës nuk shtohet e as nuk pakësohet. Dhe besimtarët janë të barabartë në shkallën e besimit dhe Njësisë. Por të ndryshëm në vepra.[2] Nëse thuhet fjala e Allahut xh.sh. (për ta shtuar ata bindjen në besimin....)[3] Duke u bazuar në këto dhe në versetetjera dhe në hadithe të Muhamedit a.s., do të përgjigjemi: Në të vërtetë, kjo është për shokët e Pejgamberit a.s. për arsye se Kurani zbriste në çdo kohë (Muhamedi a.s. inspirohej/frymëzohej gradualisht) dhe ata besonin në të. (Duke u plotësuar Kurani, u shtohej edhe besimi shokëve të Muhamedit a.s., sepse me të zbritnin norma të reja). Kurse për ne nuk është kështu për arsye të ndërprerjes së Shpalljes. Kështu qëndron në Baht El-Kelam.[4] Esenca e imanit nuk ndryshon, besimi është një i pandryshueshëm me kushtet e tij. Mirëpo në varësi nga veprat, njeriu mund të jetë i devotshëm ose mëkatar. Allahu xh.sh. është i Vetëm dhe kërkon nga njeriu që të mos i bëj shok asgjë. Ai në Kuran thotë: " Dhe Zoti juaj është Një! S'ka Zot tjetër përveç Tij". (El-Bekare, 163) Atij nuk i përngjan asgjë nga krijesat. "Asnjë send nuk është si Ai; Ai është dëgjuesi, shikuesi". (Esh-Shura, 11) Në anën tjetër, ai njeri që beson Zotin Një, kurse në vepra është i mangët, nuk është pabesimtar, atij nuk i themi qafir, po i themi hipokrit, prandaj nga kjo përfundojmë se besimi është më i vlefshëm se puna. Nuk ka dyshim se imani është çështje e zemrës dhe atë nuk e di askush përveç Allahut,e kjo nuk do të thotë se veprat nuk kanë rëndësi, po veprat janë kusht për fitore të madhe në Botën e amshueshme dhe për grada të Xhenetit. Njeriu besimtar, beson edhe Urdhrat e

**Atij nuk i përngjan asgjë nga krijesat. Asnjë send nuk është si Ai; Ai është dëgjuesi, shikuesi.**
(Esh-Shura, 11)

Allahut, siç janë: Pas dëshmisë në Allahun dhe Pejgamberin a.s. Namazi, Agjërimi, Zekati dhe Haxhi. Po edhe më shumë - të gjitha obligimet që dalin nga Kurani dhe hadithet e Pejgamberit a.s.. Njeriu është krijuar në këtë botë për sprovë-për provim. Allahu xh.sh. thotë: "Ai është që krijoi vdekjen dhe jetën, për t'ju sprovuar se cili prej jush është më vepërmirë. Ai është ngadhënjyesi, mëkatëfalësi". (El-Mulk,2) Të gjithë njerëzimin në rruzullin tokësor do t'i llogarisim se janë në një sallë të madhe provimi, e cila përfaqëson tërë gjithësinë dhe në të cilën gjenden mbikëqyrës të përpiktë, të cilët regjistrojnë çdo vepër, e mirë a e keqe qoftë. Allahu xh.sh. thotë: "Dhe se kur dy engjëjt qëndrojnë pranë tij në të djathtë dhe në të majtë. Që ai nuk hedh ndonjë fjalë e të mos jetë pranë tij përcjellësi i gatshëm".( Kaf: 17,18) Koha e këtij provimi fillon qysh nga momenti kur njeriu hyn në moshën madhore dhe përfundon me vdekjen e tij. Nëse një nxënës a një student e di sa kohë ka mbetur deri në fund të vitit shkollor, ne nuk mund ta dimë se sa kohë na ka mbetur deri në fund të jetës sonë, prandaj duhet të jemi të përgatitur në çdo kohë me besim dhe falënderim ndaj Zotit të Madhëruar. Nxënësi a studenti në provim përdor lapsin, mjet i tij pra është lapsi, kurse njeriu mjet për provimin e kësaj bote ka: trupin e tij, kohën, pasurinë, diturinë dhe çdo gjë që atij i është dhënë nga forca dhe mundësitë. Pasuritë që ia ka dhënë njeriut Allahu xh.sh., janë të shumta, as që ka mundësi të numërohen. Allahu xh.sh. thotë: "Po edhe nëse përpiqeni t'i numëroni dhuntitë (të mirat) e Allahut, nuk do të mund të arrini t'i përcaktoni ato".( En-Nahl, 18). Krahas të mirave sikur janë: Besimi-imani, mendja, të dëgjuarit, të pamët, shëndeti, fëmijët, pasuria, - të mirat që Allahu ia ka dhënë njeriut janë më shumë se këto, në çdo pjesë të trupit ka të mira që s'kanë të numëruar. Në një rrëfim tregohet se një njeri i varfër ishte ankuar tek një dijetar për varfërinë e tij, që Allahu nuk i kishte dhënë atij asgjë tjetër përveç shëndeti. Dijetari, duke iu përgjigjur, i paska thënë: A po e shet të pamët tënd për qindra para? Thotë (i varfëri) jo. Vazhdon dijetari dhe e pyet: A po e shet të dëgjuarit për qindra para? A po e shet dorën tënde? A po e shet këmbën tënde? A po e shet mendjen tënde për qindra para? E ai (i varfri) thoshte: Jo. Atëherë dijetari kthehet e i thotë: Ankohesh për varfëri, kurse ti posedon qindra mijëra para!!!.[5] Nga kjo i varfri e kupton se pasuria e trupit të tij është më e madhe se pasuria në të holla (para). Kurse ne nga ky shembull duhet të kuptojmë se pasuritë që Allahu xh.sh. na i ka dhuruar, nuk kanë të numëruar dhe se shëndeti dhe gjymtyrët e trupit nuk shiten me para. Allahu xh.sh. në një verset të Kuranit thotë: "E njeriu, kur e sprovon Zoti i tij, e nderon dhe e begaton, ai thotë: "Zoti im më ka nderuar!" Por, kur, për ta sprovuar, ia pakëson furnizimin (e varfëron), ai thotë: "Zoti



im më ka nënçmuar"!( El-Fexher, 15,16) Sikur të ishte pasuria nderim, pejgamberët e Zotit do të ishin më të pasurit e botës, dhe e gjithë pasuria do t'u takonte myslimanëve, kurse në dorën e pabesimtarëve nuk do të kishte asgjë. Për këtë do të sjellim një shembull: Një mësues-profesor i shpërndau secilit nxënës nga një libër; disa nga këta libra ishin të mëdhenj, disa të mesme e disa të vegjël. Ata që morën librat e mëdhenj u gëzuan, kurse ata që morën librat e mesëm dhe të vegjël u hidhëruan. Pasi i shpërndau librat, profesori iu drejtua nxënësve: Provimin do ta keni nga këta libra. Kur e dëgjuan, ata që kishin libra të vegjël u gëzuan, kurse ata që kishin libra të mëdhenj dëshiruan t'i ndërronin me ata që i kishin librat të vegjël. Nga ky shembull mund të kuptojmë se pasuria nuk është nderim, po sprovë për njeriun.[6] Prandaj pasanikët duhet ta dinë se ku dhe si ta përdorin pasurinë, se



për atë pasuri do të japin llogari para Krijuesit të tyre. Kjo pasuri që posedon njeriu, nuk rrit grada te Zoti xh.sh., po janë besimi i vërtetë dhe falënderimi i sinqertë, punët e mira dhe shfrytëzimi i pasurisë në rrugën e Allahut xh.sh., që rrisin gradën tek Allahu xh.sh.. Në Kuran thotë: "e s'ka dyshim se te All-llahu më i ndershmi ndër ju është ai që është ruajtur më tepër". (El-Huxhurat, 13).

Thamë se pasuria është provim për njeriun, prandaj kalimi i këtij provimi është shfrytëzimi i saj në rrugë të drejtë dhe falënderimi. Falënderimi është trellojësh: falënderimi me zemër,falënderimi me gjuhë dhe falënderimi me vepra-punë.

1. Falënderimi me zemër: Bëhet me besim të sinqertë në Allahun xh.sh. dhe me plotësimin e kushteve të tjera të imanit, të cilat janë: të besuarit në melaiket, librat e shpallur, pejgamberët, në Ditën e Fundit (Ringjalljen) dhe Kadanë e Kaderin e Allahut. Besimi me zemër plotësisht se e gjithë pasuria nuk vjen nga askush tjetër përveçse nga Krijuesi i gjithësisë, i Cili nuk ka asnjë rival, është besim dhe falënderim. Allahu xh.sh. thotë: "Dhe çdo të mirë që keni, ajo është prej Allahut". ( En-Nahl, 53) Pejgamberi a.s. në një hadith thotë: (Dije se, nëse i gjithë populli tubohen që të bëjnë dobi (të shpenzojnë) për ty në ndonjë çështje, nuk do të të bëjnë dobi (shpenzojnë) asgjë përveç asaj që Allahu të ka caktuar)[7].

2. Falënderimi me gjuhë: Ky lloj falënderimi bëhet duke përmendur Allahun shpesh dhe duke thënë: Elhamdulil-lah. Allahu xh.sh. thotë: "E me të mirat që të dha Zoti yt, trego (udhëzo njerëz)"! (Duha, 11 ). Dhe duke u ruajtur nga mendjemadhësia. Nga falënderimi me gjuhë është edhe leximi i Kuranit, urdhërimi për të mirë dhe ndalimi nga e keqja, dhe të gjitha fjalët e mira prej të cilave kanë dobi njerëzit.

3. Falënderimi me punë-vepër: Në lidhje me këtë Allahu xh.sh. thotë: "Punoni duke falënderuar, o familje e Davudit, e nga robët e Mi, pak janë falënderues (mirënjohës)". ( Sebeë,13) Falënderimi me punë është i llojllojshëm, atëherë ai që Allahu e furnizon me hidaje - rrugë të drejtë, duhet t'i thërrasë njerëzit për atë hidaje - në atë rrugë të drejtë. Ai që Allahu e furnizon me mendje – logjikë të shëndoshë, duhet ta shfrytëzojë atë aftësi mendore për zgjidhjen e problemeve të myslimanëve. E ai që Allahu e furnizon me pasuri, duhet ta shpenzojë atë për hir të Zotit dhe në rrugë të Tij, fshehtazi dhe haptazi. E ai që Allahu e furnizon me trup të shëndoshë, të zhvilluar dhe të fortë, duhet të luftojë për hir të Allahut xh.sh.. Të tri llojet e falënderimit i shtojnë të mirat e kësaj bote. Allahu xh.sh. në Kuran thotë: "Nëse falënderoni, do t'jua shtojë të mirat, e nëse përbuzni, s'ka dyshim, dënimi im është i vështirë!" (Ibrahim, 7), d.m.th. falënderimi që i bëhet Zotit xh.sh. për të mirat që na ka dhënë, i shton edhe më tepër ato dhe jemi nën mbrojtjen e Allahut dhe nën hijen e kënaqësisë së Tij, kurse në botën tjetër na gradon me Xhenet dhe shpërblime të veçanta:"Kurse mirënjohësit (ata që falënderojnë), Ne do t'i shpërblejmë". (Ali Imran, 145)

(1) Er-Resail es-sebah fi el-Akaid, Sherh Vesije El-Imam Ebi Hanifeh,autor i komentit: Mula Husejn Ibn Iskender El-Hanefi, Bot.3, të Indi 1980 f.3. (2) Sherh Kitab Fikh El-Ekber Imam Ebi Hanifeh,me koment të Mula Ali El-Kari El-Hanefi, f.126, Bejrut, 1984. (3) Kaptina El-Fet'h 4. (4) Er-Resail es-sebah fi el-Akaid, Sherh VESIJEH El-Imam Ebi Hanifeh, autor i komentit: Mula Husejn Ibn Iskender El-Hanefi, Bot.3 Indi 1980 f.4. (5) Dr.Sherf El-Kudah,El-Hedj En-Nebevi fi Er-rekaik, f.14-15, Dar el-Furkan bot.3. 1992. (6) Dr. Sherf El-Kudah, El-Hedj En-Nebevi fi Er-rekaik, Ibid f.15-16. (7) Xhamië Et-Tirmidhi4/67, Kitab El-Kijameh Nr.Hadithit: 2635.

إِنَّ الَّذِينَ يَخْشَوْنَ رَبَّهُمْ بِالْغَيْبِ لَهُمْ مَغْفِرَةٌ وَأَجْرٌ كَبِيرٌ. وَأَسِرُّوا قَوْلَكُمْ أَوِ اجْهَرُوا بِهِ إِنَّهُ عَلِيمٌ بِذَاتِ الصُّدُورِ. أَلَا يَعْلَمُ مَنْ خَلَقَ وَهُوَ اللَّطِيفُ الْخَبِيرُ. هُوَ الَّذِي جَعَلَ لَكُمُ الْأَرْضَ ذَلُولًا فَامْشُوا فِي مَنَاكِبِهَا وَكُلُوا مِنْ رِزْقِهِ وَإِلَيْهِ النُّشُورُ.

# Komentimi i kaptinës "El-Mulk" (5)

**Sabri Bajgora**

**"(Për) ata që, pa e parë, I frikësohen Zotit të vet, ka falje dhe shpërblim të madh. E ju, fshiheni ose thuajeni fjalën tuaj haptas; s'ka dyshim se Ai e di ç'fshihni në zemrat tuaja. A nuk e di Ai që ka krijuar, kur dihet se Ai depërton në thellësi të sekreteve, i njeh hollësitë. Ai është që juve tokën jua bëri të përshtatshme, andaj ecni nëpër pjesë të saj dhe shfrytëzoni begatitë e Tij, meqë vetëm tek Ai është e ardhmja".(El-Mulk, 12-15)**

**Allahu ia ka ndaluar Zjarrit (të Xhehenemit) t'i djegë dy palë sy: Syrin që ka qarë (lotuar) nga droja e Allahut, dhe syrin që ka ndenjur zgjuar duke ruajtur Islamin dhe pjesëtarët e tij nga pabesimtarët.**
Hz. Muhamedi a.s.

**Lidhmëria e këtyre ajeteve me ato paraprake**

Pas kërcënimeve të Allahut ndaj pabesimtarëve, me ndëshkimet e Xhehenemit, të cilat do t'i përjetojnë ata, tash në këto ajete, i Lartmadhërishmi përmend besimdrejtët duke u premtuar atyre falje dhe shpërblime të mëdha. Shpërblimi i Allahut është meritor, sepse besimtarët i besuan Atij pa e parë, besuan bindshëm në Ringjalljen dhe në shpërblimet e premtuara nga i Gjithëmëshirshmi. Ndërsa në ajetet e tjera pasuese, rikthehet sërish kërcënimi i Allahut ndaj idhujtarëve, dhe pabesimtarëve të të gjitha llojeve, duke ua bërë edhe një herë të ditur se pabesimi i tyre ua kishte verbuar sytë dhe zemrat e nuk i shihnin të gjitha mirësitë dhe dhuntitë e Allahut dhënë atyre mbi sipërfaqen e Tokës...

**Koment:**

**12. "(Për) ata që, pa e parë, i frikësohen Zotit të vet, ka falje dhe shpërblim të madh."**

Besimtarët e vërtetë janë njerëzit më fatlumë, sepse zemrat e tyre të pastra, i besuan Allahut xh.sh., ndonëse ky besim hyn në sferën e abstraktes-gajbit dhe të padukshmes. Ata besimin e tyre e bazojnë në ndjenjën e pastër, e cila lind së bashku me njeriun, dhe këtë besim nuk e përlyejnë kurrë me ndonjë shibël të pabesimit a idhujtarisë. Ata besojnë bindshëm se ekziston Allahu, i Cili i kishte krijuar ata nga mosqenia, besojnë se një ditë do të vdesin dhe po ashtu do të ringjallen, për të dhënë llogari para Krijuesit të tyre. Ata janë të paluhatshëm në këtë besim të tyre, prandaj edhe gjatë jetës së tyre në këtë botë, përpiqen që veprat e tyre të jenë në përputhje me Urdhëresat dhe Ndalesat e Allahut dhe këshillat e të Dërguarve të Tij. Frika (droja) ndaj Allahut është frikë e bazuar në besim të paluhatshëm. Ndonëse sytë tanë në këtë botë janë të paaftë që ta shohin Krijuesin, megjithatë Atë e shohin "sytë" e zemrës e të mendjes dhe ruhen nga gjynahet, duke e ditur se një ditë do të dalin para Tij, kështu që shpërblimi meritor për ta nga i Gjithëmëshirshmi do të jenë Xheneti dhe kënaqësitë e tij. Këta njerëz gjithmonë kanë në mendje ditën kur do të dalin para Allahut. Jetojnë në mes frikës dhe shpresës, drojës dhe lakmisë. Këta njerëz e dinë shumë mirë se nesër para tyre do të jetë llogaria e madhe, e pas saj ka dy rrugë: ose Xheneti ose Xhehenemi, për këtë arsye para tyre qëndron gjithmonë si e fiksuar pamja trishtuese e zjarrit të Xhehenemit, andaj edhe luten me lot në sy:"Zoti ynë, largoje prej nesh vuajtjen e Xhehenemit, e s'ka dyshim se vuajtja në të është gjëja më e rëndë". (El-Furkan, 65) Besimtarët e sinqertë e dinë fort mirë se vdekja nuk domethënë fundi, sepse, po të ishte kështu, që jeta jonë të përfundonte me vdekjen dhe të mos kishte llogari, çështja do të ishte e lehtë, por përkundrazi, e dinë mirë se vdekja është fillimi i një procesi të paparashikueshëm për ta. Ata e dinë se pas vdekjes do të ketë ringjallje, do të ketë llogari, do të ketë vuajtje, fletushka që nuk e dinë se në ç'anë do t'u vijnë, nga e djathta apo nga e majta, nga para apo prapa, nuk e dinë nëse i ka tradhtuar ndonjëherë mendja, syri apo



dora e tyre për ndonjë mendim a veprim të keq. Nuk e dinë nëse Allahu do t'i shikojë me syrin e mëshirës apo të hidhërimit, prandaj luten me sy të përlotur gjatë namazit të tyre të natës, që të mos përjetojnë trishtimin e zjarrit të Xhehenemit. Ata e dinë se ç'vendbanim i keq e i shëmtuar është ai vend.

Transmetohet nga Salih ibn Kejsane të ketë thënë: Ka thënë Ebu Abdurrahmani: "E kam dëgjuar Ebu Hurejren të ketë thënë se i Dërguari i Allahut ka thënë: "Allahu ia ka ndaluar Zjarrit (të Xhehenemit) t'i djegë dy palë sy: Syrin që ka qarë (lotuar) nga droja e Allahut, dhe syrin që ka ndenjur zgjuar duke ruajtur Islamin dhe pjesëtarët e tij nga pabesimtarët"[1]. Besimtarët e vërtetë, të cilët kanë kuptuar qëllimin e ekzistencës së tyre në këtë univers, gjatë jetës së tyre sillen në përputhje me këto rregulla të përcaktuara, duke u shkrirë në këtë harmoni të sistemit të përkryer hyjnor, kështu që çdo veprim i tyre është i matur dhe i baraspeshuar, e të tillët edhe meritojnë të jenë në mesin e shtatë grupeve të njerëzve, të cilët do të jenë nën Hijen e Arshit të Allahut, nga të cilët është edhe personi, të cilin Resulullahu s.a.v.s. e ka përshkruar: "... Një njeri, i cili E ka përmendur Allahun në vetmi, e sytë e tij kanë lotuar".

**13. "E ju, fshiheni ose thuajeni fjalën tuaj haptas; s'ka dyshim se Ai e di ç' fshihni në zemrat tuaja".**

Ky ajet ka zbritur për idhujtarët, të cilët në mes vete flisnin fjalë të këqija rreth Pejgamberit a.s., por që të gjitha këto biseda të fshehta, Allahu ia bënte të ditura Muhamedit a.s., prandaj ata, pasi kuptuan se për të gjitha këto informacione ishte i njoftuar i Dërguari i Allahut, i thoshin njëri-tjetrit 'mos flisni haptazi, që të mos i dëgjojë këto fjalë Zoti i Muhamedit'. Ky ishte shkaku që Allahu i Madhërishëm T'u kundërvihej me këtë ajet, duke ua bërë të ditur se çfarëdo që të flisnin, qoftë haptazi qoftë fshehtazi, Atij nuk mund t'i fshihet asgjë... .[2]

Një prej Emrave të bukur të Allahut dhe Cilësive të Tij, është Emri "Alim"-"I Gjithëdijshëm", që nënkupton se Ai di dhe është i njoftuar për çdo gjë që ndodh në këtë ekzistencë. Dijes së Tij nuk mund t'i fshihet asgjë, madje as imtësia më e vogël. Ky ajet është një njoftim i përgjithshëm, drejtuar të gjitha krijesave, për t'i vënë në dijeni se nuk mund të fshehin asgjë nga Allahu, madje as mendimet që i fshehim në zemra e në mendje, e në veçanti u drejtohej idhujtarëve-pabesimtarëve, të cilët përgatisnin intriga e komplote të ndryshme kundër Muhamedit a.s., po për të gjitha këto plane djallëzore, ai njoftohej me kohë nga ana e të Lartmadhërishmit, që të kishte kujdes.

**14. "A nuk e di Ai që ka krijuar, kur dihet se Ai depërton në thellësi të sekreteve, i njeh hollësitë."**

Ky ajet është një vazhdimësi kuptimore e ajetit paraprak, i cili flet për Cilësitë e Allahut, Dija e të Cilit është gjithëpërfshirëse. Prandaj, edhe ajeti fillon me nistoren pyetëse: A mund t'i vishet Allahut ndonjë mangësi në Dije për veprat tona, kur Ai na ka krijuar dhe e di se ç'pëshpëritin madje edhe mendjet tona?

Ai depërton në thellësitë më të skajshme të sekreteve dhe të fshehtave, sepse është i Gjithëdijshëm dhe i Plotfuqishëm. Emrat e bukur të Allahut "El-Letif" dhe "El-Habir", përveç të tjerash, nënkuptojnë se Allahu xh.sh. i di imtësitë më të vogla të njeriut, qofshin ato të fshehta a të hapëta. Asgjë në këtë ekzistencë nuk ndodh pa Vullnetin dhe Dijen e Tij, asgjë nuk lëviz as pipëtin pa Dijen e Tij, ashtu siç ka ardhur edhe në Kuranin fisnik:"Zotit tënd nuk mund t'i fshihet as në tokë e as në qiell as sa grimca e as më e vogël se ajo e as më e madhe, e të mos evidentohet në librin e sigurt". (Junus, 61)

Emri i bukur i Allahut "El-Letif" ka edhe një kuptim tjetër, që shpreh butësinë, dhembshurinë dhe dashurinë e Allahut ndaj krijesave të Tij. Të gjitha këto mirësi dhe nimete që i shfrytëzojmë gjatë jetës sonë në këtë botë, i kemi nga mëshira e pakufishme e Krijuesit ndaj nesh, prandaj, ndaj këtyre begative hyjnore, duhet të jemi mirënjohës të pakufishëm dhe kurrsesi mosmirënjohës e t'ia kthejmë kurrizin Udhëzimit të Allahut të Gjithëpushtetshëm.

**15. "Ai është që juve tokën jua bëri të përshtatshme, andaj ecni nëpër pjesë të saj dhe shfrytëzoni begatitë e Tij, meqë vetëm tek Ai është e ardhmja".**

I Lartmadhërishmi na krijoi nga elementet e kësaj toke dhe na bëri mëkëmbës në të. Na bëri përgjegjës të këtij planeti të vockël, të përhumbur në oqeanin e pafund kozmik, të këtij planeti me qiell të kaltër e të pastër, me plot male, lëndina, kodra, oqeane e dete; një botë e cila vlon nga gjallëria, për të cilën në Kuran thuhet:"Prej asaj (Tokës) Ne ju krijuam ju, në të do t'ju kthejmë përsëri dhe prej saj do t'ju nxjerrim edhe një herë" - (Ta-Ha, 55). Meqë mëkëmbësia e njeriut në këtë Tokë është një mision i shenjtë dhe fisnik, pra edhe ne duhet të sillemi konform përgjegjësive tona. Allahu xh.sh. pati mëshirë ndaj nesh, kur këtë tokë na e bëri të përshtatshme për jetesë, duke na plotësuar çdo nevojë dhe kërkesë. Bëri që në këtë tokë të ketë ujë të pijshëm, male, gjelbërim, po edhe shkretëtira, të cilat kanë funksion të caktuar në jetën e njeriut. Po të kishte qenë toka e papërshtatshme për jetesë, krejt shkëmbinj apo krejt akullnaja, jeta në të do të ishte e pamundur. Njeriu nuk do të arrinte të shfrytëzonte begatitë e saj, por, ja që Allahu xh.sh. na i mundësoi të gjitha këto mirësi, që ne të ecim në çdo cep të tokës, e të shfrytëzojmë begatitë që na i ka lënë në shfrytëzim, në kërkim të rrëskut tonë. Por, ja që shumë prej njerëzve nuk janë të vetëdijshëm për këto mirësi dhe, nga mendjemadhësia e tyre, thonë se ata vetë janë ata që e rregullojnë këtë tokë sipas dëshirës, duke tentuar ta shkatërrojnë ekuilibrin natyror që ka përcaktuar Krijuesi ynë. Ata janë dhënë aq shumë pas të mirave të kësaj bote, - sikur të ishin të sigurt se do të jetojnë në të deri në pafundësi, ndërkohë që harrojnë se rrugëtimi ynë mbi këtë tokë është shumë i shkurtër, dhe gjithsesi do të pasojë vdekja e pastaj ringjallja dhe llogaria. Këto ajete fisnike janë vetëm një udhërrëfim i këtij shtegtimi tonë të shkurtër, prandaj besimtarët e vërtetë nuk duhet të habiten që të harrojnë kurrë Krijuesin e tyre, sepse, ta mohosh Atë, do të thotë të shkatërrosh të ardhmen tënde përjetësisht. Andaj, o njeri mos u habit dhe kujtoje përherë se ekziston një Fuqi Mbinatyrore Që ka krijuar këtë ekzistencë dhe tërë këtë gjithësi. Mos u bëj prej atyre që mohuan Zotin, e në të vërtetë mohuan vetveten, por ndalu dhe mendo i qetë, pastaj beso patundshmërisht me një Iman të plotë, dhe dije se ne jemi krijesa të vogla e të pafuqishme, e në këtë pafuqinë tonë kemi nevojë për një udhëzim dhe prehje shpirtërore. Rruga e vetme për të gjetur këtë udhëzim, është Islami që aq bindshëm na thërret në besim dhe mbështetje në Fuqiplotin, të Gjithëpushtetshmin, të Lartëmadhërishmin, në Krijuesin tonë, në Allahun xh.sh..

**Urtësia e këtyre ajeteve**

- Vlera e Imanit në të fshehtën, duke qenë në dijeni se Allahu na mbikëqyr në çfarëdo gjendjeje qofshim, qoftë kur flasim apo kur veprojmë diçka në fshehtësi.
- Vërtetimi i besimit në Ringjallje dhe Llogari.
- Droja nga Allahu, frika nga ndëshkimi i Tij dhe lufta kundër cytjeve të shejtanit - janë detyrim për çdo njeri. Ata që ia kanë dronë Allahut, qoftë haptazi qoftë kur janë vetëm, duke iu frikësuar dënimit të Tij në Ditën e Gjykimit dhe nëse gjatë jetës së kësaj bote jetojnë ndershmërisht, si besimtarë të vërtetë, të tillët vërtetë meritojnë shpërblimin dhe mirësitë e Allahut nesër në Ahiret.
- Allahu është i Gjithëdijshëm dhe është hollësisht i njoftuar për çdo veprim, fjalë a mendim të pashprehur të krijesave.
- Nxitja që të udhëtojmë në tokë në kërkim të rrëskut e furnizimit, për tregti dhe për ta studiuar atë.
- Allahu është Ai Që ka krijuar këtë tokë për ne njerëzit, me plot mirësi e begati, që të jetë në shërbimin tonë. Ai na ka nxitur që të udhëtojmë në tokë për të kërkuar rrëskun tonë, dhe që këtë tokë, në të cilën Ai na bëri mëkëmbës, ta punojmë e ta zbukurojmë, gjatë kësaj jete, duke mos harruar asnjëherë se, megjithatë, pas vdekjes do të ringjallemi dhe do të dalim para Tij.

(1) Bejhekiu, Shuabil Iman, 6/99, nr. 3930). (2) Shih: Hadaiku-rrevhi ver-rrejhani…., vëll. XXX, f, 30



# Shteti islam gjatë kohës së Aliut r.a.

**Dr. Fahrush Rexhepi**

**Allahu ju ka ruajtur Ehli Bejtin (Familjen e Pejgamberit) dhe e ka ruajtur Pejgamberin tuaj në mesin tuaj. Allahu e ruajtë. Es-selamu alejkum ve rahmetullah!**

Kur erdhi në pushtet, Aliu r.a. e pa të arsyeshme se vendi ka nevojë për kthimin e paqes, sigurisë dhe stabilitetit. Në fjalimin e parë që mbajti , ai, ndër të tjera, tha: "Allahu ka zbritur librin urdhërues që qartëson të mirën nga e keqja, prandaj të mirën merreni e të keqen largojeni". Po kështu Allahu e ka bërë të ndaluar (të shenjtë) atë tokë që dihet, si dhe gjithçka që për myslimanin është e tillë. Shenjtëria e myslimanit është mbi çdo shenjtëri (paprekshmëri). Të drejtat e tyre i kërkon me rigorozitet. Mysliman i vërtetë është ai, nga e keqja e gojës dhe e duarve të të cilit, të tjerët janë të siguruar, përveç nëse ka arsye. Askujt nuk i takon ta bezdisë tjetrin, prandaj kujdesuni për çështjen e përbashkët si dhe për atë personale para vdekjes. Njerëzit i keni përpara, kurse ora (çasti) ju rri afër. Jeta e përtejme e pret secilin, prandaj kini frikë Allahun , pasi do të pyeteni për gjithçka. Bindjuni Allahut e mos bëni mëkat. Kur të shihni mirësi, merreni atë, e kur të shihni diçka të keqe, lutuni dhe "kujtoni kur ju ishit të paktë dhe të dobët në tokë" . Aliu r.a., pas zgjedhjes halif i myslimanëve, shpejtoi t`i shkarkonte mëkëmbësit që i kishte caktuar Uthmani e të cilët qenë nxitës të trazirave si dhe shkak që njerëzit të revoltoheshin ndaj tij. Aliu r.a. e filloi udhëheqjen e tij duke i kthyer disa pjesë tokash të cilat Uthmani ua kishte dhuruar të afërmëve të tij në pronësitë e depos së furnizimeve si dhe vazhdoi ndarjen e ndihmave për të moshuarat e të pamundurat, një punë që e kishte filluar më parë Uthmani r.a..Veprimi i nxituar i Aliut r.a. shkaktoi urrejtjen e atyre mëkëmbësve që u pasuruan gjatë kohës së Uthmanit. Ndërkohë, Muaviu, i mbështetur nga banorët e Shamit, refuzoi të pranonte shkarkimin dhe për më tepër ai formoi një krah të fortë për t`i dalë kundër, ndërkohë që i kërkoi Aliut të hakmerrej për vrasjen e Uthmanit, duke i ndjekur vrasësit derisa të ekzekutoheshin një nga një. Aliu r.a. mendoi dhe vendosi që më parë t`i bindeshin e pastaj të vinte i afërmi i Uthmanit e t`i kërkonte gjakmarrje sipas asaj që parasheh ligji, pasi, sipas tij, gjakmarrja pa kërkesë dhe pa argument binte ndesh me Librin e Allahut.

### Caktimi i mëkëmbësve nga Aliu

Aliu r.a. mëkëmbës në Jemen caktoi Abdullah ibn Abasin, në Kufë Umare ibn Shejbanin, në Basra Semure ibn Xhundub, në Egjipt Kajs ibn Sad ibn Ubade, në Sham Sehl ibn Hanif - në vend të Muaviut. Sehl ibn Hanif ishte nisur për Sham dhe, kur kishte arritur në Tebuk, i patën dalë përpara kalorësit e Muaviut dhe e kishin pyetur: "Kush je ti?" Mëkëmbës,- tha ai. Për çfarë?- e pyetën përsëri. Për Shamin!- u tha ai. Nëse të ka caktuar Uthmani, mirë se të vish, e nëse (je caktuar) prej tjetërkujt, kthehu nga ke ardhur, - i thanë. Ky i pyeti: A nuk keni dgjuar për atë që ka ndodhur? Po, si jo,- i thanë ata". Dhe kështu u kthye tek Aliu r.a.. Për sa i përket Kajs ibn Sadit, mëkëmbësit të Egjiptit, edhe kundër tij pati kundërshtime, mirëpo shumica e pranuan, po një pjesë e vogël e refuzuan derisa të hakmerrej për Uthmanin. Njësoj ndodhi edhe me Semure ibn Xhundubin në Basra. Edhe mëkëmbësi i Kufës, Umare ibn Shejbani, u pengua nga Talha ibn Muvejlid, për

**Mysliman i vërtetë është ai, nga e keqja e gojës dhe e duarve të të cilit, të tjerët janë të siguruar, përveç nëse ka arsye. Askujt nuk i takon ta bezdisë tjetrin, prandaj kujdesuni për çështjen e përbashkët si dhe për atë personale para vdekjes.**

Hz. Ali r.a.

shkak mllefit për vrasjen e Uthmanit. Ai u kthye tek Aliu dhe i tregoi ngjarjen. Ndërkohë Ebu Musa i shkroi Aliut se banorët e Kufës, përveç një pakice, hynin nën sundimin e tij. Ndërkaq, Aliu r.a. i shkroi disa herë Muaviut, por ky nuk i ktheu asnjë përgjigjje. E gjithë kjo situatë ndodhi 3 muaj pas vrasjes së Uthmanit. Pastaj Muaviu e dërgoi një pergamenë (lëkurë të shkruar), që e nisi pas një njeriu. Kur hyri ai tek Aliu, e pyeti: "Ç`ke lënë pas? Kam ardhur nga një popull që nuk presin dot për hakmarrje,- i tha ia. Janë 70.000 veta që qajnë pranë këmishës së Uthmanit, e cila rri varur në minber". Atëherë Aliu tha:"O All-llah, distancohem nga vrasja e Uthmanit". kur i dërguari i Muaviut doli prej Aliut, iu vunë vrasësit që ishin në Medinë, me qëllim që ta eleminonin, por ky me shumë mund arriti të shpëtonte. Aliu nga ana e tij vendosi t`i luftonte banorët e Shamit. Ai i shkroi Kajs ibn Sadit të përgatitej nga Egjipti, Ebu Musa El-eshariut nga Kufa, po kështu edhe Uthman ibn Hanifit. Duke u folur njerëzve, ua bëri të ditur vendimin dhe i nxiti të bëheshin gati. Kështu u nis nga Medina, të cilën e la nën kujdesin e Kathem ibn Abasit. Kishte vendosur që atë që nuk i bindej, ta luftonte me atë që i bindej. Hasani, i biri, erdhi dhe i tha:" O babai im! Largoju kësaj, se do të derdhësh gjakun e myslimanëve e do të ketë përçarje midis tyre". Por Aliu nuk pranonte, përkundrazi ngulte këmbë për të luftuar kundër tyre. Flamurin e betejës ia dha Muhamed ibn Hanefiut (që ishte i biri i Aliut dhe të ëmën e kishte nga fisi el-Hanefij). Ibn Abasin e caktoi nga e djathta, ndërsa Amr ibn Ebi Selemen nga e majta. Thuhet se në të majtë vendosi Amr ibn Sufjan ibn Abdul Esedin dhe në pararojë Ebu Lejla ibn Amr ibn Xherrahun, djalin e vëllait të Ebu Ubejdes. Në Medinë la Kathem ibn Abasin, ndërsa gjithkund që ishte për luftë u nis drejt Shamit, porse, para se të nisej, ndodhi beteja e Devesë".

**Veprat më të rëndësishme të Aliut r.a.**

Na është e njohur se periudha e sundimit të Aliut r.a. ishte e mbushur me shumë konflikte, për shkak se vinte halif i myslimanëve pas vrasjes së Uthmanit r.a.. Prandaj ditët e sundimit të tij ishin përplot parregullsi, konflikte dhe beteja të përgjakshme. Këto rrethana të rënduara politike përkohësisht i kishin penguar myslimanët në përhapjen e misionit të tyre të shenjtë, që kishte filluar që në kohën e Ebu Bekrit r.a. dhe kishte vazhduar gjatë gjithë periudhës së pushtetit të Umerit r.a. dhe pjesën më të madhe të kohës së Uthmanit r.a.. Prandaj Aliut nuk iu dha rasti për vazhdimin e përhapjes së fesë islame dhe për përmirësimin e gjendjes dhe zhvillimin e shtetit. Sikur të kishte jetuar më gjatë dhe sikur në kohën e tij të mos kishte pasur parregullsi, situata do të ishte si në kohën e Umerit-një nga periudhat më të shkëlqyeshme në histori, për sa i përket drejtësisë, bamirësisë dhe të mirave për Islamin, si dhe mëshirë për njerëzimin. Ai e mori pushtetin në kohën kur sundonin shpatat, e zemrat ishin të ndryshueshme; kur metodat e ndryshme të armiqve të Allahut i dhanë fuqi të






madhe nxitjes së parregullsive dhe thyerjes së unitetit të myslimanëve.

Kulmi i gjithë kësaj ishte fakti që edhe vetë myslimanët kishin pasur konflikte të ndërmjetvetshme: në tri beteja të mëdha dhe në dhjetra më të vogla, kështu që ishte derdhur gjak në mes myslimanëve. Këto pasoja vazhdojnë të ndihen deri në ditët e sotme. Ato manifestohen në dobësimin e myslimanëve si dhe në kontributin jo të mjaftueshëm në transmetimin e kësaj porosie – tek mbarë njerëzimi. Pavarësisht nga këto parregullsi që e shënuan periudhën e tij, Aliu r.a. ishte i prerë në vërtetësi, luftëtar për vendosjen e drejtësisë, i bindur ndaj Allahut xh.sh., dhe këmbëngulës në dhënien e këshillave për Ymetin. Aliu r.a. mëkëmbës vetëm i emëronte më të mirët dhe i merrte në përgjegjësi ata që bënin lëshime. Ai nuk i nënshtrohej së pavërtetës, duke u ruajtur në këtë mënyrë nga çfarëdo qortimi nga ana e Allahut xh.xh..

Aliu r.a. ishte modest në këtë botë dhe, siç ishte jeta e tij përplot vuajtje, edhe vdekja e tij qe vdekje shehidësh. Aliu r.a. pasqyron pikpamjen e tij për jetën, të përsiaturit e tij për lidhjet ndërmjet myslimanëve-forcimin e këtyre lidhjeve dhe shpresën e tij për përmirësimin e marrëdhënieve reciproke. Pikërisht ky amanet ka qenë një nga shkaqet që e kishin nxitur Hasanin r.a. të lidhte paqe për të cilën do të bëhet fjalë më vonë. Veprimtarinë e Aliut dhe kontributin e tij e kuptojmë edhe nga amaneti i tij i fundit, që kishte lënë pak para vdekjes. Në tekstin e amanetit që ka shënuar Et-Taberi në "Tarihu-hin" e tij, Aliu ka deklaruar: "Me emrin e Allahut, Mëshiruesit, Mëshirplotit. Ky është amaneti i Ali ibni Ebi Talibit: - U lë amanet që ai dëshmon se vetëm Allahu është Zot, i Vetëm dhe Ai nuk ka shok, dhe se Muhamedi është rob i Tij dhe Pejgamber të cilin Ai e ka dërguar me udhëzimin dhe besimin e vërtetë, për ta ngritur mbi të gjitha fetë, edhe nëse kjo nuk u pëlqen politeistëve. Me të vërtetë namazi im, ibadetet e mia, jeta dhe vdekja ime i përkasin Allahut, Zotit të botëve, i Cili nuk ka shok, kjo më është urdhëruar dhe unë jam mysliman. Ta lë amanet, o Hasan, dhe gjithë fëmijëve të mi e familjarëve, të kini frikë Allahun dhe të mos vdisni ndryshe përveçse si myslimanë. Përmbajuni fort moralit të Allahut dhe mos u përçani, ngase e kam dëgjuar Ebu Kasimin (Muhamedin a.s.) duke deklaruar: - Marrëdhëniet e mira reciproke janë më të mira se namazi dhe agjërimi. Përkujdesuni për familjet tuaja dhe të afërmit tuaj, vizitoni njëri-tjetrin nëse doni të jepni llogari më lehtë. Detyra juaj është të shkëmbeni vizita dhe kontakte reciproke dhe të mos ia ktheni shpinën njëri - tjetrit, duke i ndërprerë marrëdhëniet apo duke u përçarë në mes vete. Ndihmohuni në bamirësi dhe dëvotshmëri, mos ndihmoni në mëkate dhe armiqësi. Kini frikë Allahun, ngase Ai ndëshkon ashpër. Allahu ju ka ruajtur Ehli Bejtin (Familjen e Pejgamberit) dhe e ka ruajtur Pejgamberin tuaj në mesin tuaj. Allahu e ruajtë. Es-selamu alejkum ve rahmetullah"! Pastaj arriti të deklaronte vetëm shprehjen: "La ilahe ilallah" dhe kaloi në Ahiret.

(1)Hasan Ejub, Katër halifët e drejtë, SHB "Furkan ISM"-Shkup,2003, f.231.(2)Mahmud Shakir, Tarihul-Islami, Bejrut, 1991, f.265-266.(3)Hasan Ejub, Katër halifët e drejtë, f. 234. (4). Po aty, 234-235.

**Përmbajuni fort moralit të Allahut dhe mos u përçani, ngase e kam dëgjuar Ebu Kasimin (Muhamedin a.s.) duke deklaruar: - Marrëdhëniet e mira reciproke janë më të mira se namazi dhe agjërimi. Përkujdesuni për familjet tuaja dhe të afërmit tuaj, vizitoni njëri-tjetrin nëse doni të jepni llogari më lehtë.**

Hz. Ali r.a.

# Rëndësia e përkujtimit të vdekjes

**Prof. dr. Muhamed Seid Ramadan el-Buti**

**Shpeshtojeni përkujtimin e shkatërruesit të kënaqësive dhe ndarësit të njerëzve (vdekjes), sepse, nëse përkujtohet për të këqijat (veprat e këqija-mëkatet), i pakëson ato, e nëse përkujtohet për të mirat (veprat e mira), i shumon ato.**

**Shpeshtojeni përkujtimin e shkatërruesit të kënaqësive dhe ndarësit të njerëzve (vdekjes), sepse, nëse përkujtohet për të këqijat (veprat e këqija-mëkatet), i pakëson ato, e nëse përkujtohet për të mirat (veprat e mira), i shumon ato.**
Pejgamberi a.s.

Sot do të shkruajmë rreth një teme, nga e cila shumë njerëz neveriten kur të bisedojnë rreth saj dhe shumë grupe njerëzish trishtohen kur të dëgjojnë diçka rreth kësaj teme. Fjala është për bisedën rreth vdekjes. Është për t'u habitur përse njeriu trishtohet ose përjeton neveri kur bisedohet rreth vdekjes dhe çështjeve që lidhen me të, ndonëse e ka dëgjuar Pejgamberin a.s. duke thënë në një hadith autentik: "Shpeshtojeni përkujtimin e shkatërruesit të kënaqësive dhe ndarësit të njerëzve (vdekjes), sepse, nëse përkujtohet për të këqijat (veprat e këqija-mëkatet), i pakëson ato, e nëse përkujtohet për të mirat (veprat e mira), i shumon ato". Përkujtimi i vdekjes dhe të kuptuarit e domethënies së saj, është që ia shkurton kthetrat shtypjes dhe trysnisë në një shoqëri. Përkujtimi i vdekjes dhe të kuptuarit e drejtë të realitetit të saj, është që thyen dhëmbët e padrejtësisë dhe tiranisë në një shoqëri. Përkujtimi i vdekjes dhe të kuptuarit e drejtë të realitetit të saj, është që shkul apo i pret rrënjët korrupsionit brenda një shoqërie. Po, përkujtimi i vdekjes dhe të kuptuarit e drejtë të realitetit të saj, është një kontrollues apo frenues, i cili mbron shoqërinë nga rrëshqitja në ambientet e korrupsionit dhe mashtrimit, është një kontrollues që i zgjon individët dhe shoqëritë, në mënyrë që ta pasojnë rrugën e drejtë, dhe i largon ata nga rruga ose nga rrëshqitjet në humnerë. Ju e dini se roli i kontrolluesit në realitetin vizual është pas bërjes së veprës, mirëpo roli i tij në marrjen e leksionit është para bërjes së veprës. Andaj, për këtë shkak Allahu xh.sh. në Kuranin famëlartë së pari ka përmendur vdekjen e pastaj jetën (Shih: El-Mulk, 1-2). Unë dëshiroj t'ia përkujtoj vetes time, po t'jua kujtoj edhe juve këtë që na ka urdhëruar i Dërguari i Allahut xh.sh., që ta shpeshtojmë përkujtimin e saj. Për vdekjen, me të cilën shumë tekste kuranore, në shumë raste dhe përmes shumë metodave, e kanë konfirmuar se njeriu do të ballafaqohet pashmangshmërisht, (Shih: El-Xhumua, 8; En-Nisa,78; Ali- Imran,185). A nuk i tha Allahu xh.sh. të dashurit të Tij: "Ti do të jesh i vdekur, e edhe ata do të jenë të vdekur". (Ez-Zumer, 30).

Çfarë është vdekja? A mund të themi se me vdekjen e njeriut përfundon çdo gjë? Jo, kurrsesi. Vdekja është faza apo etapa e tretë e jetës nga katër, sa ka gjithsej jeta. Njeriu duhet të kalojë patjetër nëpër katër etapat e jetës, një pas një. Etapa e parë është etapa e embrioneve, më pastaj vjen etapa e kësaj jete që jemi duke e jetuar në këtë botë, ndërsa etapa e tretë është jeta e varrezave (në gjuhën arabe quhet: Hajatul-barzah), në të cilën do të kalojmë përmes derës së vdekjes, kurse etapa e katërt dhe e fundit është jeta në Botën e amshueshme ditën kur do të ndodhë kataklizma-Kiameti. Secila prej këtyre etapave është një zonë më e gjerë dhe një realitet më i fuqishëm sesa etapa paraprake. Kjo që po them, është e mbështetur në ligjet e shkencës e jo në fantazi dhe përralla.Njeriu është një përbërje e dyfishtë, pa marrë parasysh a është duke jetuar mbi tokë, në jetën e kësaj bote, apo është duke jetuar në jetën e varrezave pasi të kalojë në varrin që është duke e pritur atë. Në secilin rast ai është një përbërje e dyfishtë. Në jetën e kësaj bote shpirti është shoqërues i trupit, në këtë etapë shpirti është i burgosur për llogari të trupit, ai nuk mund të lëvizë përveçse brenda suazave që

ia lejon trupi. Ndërkaq, kur njeriu kalon në jetën e varrezave, atëherë çështja ndryshon dhe trupi shndërrohet në shoqërues të shpirtit, e shpirti i ngjason më shumë Diellit, i cili qarkullon në kupën të qiellit: ai fizikisht është i ndarë nga Toka, mirëpo është i ngjitur me Tokën përmes rrezeve të tij. Njësoj është edhe lëvizja e shpirtit dhe, sado që ai lëviz, prapë është i ngjitur me trupin që e ka mbuluar dheu, ky është një realitet shkencor, të cilin duhet ta dimë. Bazuar në këtë që u tha, njeriu gjatë jetës së varrezave mund t'i ekspozohet shpërblimit apo ndëshkimit, dhe bazuar në këtë, duhet t'i bindemi patjetër sqarimit apo lajmërimit hyjnor, kur Allahu xh.sh. na tregon për jetën që e jeton i vdekuri në jetën e varrezave. A nuk e keni lexuar thënien e Allahut xh.sh., kur tregon për njeriun që kishte besuar në të dërguarit e Zotit, dhe si shpërblim për këtë kishte marrë ekzekutimin për shkak të besimit të tij, një ngjarje të cilën na e tregon kaptina Jasin, (Shih:Jasin, 26-27). Pra, kur i është thënë atij "Hyr në Xhennet"! nuk është fjala për Ditën e Gjykimit, sepse ai më pas kishte thënë: "Ah, sikur ta dinte populli im, për se më fali Zoti im dhe më bëri prej të nderuarve"!. Gjithashtu Allahu xh.sh., në lidhje me Faraonin, thotë: "Ata ia nënshtroi zjarrit mëngjes e mbrëmje". Fjala është për jetën e varrezave, ndërsa më pas Allahu xh.sh. thotë: "ditën e kiametit (u thuhet engjëjve): "Ithtarët e faraonit futni në dënimin më të rëndë"! (Gafir, 46).

Ky është realiteti i vdekjes. E, pra, vdekja si proces nuk është fatkeqësi për të vdekurin, po është fatkeqësi për të gjallët, të cilët ndahen nga i afërmi i tyre, nga shoku, miku apo i dashuri i tyre. Vdekja është fatkeqësi për të gjallët që kanë përcjellë të vdekurin, i cili ka kaluar tek Zoti para tyre. Për sa i përket të vdekurit, në të vërtetë, është ai që thur apo gërsheton realitetin e vdekjes dhe domethënien e saj, ai që thur apo gërsheton realitetin e vdekjes gjatë jetës që është duke e jetuar në këtë botë. Nëse ai do, vdekjen, e cila është duke e pritur, e shndërron në një moment shumë të lumtur. Por gjithashtu, nëse ai do, vdekjen, e cila është duke e pritur, e shndërron në një moment shumë të hidhur. Njeriu, i cili gjatë jetës së kësaj bote ka qenë i përpiktë ndaj Urdhrave të Zotit, i ka realizuar ato në bazë të mundësive të tij dhe është larguar nga gjërat që ka ndaluar Zoti gjithashtu në bazë të mundësive, dhe më pastaj i ka ardhur vdekja duke qenë në këtë gjendje, patjetër ai do të shijojë një përgëzim dhe do ta shohë me sytë e tij. A nuk ka thënë i Dërguari i Zotit në një hadith që transmeton bashkëshortja e tij, Aishja r.a.: (Ai që dëshiron ta takojë Allahun xh.sh., edhe Allahu xh.sh. dëshiron ta takojë atë, ndërsa ai që urren ta takojë Allahun xh.sh., edhe Allahu xh.sh. e urren takimin me të). Me të dëgjuar këtë hadith, Aishja r.a. tha: "O i Dërguar i Allahut, a ke për qëllim vdekjen? Sepse të gjithë ne e urrejmë vdekjen". Pejgamberi a.s. i tha asaj: (Nuk është ashtu, mirëpo, kur një besimtari i afrohet exhelimomenti i vdekjes, ai përgëzohet me takimin me Zotin xh.sh. dhe me shpërblimin që është duke e pritur, prandaj (në ato momente) nuk ka gjë më të dashur tek ai sesa takimi me Zotin xh.sh. dhe vdekja. Ndërsa pabesimtari dhe mëkatari informohet për hidhërimin e Zotit e ndëshkimin e tij dhe këtë (ata) e vërejnë me sytë e tyre, prandaj (në këto çaste) nuk ka gjë më të urryer për ta sesa vdekja dhe ajo që i pret pas vdekjes). Ndërsa personi tjetër, i cili punoi me mendje dhe logjikë, u kujdes për të ardhmen e tij që e priste, ai kënaqej me shtëpinë që kishte huazuar, mirëpo gjithashtu i kushtoi një përkujdesje edhe shtëpisë së tij të vjetër, e cila kishte nevojë për një përkujdesje dhe investim për mirëmbajtje për çdo ditë nga dy-tri orë, dhe më pas kthehej në shtëpinë e huazuar, shtëpinë të cilën do ta braktisë pas një kohe. Kështu, pasi përfundoi afati i kontratës, ai e falënderi pronarin e shtëpisë dhe u rikthye në shtëpinë e tij, e cila e priti atë ballëhapur duke i thënë: Urdhëro hyr, sepse je përkujdesur gjatë kësaj periudhe për mirëmbajtjen e shtëpisë sate, të cilën e posedon dhe tek e cila do të kthehesh. A nuk është realiteti ynë i këtillë? A ekziston ndonjë njeri i cili mund t'i ikë vdekjes, e cila është duke na pritur? Përse nuk i bashkojmë dy të mirat? Përse të mos i shfrytëzojmë të mirat që na ka dhënë Allahu xh.sh. në këtë botë, dhe në të njëjtën kohë të përkujdesemi për shtëpinë tonë, në të cilën do të kalojmë; përse të mos përkujdesemi për të përmes përkushtimit ndaj Urdhrave të Zotit, përmes dëgjimit dhe nënshtrimit ndaj porosive të Tij? A jemi ne të lirë apo jemi të nënshtruar (robër)? Këtë pyetje ia kam bërë disa herë vetes sime, prandaj dëshiroj që po këtë t'jua bëj edhe juve: A jemi ne të lirë apo jemi të nështruar (robër)? Nëse jemi të lirë, atëherë të jetojmë ashtu siç dëshirojmë dhe të veprojmë çdo gjë që dëshiron vetja jonë, pa pasur ndonjë kufizim në veprimet tona. Ndërkaq, nëse jemi të nështruar (robër), atëherë ne bashkëveprojmë me kuptimet që na i ka dhënë Allahu xh.sh. dhe nuk veprojmë të pavarur; nëse jemi robër, atëherë ne nuk posedojmë jetën tonë, nuk posedojmë as gjumin dhe as zgjuarjen, nuk posedojmë as kafshatën që e vëmë në gojën tonë; nëse ne jemi robër, atëherë ta dimë se nën përkujdesjen e kujt gjendemi, ta dimë se si do të përfundojë çështja jonë, çfarë është puna e kësaj vdekjes, e cila po na përcjell vazhdimisht; nëse e dimë se jemi robër-dhe ne ashtu jemi- atëherë të veprojmë siç veprojnë robërit dhe vetëm atëherë kemi mundësi për t'i bërë bashkë dy çështjet, që të përqafohen në mes tyre, jetës së lumtur (Shih:El-Araf, 32),dhe përgatitjes për largim, për në botën e varrezave.

www.bouti.com, Përktheu dhe përshtati nga gjuha arabe,Vedat Shabani



# Respekti i njeriut ndaj krijesave të tjera

**Doc. Dr. Fikret Karaman**

**Edhe kafshët janë një pjesë dhe amanet i kësaj jete sikurse njeriu, sepse ato kanë shpirt, ndiejnë dhembje dhe kanë nevojë për ujë dhe ushqim.**

**Allahu e mëshiron atë që mëshiron tjetrin. Mëshironi ju ata që janë në tokë, që të mëshiroheni nga ata të qiellit".**
Hz. Muhamedi a.s.

Po të shikojmë rrethin tonë, do të vërejmë se çdo gjë është krijuar me një llogari, sistem dhe masë. Edhe nëse nuk e dimë shkakun, të gjitha krijesat që janë, me shpirt qofshin ato ose pa shpirt, që të gjitha kanë një qëllim dhe urtësi. Ta lëmë vetëm për një çast njeriun jashtë këtyre krijesave. E dimë se shumë krijesa dhe gjallesa jetojnë, si në tokë ashtu dhe në det. Një pjesë prej tyre, zvarriten, një pjesë tjetër ecin, një pjesë tjetër fluturojnë e një pjesë tjetër vazhdojnë jetën e tyre duke notuar në det. Secila prej tyre, të gjitha ato i sigurojnë rrethit dhe botës që jetojmë, lloje të ndryshme vlerash. Jemi dëshmitarë të llojllojshmërisë së tyre, ngjyrave të tyre, bukurive që kanë ato dhe të mënyrës së lëvizjeve të tyre. Në këtë mënyrë, bota e kafshëve dhe shpendëve është bërë një copë e jetës sonë të përditshme, prandaj jemi të obliguar që ta jetojmë dhe ta ndajmë botën me to. E edhe popujt e tjerë antikë, që kanë jetuar para nesh, kanë gdhendur, vizatuar dhe pikturuar fotografitë e tyre nëpër lisa, gurë, mure dhe nëpër shpella. Kjo tregon se ata u jepnin atyre një vlerë të madhe. E ka nga ato që një pjese të të cilave u kishin dhënë vlerë të tepruar dhe të gabuar përveç respektit, pra i kishin ngritur në shkallën e adhurimit të tyre. Në anën tjetër, këto krijesa përmenden shpesh në letërsi, poezi, legjenda, mesele dhe tekste të ndryshme. Pëllumbi, bilbili, thëllëza, kali, deveja, elefanti, drenusha etj., janë disa nga ato që përmenden. Pa asnjë dyshim, gjatë gjithë historisë ka pasur hapa e qëndrime të ndryshme ndaj botës së kafshëve. Natyrisht, edhe Feja Islame, këtë aspekt nuk e ka lënë anash, dhe, si në Kuran ashtu edhe në hadithe, trajtohet kjo çështje. Të kujtojmë se një pjesë e sureve – kaptinave të Kuranit janë quajtuar me emra të disa kafshëve. Këto janë: El-Bekare (Lopa), En-Nahl (Bleta), En-Neml (Buburreci), Ankebut (Merimanga) dhe Fiil (Elefanti). Në hadithe dhe në literaturën e jurisprudencës islame është cekur në mënyrë të hollësishme se si duhet të sillemi me to, cilat dhe kur mund të vriten, nëse na dëmtojnë; janë cekur se cilave prej tyre mund t'u hahet mishi e cilave jo, cilat mund të priten kurban edhe si duhet të theren, norma e kafshëve të ngordhura, zekati për to etj.. Për shkak të përmendjes së shpeshtë të kafshëve në ajetet kuranore dhe në hadithet e Pejgamberit a. s., ne duhet të dimë dhe të kujtojmë se edhe ato janë krijuar nga Allahu xh. sh. dhe se në krijimin e tyre ka bukuri të mëdha. Një grup nga këto kafshë, njerëzve u ofrojnë ushqime, shërbejnë për bartje e hipje, kanë vlerë pasurie, dhe nga të gjitha ka ndonjë mundësi shfrytëzimi. E në anën tjetër, është cekur se të falënderosh për këto begati, është një detyrë dhe obligim ndaj Krijuesit. Sepse ka një rëndësi të veçantë që njerëzit të kenë një rezervë gjatë përdorimit të tyre, dhe të njohin të lejuarën dhe të ndaluarën për to. Përveç kësaj, një pjesë e tyre, pasi mund të shfrytëzohen për kurban dhe zekat, prandaj njerëzit, përmes atyre, arrijnë afrimin ndaj Allahut xh. sh..

### Ruajtja e të drejtave të tyre

Për fat të keq dhe me keqardhje, duhet të themi se zhvillimi i teknologjisë dhe dalja e saj në plan të parë, zhvillimi dhe ndërtimi

i vendeve e qyteteve me një shpejtësi të madhe dhe spërkatja me ilaçe të ndryshme e kopshteve, ka ngushtuar mundësitë dhe u ka marrë kafshëve të drejtën e të jetuarit. E, në anën tjetër, duhet të dimë se çdo krijesë ka të drejtën e saj për të jetuar. Njeriu nuk duhet të ngurrojë assesi për të shfaqur dashurinë ndaj tyre, ashtu sikurse bëjnë me njerëzit tjerë. Të mos harrojmë se edhe të gjitha kafshët kanë cilësi dhe atyre u takon dashuria sikurse edhe njerëzve. Ato nuk duhet të keqpërdoren. Nuk duhet të dëmtohen dhe t'u bëhet zullum nga ne. Atyre nuk duhet t'ua ngushtojmë të drejtat e tyre për të jetuar të lira në natyrë. Këto kafshë dhe krijesa që janë të nevojshme për përkrahjen dhe ushqimin nga njeriu, duhet të ruhen dhe të gëzojnë përkujdesje. Këto nuk duhet t'i lëmë kurrsesi të etura dhe pa ushqime. Dhe as që duhen bërë lojëra apo prova fizike a psikike ndaj tyre. Këto veprime hyjnë në shkeljen e të drejtave të kafshëve. Vërejmë se në Historinë Islame, janë krijuar vakëfe dhe vende mbrojtëse për përkujdesjen e kafshëve. Po ashtu, nuk është sjellje e mirë që të bëhet gjahu ndaj tyre vetëm e vetëm për dëshirë dhe relaksim, ndoshta pa pasur fare nevojë për mishin e tyre. Nuk duhet të shkaktojmë në trupin e tyre dhembje dhe plagë e as t'i ngarkojmë me barra të rënda. Për këtë arsye, Omeri r. a. i kishte dënuar ata që i kishin ngarkuar barrë të rëndë devesë. Edhe Omer ibni Abdul Azizi kishte nxjerrë një ferman që të mos ngarkoheshin kafshët me barrë të rënda, të mos rriheshin me mjete të forta, sikur janë: me gurë, dru, hekur etj.. Në anën tjetër, as juristët islamë nuk kishin lejuar dhe kishin dënuar rrahjen e kafshëve, lënien e tyre pa ushqim dhe ngarkimin e tyre me barrë të rënda. Është një detyrë dhe obligim i masës që të ndikojnë në shumëzimin dhe jetën e kafshëve. Nuk lejohet që ato të hidhen jashtë, të përzihen për shkak të forcës dhe të moshës. Derisa të jetojë, për kafshën duhen siguruar kujdesi, shërimi dhe siguria e saj. Më 15 shtator 1978 në Paris është shpallur Deklarata Ndërkombëtare për Të Drejtat dhe Mbrojtjen e Kafshëve nga UNESCO. Në këtë deklaratë, në nenet 9 e 10, është cekur se duhet të merren masa dhe siguri për mbrojtjen e tyre. Neni 9: "Është e obligueshme që të njihet e drejta e statusit të kafshëve. Çështja për sigurinë dhe mbrojtjen e kafshëve duhet të bëhet nga kujdestarët shtetërorë". Neni 10: "Janë të obliguar t'ua bëjnë të ditur vendësve që nga fëmijëria, që t'i kenë në konsideratë kafshët dhe të kenë respekt ndaj tyre".

**Mëshirë dhe butësi ndaj tyre**

Në mesin e shumë begative dhe të mirave të panumëruara që i janë dhënë njeriut, kafshët në veçanti zënë një vend të veçantë. Çdo gjë që merret prej tyre, sjell nga një dobi të veçantë. Prej një pjese të tyre kemi dobitë për bartje, hipje dhe vajtje diku. Një pjese tjetër të tyre u shfrytëzojmë leshin, i shfrytëzojmë për ushqim ose përdorim lëkurën e tyre. E sa për dhembjen që kemi ndaj këtyre kafshëve, kjo as që diskutohet, sepse ne si njerëz ndiejmë dashuri ndaj tyre po dhe përgjegjësitë tona ndaj tyre. Me të vërtetë, ne duhet të kemi një respekt dhe mëshirë ndaj këtyre kafshëve, për të cilat nuk kujdeset askush, qofshin ato shtëpiake apo malore. Sepse Urdhri i Allahut xh. sh. dhe dëshira e Tij është që të jemi të drejtë dhe të mëshirshëm ndaj të gjitha krijesave. Ngase atributi i Tij si er-Raimu – i Mëshirshëm; shfaq mëshirën dhe dashurinë e Tij ndaj të gjitha krijesave të kësaj bote. Në lidhje me këtë, janë shumë me vlerë për ne këto thënie të arta të Pejgamberit a. s.: "Allahu e mëshiron atë që mëshiron tjetrin. Mëshironi ju ata që janë në tokë, që të mëshiroheni nga ata të qiellit". (Ebu Davud, Edeb, 58.) Nuk mund të thuhet se sjellja dhe mëshira ndaj kafshëve në këtë botë moderne është shumë e mirë. Thënë ndryshe, mentaliteti i sotëm është vendor dhe individual. Mund të thuhet lirisht se ato që ceken në hadithe dhe zbatoheshin në historinë e jetës së myslimanëve, janë shumë më të mira. Sepse Pejgamberi a. s. ka thënë: "Një besimtar mëkatar, që i ka dhënë ujë një qeni të etur, Allahu xh. sh. ia ka falur mëkatet". ( Buhari, Shirb, 9.) Kurse në një rast tjetër kemi momentin që na ka treguar Pejgamberi a. s.: " Një grua kishte mbyllur një mace diku dhe ajo kishte ngordhur nga uria dhe etja, dhe për këtë shkak ajo ishte konsideruar nga banorët e Xhehenemit".( Muslim, Selam, 151, 152.) Kemi edhe rastin tjetër kur Pejgamberi a. s. kishte parë se dikush i kishte marrë zogjtë nga foleja e tyre dhe se e ëma e tyre po qante nga dhembja për zogjtë e saj, e Muhamedi a. s. kishte urdhëruar që t'i ktheheshin menjëherë ata zogj në vendin e tyre, dhe e kishte dënuar atë që i kishte marrë. (Ebu Davud, Xhihad, 112).

**Ruajtja/Mbajtja dhe kultivimi i tyre**

Shpeshherë është diskutuar çështja nëse ruajtja apo kultivimi i kafshëve të bëhet në shtëpi apo jo. Dihet se në kohën e Pejgamberit a.s. një pjesë nga ashabët ruanin disa lloje zogjsh, si laraskë, kanarinë ose ndonjë tjetër si këto. (Buhari Edeb, 81, 112.) Në një transmetim tjetër theksohet se një ashabi tjetër i qe propozuar që të ruante një pëllumb apo gjel, për shkak se ishte ankuar nga vetmia. Sipas dijetarëve islamë, nuk ka ndonjë të keqe ruajtja e këtyre kafshëve a shpendëve, si macja, disa zogj që ruhen në kafaz, por me kusht që të mos shpërfillet kujdesi ndaj tyre e ato të lihen të etura e të uritura. Mirëpo, nëse bëhet kjo, atëherë duhet të kihet kujdes që të mos shqetësohet rrethi dhe ta mbrojmë mjedisin



nga ndotja e tij. Mund të ruhet/të mbahet edhe qeni, për qëllim gjuetie. Mirëpo, nëse nuk ka nevojë të tillë për qenin, atëherë qeni nuk duhet mbajtur në shtëpi. Për fat të keq, jeta në kohën tonë është tkurrur dhe lidhjet farefisnore kanë filluar të dobësohen, prandaj dikush vetmohet në jetën e tij personale duke iu shmangur të afërmeve dhe miqve. Kjo dukuri negative vjen duke u rritur çdo ditë e më tepër, dhe kjo ndikon negativisht tek individët dhe bashkësia. Krahas kësaj, çdo ditë e më tepër është përhapur edhe ruajtja/mbajtja e qenve nëpër shtëpi, si një formë argëtimi me ta. Në shikim të parë, kjo duket si respekt dhe dashuri ndaj kafshëve, por kjo sjell shumë dëme për rendin familjar, sepse në shtëpi mund të përhapen sëmundje dhe të bëhen dëme të tjera. E në anën tjetër këto sjellje, njeriun a dashurinë dhe respektin e tij, e drejtojnë në vende të gabuara dhe aty ku nuk duhet. Thënë shkurt, edhe kafshët janë një pjesë dhe amanet i kësaj jete sikurse njeriu, sepse ato kanë shpirt, ndiejnë dhembje dhe kanë nevojë për ujë dhe ushqim. Ato nuk kanë gjuhë, nuk mund të flasin, nuk mund të shprehen për diçka dhe as mund të ankohen për diçka. Nëse i ofron diçka, kafsha e merr, nëse jo - mbetet duke pritur. E në anën tjetër, secila nga kafshët ka një detyrim për të kryer ndonjë nevojë dhe funksion për njeriun. Mundi i bletës për mjaltë, apo i të tjerave që u hahet mishi, u pihet qumështi, i atyre, nga leshi dhe lëkura e të cilave kemi dobi ... peshqit që notojnë në ujë, zogjtë që cicërojnë në degë të lisit, në ara e livadhe, insektet që shëtisin nëpër vende të ndryshme... Të gjitha këto Allahu xh. sh. i ka krijuar me një shkas dhe një urtësi për të marrë (njeriu) mësim. Në lidhje më këtë, në Kuran thuhet: "Allahu nuk ngurron të marrë çfarëdo shembulli, qoftë mushkonjë a diçka edhe më e imët se ajo. Për sa u përket atyre që besuan, ata e dinë se ai (shembull) është i vërtetë nga Zoti i tyre, ndërsa ata që mohuan, do të thonë: (Shih: El-Bekare,26.)

Burimi: Revista "Diyanet" Dhjetor, Nr. 240, 2010, Përktheu: Mr. Zymer Ramadani

# Sfidat e tjetërsimit dhe nevoja e edukimit fetar

**Dr. Milazim Krasniqi**

**Organizimi dhe administrimi i edukimit fetar duhet të bëhet brenda ligjeve që ka shkolla jonë publike, programeve që miraton ministria jonë e arsimit dhe standardeve që zbatojnë shtetet europiane në këtë fushë.**

Kërkesat e ripërsëritura publike të disa institucioneve dhe subjekteve legale të vendit tonë, për të inkuadruar lëndën e edukimit fetar në shkollat publike, është e mbështetur në praktikat e mira të shkollave publike në vendet, të cilat respektojnë të drejtat e njeriut dhe liritë fetare dhe që synojnë të ruajnë e të kultivojnë identitetet kulturore, besimore e kombëtare. Diskutimi brenda këtij kuadri është i rëndësishëm, që të evitohen tendencat e disa qarqeve, që bëjnë kujdestari për të lancuar dyshime e akuza ndaj bartësve të këtyre kërkesave, si gjoja prishës të orientimit europian të shqiptarëve dhe të identitetit tonë kombëtar. Agresiviteti i këtyre qarqeve, në fakt, është në funksion të injektimit të frikës te të gjithë ata që qëndrojnë para këtyre kërkesave, që t'i zmbrapsin dhe që të vazhdojë gjendja e deritashme e çmoralizimit të shoqërisë nga pasojat e ideologjisë komunisto- ateiste dhe të urrejtjes patologjike me prejardhje pansllaviste ndaj Islamit. Arsyet e aplikimit të një lënde të veçantë të edukimit fetar në shkollat tona publike janë të shumta, po unë do të fokusohem në njërën prej tyre e që ka të bëjë me pengimin e procesit të tjetërsimit kulturor, besimor e kombëtar të neve shqiptarëve në trendet e globalizimit. Natyrisht këtu në Kosovë, ende ka shpresë më shumë që tjetërsimi i panatyrshëm të pengohet, ndërsa në Shqipëri e pamë se si konvertimi masiv i shqiptarëve në grekë, ishte duke e zhdukur një pjesë jo të vogël të kombit tonë, për çka u desh të ndodhte ndërhyrja e shtetit që të pengohej epidemia e dealbanizimit demografik të jugut të Shqipërisë. Shembulli i Shqipërisë, ku ateizmi vulgar ka dëmtuar në palcë identitetin kulturor, besimor e prej andej edhe kombëtar, duhet të na shërbejë si alarm, për të parandaluar kobin e tjetërsimit edhe të ndonjë pjese të kombit në shtetin tonë të ri e të pastabilizuar ende. Këtu nuk bën punë llafazanëria primitive e antiislamikëve fanatikë, po bëjnë punë zgjidhjet adekuate, të cilat do ta mbronin identitetin tonë shumëplanësh, e ku pa dyshim roli i shkollës publike dhe i edukimit fetar si njëra nga unazat përbërëse të shtyllës së saj kurrizore, do të luanin një rol shumë pozitiv.

**Debati rreth lëndës fetare**

Cila është gjendja aktuale identitare e shqiptarëve në Kosovë, kur po zhvillohet ky debat e kur po shtrohen këto kërkesa të ligjshme? Sot një pjesë e bashkëkombasve tanë edhe në Kosovë, po e përjeton procesin e tjetërsimit kulturor, besimor e kombëtar ashtu siç përjeton një njeri i sëmurë përparimin e sëmundjes në organizimin e tij, duke e ndier përparimin e saj, po në të njëjtën kohë duke mos e pasur as guximin që ta pranojë se ai përparim po ndodhë dhe po e shpie drejt ndryshimit jetën e tij. Si edhe të gjitha analogjitë e tjera, edhe këto e kanë një asimetri brenda vetes: përderi sa sëmundja nuk është e vullnetshme, nuk është zgjedhje e vetë njeriut të sëmurë, tjetërsimi në rrethanat tona të anarkisë së zgjedhjes, tingëllon si i vullnetshëm, si zgjedhje e lirë e atyre që i janë ekspozuar atij ndryshimi, paçka se në fakt është i nxitur nga naiviteti dhe nga prirje hedoniste që nuk frenohen lehtë. Pikërisht

impulset hedoniste janë impulset kryesore, që i nxisin kryesisht të rinjtë drejt inkuadrimit në sisteme të tjera të vlerave kulturore, e që pastaj i rrezikon t'i përfshijë në procesin e tjetërsimit kulturor. Lajtmotivi hedonist, "Kënaqu tash", ka shkaktuar një ciklon trullosës në gjeneratat e reja anekënd globit, duke përfshirë madje edhe rininë e qytetërimeve më rezistuese ndaj konceptimit hedonist të jetës, sikundër janë qytetërimi konfuçianist dhe ai islam. Një pjesë e konsiderueshme e rinisë në gjithë botën sot, po shkëput me shpejtësi lidhjet me traditat kulturore të kombit të vet e të fesë së vet dhe po inkuadrohet në "kulturën globale", me parashenjën hedoniste "Kënaqu tash". Në vend të soditjes së artit, që ka qenë koncepti themelor i estetikës moderne, ndodh pjesëmarrja në "krijimin e artit", me anën e ulërimave. Në vend të mesazheve që do të duhej të përthitheshin nga një ngjarje kulturore, e që mund të shndërroheshin në shenja të deshifrueshme të situatave jetësore, ndodh konfuzioni edhe më i madh, bllokimi i energjive kreative të individit, barazimtaria intelektuale, morale e estetike, në një shkallë shumë të ulët të tyre, po të krahasohet me shkallët që kanë arritur ato vlera shumë më herët, në periudhat pararendëse kulturore e historike. Hyrja në këtë proces të tjetërsimit, e nxitur nga motivi hedonist në fillim, më vonë merr drejtimin e shëndërrimit në një vuajtje kronike e humbje të paevitueshme të viktimave të tjetërsimit kulturor. Rritja e tmerrshme e numrit të narkomanëve, të homoseksualëve, të delikuentëve e të kryesve të veprave kriminale, pjesërisht është edhe produkt i këtij tjetërsimi kulturor. Energjitë që u duhet shoqërive të sotme moderne, për të përballuar pasojat që shkakton narkomania, homoseksualizmi dhe krimi, janë shumë të mëdha. Fatkeqësisht gjasat për ta mposhtur të keqen që prodhon tjetërsimi, nuk janë të mira. Zhan Bodriari, duke analizuar shkaqet dhe frymën e terrorizmit, mendon se e mira dhe e keqja rriten "njëkohësisht, me dinamikë të njëjtë". Pikëshikimi i tij është mbi botën e sotme demokratike, e cila duke e shpallur triumfin e së mirës, ka nxitur një valë të ashpër të së keqes. Përtej analizës lucide të Bodriarit, mund të thuhet me siguri të plotë se triumfi i së mirës është i pamundur në këtë botë të dizajnuar si botë e pabarazive ekstreme. Në fakt, për të ëndërruar fitoren e së mirës mbi të keqen ose së paku zvogëlimin e të keqes krahas rritjes së të mirës, duhet një organizim më fisnik i gjithë jetës së njerëzve e të institucioneve. Por, kjo është një çështje tjetër. Tash për tash, tjetërsimi kulturor, besimor e kombëtar është hapi në drejtimin krejtësisht të gabueshëm, i cili mund të dëmtojë edhe më shumë ekuilibrat e prishur ndërmjet të mirës dhe të së keqes edhe në shtetin tonë dhe në kombin tonë.

**Populli ynë e ka rininë kontingjentin kryesor demografik**

Dukuria e tashme e tjetërsimit kulturor, besimor e kombëtar të një pjese të të rinjve tanë, të cilët kur shndërrohen në imitatorë të grupeve margjinale të të rinjve zezakë, kur i japin përparësi anglishtes para shqipes, kur për një vizë mund ta ndërrojnë identitetin kombëtar, më shumë paraqet një shkallë çmoralizimi të një pjese të shoqërisë, sesa një proces të transformimit të identitetit. Por, meqë populli ynë e ka rininë kontingjentin kryesor demografik, rezulton se në këtë aspekt është e rrezikuar e ardhmja e identitetit të tij nacional dhe fetar. Prandaj, nëse do të gjendeshin mënyrat adekuate të komunikimit me këtë pjesë të rinisë, duke i dhënë ofertën adekuate arsimore e kulturore, të krijuar brenda vlerave të identitetit tonë dhe mbi të gjitha duke i dhënë ofertën e gjetjes së paqes me veten, do të fillonte rehabilitimi i tyre kulturor e shpirtëror e prej andej edhe krijimi i hapësirave të reja të kohezionit shoqëror. Këtij synimi, krahas arritjes së standardeve europiane të respektimti të të drejtave dhe lirive njerëzore e fetare, duhet t'i shërbejë edhe inkuadrimi i lëndës së edukimit fetar në shkollat tona publike. Pra, nuk kërkohet edukimi fetar për të prerë buleta për botën tjetër, siç mund të pandehin cinikët, po për të formuar në këtë botë dhe brenda kombit tonë, individë të edukuar, të dobishëm, të suksesshëm e të fortë përballë sprovave të jetës individuale dhe kombëtare. Kjo edhe është mënyra më efikase e pengimit të manipulimit tinëzar me ndjenjat fetare në shoqërinë tonë. Heqja e dimensionit mistifikues të besimit fetar, krijon përjetim normal të besimit dhe sjellje normale e tolerante në shoqëri. Rrjedhimisht, eliminimi i mundësive të indoktrinimit fetar, parandalon lindjen e ideve dhe të veprimeve ekstremiste. Pra, në realitetin tonë specifik, ku është e domosdoshme të ruhen ekuilibra të shumtë, edukimi fetar në shkollat publike do të kishte rol të rëndësishëm edhe në këto aspekte. Natyrisht, organizimi dhe administrimi i edukimit fetar duhet të bëhet brenda ligjeve që ka shkolla jonë publike, programeve që miraton ministria jonë e arsimit dhe standardeve që zbatojnë shtetet europiane në këtë fushë. Asgjë më shumë se sa kanë shtetet demokratike, të cilave Kosova synon t'u bashkohet, nuk ka pse të kërkohet as në këtë rast.

(Kjo kumtesë është lexuar në konferencën shkencore "Mësimet mbi fenë në institucionet publike të arsimit: përvojat nga rajoni dhe modalitetet e përshtatshme për Kosovën", të organzuar nga KBIRK, më 14-15 mars,2011 në Prishtinë.

# Një vështrim mektebeve në Prishtinë

**Kenan Bahtiri**

**Në kohën e Mbretërisë së Jugosllavisë, në Prishtinë edhe në disa fshatra të rrethinës së saj, si edhe në Kosovë, vazhduan të punonin disa lloje të shkollave fetare të konfesionit islam, të cilat kishin orientime fetare. Prej tyre duhen veçuar sibjan-mektebet apo mejtepet dhe medresetë.**

Këto shkolla ishin të trashëguara nga Perandoria Osmane dhe në njëfarë mase zëvendësonin arsimin e masave të gjera të popullatës së besimit islam, siç ishin shqiptarët dhe turqit. Me ardhjen e ushtrisë në këtë anë, shumë nga këto shkolla ndërprenë aktivitetin e tyre, sepse ushtria serbe strehohej në lokalet shkollore dhe kështu ato, nga institucione shkollore, shndërroheshin në depo dhe kazerma ushtarake[1]. Këtë fat e patën një numër i madh i xhamive gjithandej në Kosovë, po edhe në Prishtinë. Prandaj në këtë periudhë ekzistonin shkolla fetare private – mejtepe e medrese, të cilat ishin shkolla private, mjaft të paorganizuara, të papërshtatshme dhe nuk i plotësonin as nevojat më elementare edukativo-arsimore të kohës. Shkollat e tilla ishin të vendosura në shtëpi private, në ndërtesa të vakëfeve, pranë xhamive dhe teqeve.

### Mësimi zgjaste tre vjet

Derisa në Prishtinë mejtepet ishin pak më të rregulluara dhe mësimi zhvillohej çdo ditë, nëpër fshatra gjendja ishte shumë më e keqe dhe mësimi nuk zhvillohej në mënyrë të rregullt. Ligjëratat mbaheshin gojarisht, pa libra mësimi e pa programe. Mësimi në këto shkolla zgjaste tre vjet dhe ndiqej nga fëmijë të moshës jomadhore. Edhe pse fëmijët mësonin alfabetin arab, ata edhe në gjuhën shqipe merrnin bazat themelore të edukatës islame. Me një fjalë, mektebet u bënë bartëse të vetme të arsimit në pjesën më të madhe të popullatës së kësaj ane. Në këto shkolla mësimi zhvillohej nga imamë, myftinj, hoxhallarë, myderrizë dhe mualimë. Këta mësimdhënës mësimin e zhvillonin në gjuhën arabe e turke, kurse komentin e bënin në gjuhën shqipe ose serbokroate. Ata jepnin bazat themelore të edukatës islame[2]. Në vitet tridhjetë të shek. XX sasia e orëve të mësimit të fesë në shkollat popullore shtetërore zvogëlohej. Një orë mësimi nuk mjaftonte për myslimanët. Përveç kësaj, prej këtyre viteve mësuesit e feve (mualimët) nuk paguheshin më nga qendra të mëparshme, por ata mbeten në (pa)mëshirën e komunave, të cilat me ligje nuk ishin të obliguara t'i paguanin.Edhe pse mualimët e sibjan-mektebeve merrnin të ardhura nga vetë kontributi i nxënësve, barrën kryesore e bartte Vakëfi, i cili, përpos të tjerash, mualimët e sibjan-mektebeve i financonte në formë shpërblimi. Qarqet qeveritare në fillim lejonin hapjen e këtyre shkollave, sepse shpresonin që nëpërmjet këtyre shkollave, shqiptarët edhe më tutje do të mbaheshin në errësirë, duke i mbajtur gjeneratat e reja në "Botën e përjetshme". Shpresohej se në këto shkolla fëmijëve do t'u flitej për "engjëjt, parajsën dhe ferrin" dhe gjëra të tjera. Duke u larguar nga gjërat e përditshme të kohës, këto shkolla konsideroheshin si një mjet për shuarjen tërësisht të ndjenjave kombëtare. Mbështetur në aktivitetin që zhvillonin këto shkolla, mund të konsiderojmë se një shpresë e tillë e pushtetit serb ishte e kotë dhe e pabazë. Sepse shumë nga këto shkolla krijuan kushte të volitshme për zhvillimin e aktiviteteve kombëtare. Disa nga mësimdhënësit e këtyre shkollave nxënësve të tyre, krahas mësimit fetar, ua mësonin edhe Abetaren në gjuhën shqipe dhe nuk ishin të rralla rastet kur ata u drejtoheshin nxënësve të tyre: "Ja, kjo është gjuha shqipe". Kësisoj, nxënësit shqiptarë, krahas mësimit të fesë, ilegalisht mësuan edhe abecedën e gjuhës shqipe[3]. Në kohën e Mbretërisë Serbe-Kroate-Sllovene, në Kosovë vepruan disa sibjan-



mektebe. Mirëpo, këto institucione fetare islame në periudhën e sundimit të kësaj Mbretërie nuk patën jetë të rehatshme, sepse qarqet qeveritare pengonin shumë veprimtarinë e tyre, për se ato patën edhe ndërprerje të kohëpaskohshme, madje disa prej tyre u ndërprenë fare. Mbyllja e këtyre institucioneve ishte e karakterit thjesht politik, sepse, sipas qarqeve qeveritare, tek nxënësit e këtyre shkollave po zgjohej me të madhe vetëdija kombëtare, ndërsa mësuesit e tyre cilësoheshin si njerëz shumë të rrezikshëm[4].

### Gjuha amtare në mektebe

Kështu, sipas raporteve të inspektorit të Ministrisë së Arsimit, më 1923, thuhej: "Në radhët e shqiptarëve po zgjohet me të madhe vetëdija kombëtare...", prandaj: "Do vërtetuar se në ç'gjuhë mësojnë nxënësit në sibjan-mektebe... Po duket se shqiptarët i kanë hapur sytë dhe në këto mektebe kanë filluar të punojnë në gjuhën amtare"etj.[5] Pra, disa nga imamët dhe mësuesit e fesë ishin me orientime kombëtare. Ata punonin mjaft në zgjerimin e vetëdijes kombëtare, jo vetëm në masën e gjerë, po edhe tek nxënësit e tyre. Për këtë arsye kërkohej që ata njerëz të ishin nën kontrollin shtetëror, sepse ata paraqitnin një rrezik permanent për pushtetin jugosllav. Pra, mualimët në shkollat islame, krahas predikimit të tyre fetar, punonin edhe në planin kombëtar[6].

### Djem e vajza në mektebe

Kontrollin e punës së këtyre sibjan-mektebeve e bënin inspektorët e imamateve të xhemateve të Këshillit të Vakëfeve-Mearifit në Prishtinë. Në raportet e inspektorëve të sibjan–mektebeve shihet se ku gjendeshin ato dhe kur ishin formuar. Në territorin e imamit të xhematit Kaderie në Prishtinë, në vitin 1932-1933 ekzistonin sibjan–mektebet në qendër në Kaderi Mëhallë me 27 nxënës, në Hatuni Mëhallë me 18 nxënës dhe në Hasan beg Mëhallë me 53 nxënës dhe mësimi mbahej në dy shtëpi private dhe në një xhami[7].Në vitin e fundit të ekzistimit të Mbretërisë së Jugosllavisë, në Prishtinë u hapën aq shumë mektebe, sa pothuaj në secilin xhemat të Prishtinës ishte hapur nga një sibjan-mekteb, ndër të cilat: në xhematin e Ramadanijes 27 nxënës, në xhematin e Alaudinit 25 nxënës, në Jusuf Çelebi 110 nxënës dhe në Mëhallën e Mehmet beg Hatunies 22 nxënës. Në këto mektebe kishte një ose më shumë paralele të përziera, kështu mësimet i ndiqnin djem e vajza[8].Edhe në fshatrat e rrethit të Prishtinës u hapën mektebe, si p.sh. në kuadrin e e xhematit të Milloshevës punonin mektebe, në këtë fshat funksiononte mektebi qysh në vitin 1928 dhe kishte 40 nxënës. Në fshatin Besi, ekzistonte mektebi me 60 nxënës, i cili përmendet andej nga viti 1930. Gjithashtu në fshatin Llukar po atë vit ekzistonte mektebi me 55 nxënës, ndërsa në vitin 1936 në Prugofc ishte mektebi me 30 nxënës, etj.[9] Për punën e këtyre mektebeve pati vërejtje e pengesa të shumta, po ato nuk e ndërprerin aktivitetin e tyre. Në vitin shkollor 1938-1939 në rrethin e Prishtinës mbretëronte kjo gjendje: kishte gjithsej 24 mejtepe (prej tyre 13 të djemve), kurse numri i mualimëve ishte 23, e numri i përgjithshëm i vijuesve të mësimit ishte 1001 nxënës[10].

[1] Dr. Hakif Bajrami, Qëndrimi i Jugosllavisë Monarkiste ndaj arsimit dhe kulturës së shqiptarëve në Kosovë (1918-1941), "Kosova", nr. 12, f. 201, Prishtinë, 1983.[2] Dr. Izber Hoti, në: "Horizontet e Historisë", nr. 5-6/1981-92, f. 100.[3] Dr. Abdulla R. Vokrri, Shkollat dhe arsimi në anën e Llapit brenda viteve 1878-1944, Prishtinë, 1997, f. 77.[4] Dr. Hakif Bajrami, Ibid, f. 201.[5] Dr. Abdulla R. Vokrri.Ibid.[6]Po aty.[7] Haki Kasumi, Shkollat fetare islame ndërmjet dy luftërave botërore, "Gjurmime albanologjike", SSHH, XII, Prishtinë, 1983, f. 159.[8]Po aty.f.159.[9]Po aty .f.160.[10] Dr. Izber Hoti, Ibid f. 100.

# Vendimet e Konsultës Gjuhësore të Prishtinës (1968) dhe standardizimi i shqipes (1972)

**Mr. Isa Bajçinca**

Qoftë për rrethanat historiko-politiko-kulturore, në të cilat do t'i zhvillonte punimet; qoftë për frymën e përgjithshme që mbretëronte nga fundi i viteve gjashtëdhjetë të shekullit të kaluar, dhe qoftë për rolin që do të merrte gjuha shqipe në kushtet e themelimit të Universitetit dhe të institucioneve të mirëfillta arsimore e shkencore dhe të ngritjes së shqipes në statusin e një gjuhe zyrtare kushtetutare e të ligjërimit në rrafshin e politikës, ekonomisë dhe të dijes në përgjithësi, - Konsulta Gjuhësore e Prishtinës (1968), me vendimet që merrte në formë konkluzash – do të hapte rrugën dhe, pse jo, do të përvijonte e të jepte një ndihmesë të çmueshme në drejtimin që do të merrte gjuha shqipe në fazën e standardizimit në Kongresin e Drejtshkrimit të Gjuhës Shqipe, mbajtur në Tiranë (1972). Thënë ndryshe, duke cituar veten, dua të ritheksoj faktin që "në qoftë se themelimi i alfabetit të shqipes ishte parakushti kryesor për vendosjen e normës drejtshkrimore të shqipes, vendimet e Konsultës Gjuhësore të Prishtinës, kjo duhet vënë në dukje, - përbënin një nga faktorët kryesorë dhe një shtysë shumë të fuqishme për njësimin e shqipes letrare". (Sem. Ndërk. për Gjuhën, Letërsinë dhe Kulturën Shqiptare, 1988, f. 8). Po t'i hedhim një sy rrugës që ka ndjekur standardizimi i shqipes në Kosovë, qoftë në kushtet e lidhjeve të ngushta kulturore me Shqipërinë dhe qoftë në kushtet e ndarjeve (po dhe barrierave për një bashkëpunim çfarëdo), - nuk mund të ishin të tjera vendimet e Konsultës Gjuhësore, përveçse të tilla, që të synonin dhe të përfundonin në përbashkimin gjuhësor dhe kulturor. Kjo mund të thuhet edhe kështu: Pavarësisht nga trysnitë që mund të ishin herë më të dukshme dhe herë më të tërthorta, për të marrë, dosido, ndonjë drejtim tjetër, - rruga që shpinte në njësimin e shqipes standarde, - ishte e pashmangshme. Meqenëse, sidomos vitet e fundit – nga diskutues lagjesh të ndryshme për nga pikëpamjet lidhur me standardizimin e shqipes, është ngritur dhe vazhdon "të përpunohet" në një si teori, - ajo e trysnive të ndryshme në rrugën e standardizimit të shqipes, - dua të shfaq mendimin lidhur me 'trysnitë'.Për mendimin tim, trysnia e mirëfilltë dhe kërkesa me ngulm për standardizimin ose, sikur thuhej asokohe – njësimin e shqipes letrare, nuk vinte dhe/ose nuk ishte aq ndikuese nga forca politike dhe as nga pushteti totalitar në Shqipëri, - po, përkundrazi, ajo vinte e fuqishme nga forca, nga domosdoja kulturore, nga kërkesat në rritje që shqiptarët të themelonin një të vetmen gjuhë standarde sikur popujt e tjerë të zhvilluar...

### Trysnia e mirëfilltë

Zhvillimi, dhe sidomos hovi e synimet për të ngritur vazhdimisht shkallën e arsimit, të shkencës e të kulturës, - një kërkesë kjo e shtruar e ngutshme, sidomos falë bashkëpunimit të ngushtë të gjithanshëm në këto fusha të hapësirës shqiptare të tërësishme tashmë, - e quanin të domosdoshëm të paktën njësimin në rrafshin gjuhësor. Kjo ishte, për mendimin tim, trysnia e mirëfilltë. Dhe, kjo e hiqte fillin tek përpjekjet shumë më larg në kohë, që nga hapja e shkollave shqipe gjatë Luftës së Dytë Botërore dhe periudha e shkurtër pas përfundimit të

saj, kur në Kosovë dhe gjithandej ndër viset shqiptare jashtë Shqipërisë, punonin një numër i madh mësuesish dhe intelektualësh të ardhur nga Shqipëria; që atëherë kur ishte vendosur që në Kosovë të përdorej varianti letrar i elbasanishtes – dhe jo të krijohej një variant tjetër mbi kosovarishten e dibranishten (për se bëhej trysni politike nga Partia Komuniste e ish-Jugosllavisë); dhe, më në fund, që atëherë kur, pas qëndrimeve për një thjeshtësim sa më të madh të shkrimit të shqipes (në mbledhjet e vitit 1957), në vitin 1963 do të rishtrohej diskutimi i drejtshkrimit të shqipes, me synimin për të hartuar një ortografi, e cila të ndihmonte shkrimin e shqipes sipas rregullave të përcaktuara, sa kohë që kishte shumë luhatje në zbatimin e ortografisë së vitit 1957... Më duhet të vë në dukje, madje me patjetër, se gjendja e zotërimit dhe e zbatimit të normës së atëhershme (në vitet gjashtëdhjetë të shekullit të shkuar) - nuk kishte arritur shkallën e dëshiruar... Për gazetarë, shkrimtarë, studentë e intelektualë të tjerë... nuk mund të thuhet që zotëronin normën e gegërishtes letrare (varianti "më i drejtë" e "më i lehtë" për gegët, - sikur e quajnë me nostalgji shumë nga kritikët e shqipes standarde, në kohën tonë) dhe që gjoja - "do të ishin normat e standardizuara nën diktatin e pushtetit totalitar", të cilat do të ngatërronin këtë çështje për të na sjellë në gjendjen e sotme, kur, pas afro 40 vjetësh, sidomos shqiptarët e Kosovës "nuk paskan arritur ta zotërojnë (dhe kjo madje qenka e pamundur!!!) – "toskërishten letrare", një standard ky i imponuar dhe "kaq i huaj" për ta" (domethënë për ne)... (Në parantezë dua të jap një si provë për shkallën "e lartë" të zotërimit të "gegërishtes letrare" asokohe. Në vitin e largët 1963, një profesor imi i nderuar i shkollës së mesme, kishte kërkuar nga unë të punoja për disa muaj (maj-gusht) në ndërmarrjen e botimit të teksteve si korrektor. Puna ime e parë do të ishte korrektura e një libri (Histori e kl. VI të shkollës fillore, më duket e përkthyer), redaktuar gjuhësisht nga një profesor e gazetar (më vonë për shumë vjet edhe mësimdhënës në arsimin e lartë në Kosovë). Duhej të bëja korrekturën e gabimeve teknike (sepse dorëshkrimi ishte shtypur në një qytet të Serbisë), por puna nuk më doli ashtu. Kjo sepse, ndoshta dhjetëfish më shumë në atë tekst kishte për të përmirësuar e korrigjuar gabime të redaktorit gjuhësor (i thoshin "lektor") dhe të përkthyesit, sesa ishin ato të "radhitësve" serbë në shtypshkronjë.

**Marrëdhënie të ngushta midis universiteteve të Tiranës e Prishtinës**

Edhe tash e kujtoj sa shumë qeshë zhgënjyer për shkak të gjuhës së përdorur në atë tekst, me shumë gabime drejtshkrimi dhe në ndërtimin e fjalive shqip. Si student i vitit të parë që isha, çuditesha për shkallën e njohjes së shqipes nga një përkthyes dhe një "ekspert gjuhësor" tjetër! Për herë të parë (kështu më thanë punonjësit e atij institucioni), kishte ngjarë që shtypshkronja ta kthente kopjen "e korrektuar" me shënimin: "Ne nuk i pranojmë këto përmirësime gabimesh, sepse ato nuk janë tonat, po janë të "dorëshkrimit" (-të autorit, shkruante aty), prandaj teksti duhej të shtypej sërish nga e para, natyrisht me shpenzime shumë më të mëdha..." etj.)Pra, përafërsisht e këtillë ishte gjendja e zotërimit të "gegërishtes letrare" në Kosovë, në kohën kur po diskutoheshin problemet e ortografisë në bazë të një projekti në vitin 1963, rezultat i të cilave qe botimi i librit "Ortografia e gjuhës shqipe" në vitin 1964. E, sikur është vënë në dukje edhe nga ndonjë autor tjetër, ajo ortografi "përbën një fazë të rëndësishme në historikun e zhvillimit të drejtshkrimit dhe të shqipes letrare në përgjithësi, sepse, sado që në atë botim dhe në mbledhjet që i kishin paraprirë hartimit të tij, nuk u realizua kërkesa për njësimin e plotë të shqipes letrare, që ishte shfaqur në një artikull, botuar ato ditë në gazetën "Rilindja" (Hazir Shala, "Gjuha shqipe ka një trung dhe duhet të ketë një gjuhë letrare"), sikur edhe në ndonjë nga diskutimet e studiuesve të shqipes, - prapëseprapë, në krahasim me drejtshkrimet e përparshme të shqipes, që ishin botuar në Kosovë – paraqiste një hap të rëndësishëm drejt afrimit të varianteve kryesore të asokohshme të shqipes letrare"... Më pastaj u krijuan rrethana të tjera, patjetër më të favorshme, për shqipen dhe për studimet shqiptare në përgjithësi dhe u ndërtuan marrëdhënie të ngushta midis universiteteve (të Tiranës e Prishtinës) dhe nisi të depërtonte në një masë të madhe libri shqip nga Shqipëria, veçanërisht botimet letrare. Pikërisht në atë kohë (1967) në Tiranë qe botuar libri "Rregullat e drejtshkrimit të gjuhës shqipe (Projekt)", hartuar nga një grup autoritetesh shkencore në fushë të gjuhës shqipe.

Ribotimi i atyre rregullave në Kosovë, jepte mundësinë që ato të njiheshin dhe të studioheshin nga një rreth më i gjerë intelektualësh – studiues e mësues të shqipes, shkrimtarë e gazetarë dhe intelektualë të tjerë... Në kushte të tilla kulturore, nga Instituti Albanologjik i Prishtinës, i cili ishte rithemeluar para një kohe, dhe katedra e Gjuhës Shqipe e Fakultetit Filozofik të Prishtinës, në prill 1968, do të organizohej Konsulta Gjuhësore e Prishtinës. Meqë bëhet fjalë për një ngjarje të rëndësishme kulturore, që ishte zhvilluar në rrethana të veçanta, për të cilën ka disa informacione në shtypin e kohës, po, për fat të mirë, edhe në ndonjë botim (sikur është botimi "Drejtshkrimet e shqipes", 2005, autor Rexhep Ismajli), e quaj me interes të vë në dukje, disa nga karakteristikat kryesore të punimeve (po dhe të jehonës së vendimeve) të kësaj konsulte, që ishin



(citoj): masiviteti, seriozitetі, entuziazmi dhe vendosmëria.Punimet e Konsultës shquheshin nga masiviteti në një shkallë të paparë për një veprimtari kulturore. Në të merrnin pjesë kuadro shkencore, punonjës të arsimit e të shkollës shqipe, përkthyes, redaktorë, gazetarë, studentë e intelektualë të tjerë dashamirës të gjuhës shqipe e të kulturës kombëtare. Në diskutimet e shumta që u zhvilluan, krahas emocioneve për mundësinë që u jepej të shprehnin lirisht qëndrimin e tyre për bashkimin kombëtar në gjuhën, aty u bënë vërejtje për pika të veçanta të drejtshkrimit e u dhanë propozime për zgjidhjen e çështjeve të diskutueshme të drejtshkrimit e të shqipes letrare.Studiues të ndryshëm, që vinin nga qendra të shumta të të gjitha viseve të vendit, ku mësohej, studiohej e kultivohej gjuha letrare shqipe, shtruan veç e veç dhe seriozisht, pra me seriozitet, probleme të shqipes letrare e të drejtshkrimit të saj, duke u mbështetur mbi traditën, mbi kriterin praktik dhe prirjet që kishte shfaqur shqipja standarde, - gjithnjë duke pasur për objekt "Rregullat e drejtshkrimit të gjuhës shqipe" (Projekt), - me synimin që rregullat të shqyrtoheshin, të saktësoheshin e të përsoseshin, në mënyrë që të arrihej një shkallë e lartë e normëzimit. Një veçori e tretë, do të ishte entuziazmi që shoqëronte disa diskutime, sidomos të intelektualëve që nuk merreshin drejtpërdrejt me probleme të gjuhës shqipe, po që kishin shprehur dëshirën të shfaqnin dëshirën e tyre për arritjen e njësimit të shqipes standarde, që gëzonte përkrahje të gjerë...Veçoria e fundit që dua të përmend në këtë shkrim, është vendosmëria (dhe zotimi pse jo) që norma e standardit të zbatohej me përpikëri në të gjitha hallkat e jetës kulturore, që nga shkollat e deri në administratën shtetërore, që nënkuptonte dhe një përpjekje për t'i hyrë në mënyrë të organizuar çështjes së zotërimit e të zbatimit të menjëhershëm të normës së shqipes letrare të njësuar[1]. Më në fund, nevoja që shtrohej në Konkluza (citoj): "për një diskutim, në rend të parë me anë të shtypit, ku do të trajtoheshin çështjet e ortografisë, për të cilat pjesëmarrësit në diskutim mendojnë se janë të diskutueshme dhe mund të zgjidhen shkencërisht më drejt" – gjente shprehjen jo vetëm në botimin e një numri të madh diskutimesh e vërejtjesh nga autorë të Kosovës dhe të viseve të tjera, po edhe duke ribotuar gjithashtu artikuj që botoheshin e diskutime që zhvilloheshin në Shqipëri, dhe në këtë mënyrë bëhej e njohur pothuaj tërë veprimtaria që zhvillohej lidhur me projektin e drejtshkrimit në diskutim.Këto që vura në dukje më sipër, dhe sidomos fakti që studiues të gjuhës, të letërsisë, të historisë e të kulturës nga Kosova dhe vise të tjera jashtë Shqipërisë, - do të merrnin pjesë aktive në tërë veprimtarinë e gjallë që po zhvillohej në punë të standardizimit të drejtshkrimit të shqipes, duke marrë pjesë me kumtesa e diskutime edhe në aktin përfundimtar e solemn të Kongresit të Drejtshkrimit në Tiranë, - sikur e bëjnë të diskutueshëm konstatimin e Rexhep Ismajlit (citoj): "Me këtë ortografi (Drejtshkrimi i shqipes së njësuar – I.B.) , në fakt, po fillonte fundi i të menduarit separat për çështje të planifikimit të gjuhës, qoftë edhe në mënyrë të pavetëdijshme. Këtë thotë fakti se opinioni publik shqiptar në ish-Jugosllavi më 1968 ishte gati të pranonte qoftë edhe zgjidhje që ishin bërë gati gjetiu" (do të thotë në Shqipëri!!!- I.B.).

(1) Ndonjë arsimtar në ndonjë nga shkollat e mesme të Shkupit e të ndonjë qendre tjetër, po dhe gazeta "Flaka e Vëllazërimit" e Shkupit, - kishin nisur përpara se të mbahej Konsulta Gjuhësore e Pishtinës, të zbatonin variantin e toskërishtes letrare, kurse në përdorime të tjera zbatoheshin pika të veçanta, siç janë ortogramet: shtëpia, shtëpinë; atë , këtë; përdorimi i trajtave të lidhores në vend të paskajores së gegërishtes e të tjera…



# Kontributi i dijetarëve të hershëm myslimanë në ekonomi

**Dr. Islam Hasani**

**Ky shkrim i shkurtër ka për qëllim të diskutojë në mënyrë shumë të shkurtër kontributin e dijetarëve të hershëm në ekonomi, duke i përmendur disa koncepte ekonomike të diskutuara nga ata, pa pretenduar se kjo temë e rëndësishme mund të përfshihet në këta pak rreshta.**

Tema është e rregulluar që të diskutojë në mënyrë kronologjike për disa nga dijetarët e hershëm në kohë të ndryshme. Është bërë një krahasim në mes të kohëve dhe koncepteve të politikës ekonomike dhe koncepteve të ndryshme, që janë aktuale ende dhe shoqëria e tanishme përballet me të njëjtat probleme. Të gjithë dijetarët e hershëm kanë folur për koncepte ekonomike, sepse ekonomia është pjesë e pandashme e jetës së njeriut dhe në vazhdimësi ka pasur reforma për t'iu përgjigjur nevojave të kohëve të ndryshme. Do të fillohet në këtë numër me Ebu Jusufin, me shpresën që në numrat e ardhshëm do të diskutohen dijetarë të tjerë.

**Ebu Jusuf (731 – 798)**

Jakub Ibn Ibrahim el-Ensari, i njohur si Ebu Jusuf, ishte nxënës i Ebu Hanifes, i cili ka kontribuar në shtrirjen e influencës së Shkollës juridike hanefite përmes shkrimeve të tij dhe pozitës që pati në qeverinë e atëhershme. Ai ishte caktuar si gjykatës në Bagdad, dhe më vonë kryegjykatës në kohën e Halifit Abasid, Harun al-Rashid. Ebu Jusufi ishte juristi i parë që u kushtoi trajtim ekskluziv çështjeve të politikës ekonomike, ose më saktësisht politikës fiskale. Kjo fushë studimi ishte ndjekur edhe nga dijetarë të tjerë të kohës së tij dhe më vonë, për shkak të rëndësisë që ka. Libri i tij i njohur Kitab al-Haraxh apo Libri i taksave mbi tokën e agrokulturës, është një shpjegim i taksave dhe problemeve fiskale të shteteve të përgatitura me kërkesën e Halifit Harun al-Rashid. Deri në atë kohë ekzistonin disa fletushka të shkruara në kohën e Muaviut, në bazë të të cilave edhe punohej deri atëherë. Por më vonë, me shkrimin e librit nga Ebu Jusufi, politikë shtetërore mbi taksat u bë libri i tij. Çështja e haraxhit (taksë mbi tokën e agrokulturës) ishte një prej gjërave shumë të rëndësishme në kohën e mesjetës, sepse ishte burimi kryesor për mbushjen e buxhetit të shtetit. Edhe në kohën e hershme të Islamit, kjo kishte pasur një rëndësi të madhe, për arsye se territoret e shtetit islam zgjeroheshin, dhe kostoja e menaxhimit dhe administrimit të shtetit rritej e kërkonte financim. Prandaj, për ta mbushur thesarin e shtetit, nevojitej politikë fiskale e qëndrueshme dhe e drejtë. Buxheti shtetëror në sistemin modern në përgjithësi ndahet në dy lloje: buxheti rrjedhës dhe buxheti kapital.

- Buxheti rrjedhës përgatitet për financimin e shpenzimeve në administratën civile, për mbrojtje, shpenzimet buxhetore dhe shpenzimet e kësaj natyre.
- Ndërsa buxheti kapital përgatitet për financimin e projekteve kapitale: ndërtimi i infrastrukturës, institucionet e edukimit, telekomunikacioni, infrastrukturë rrugore, hekurudha etj.. Buxheti i shtetit në një sistem islam është pak më ndryshe nga ai që u përmend. Të gjitha të ardhurat nga pagesa e Zekatit dhe sadakaja transferohen në bayt al-mal (thesari shtetëror) për financimin e projekteve të mirëqenies sociale për kategoritë e varfra dhe në nevojë. Kurse të ardhurat e tjera nga taksat e ndryshme, dedikohen për financimin e projekteve të administratës

civile, të mbrojtjes, projekteve për zhvillim ekonomik, pagesa e borxheve të shtetit (nëse ekzistojnë), etj.. Kjo shpjegon se buxheti i shtetit islam ndahet në dy lloje të tjera: 1. buxheti për mirëqenie sociale dhe 2. buxheti i përgjithshëm.[1] Kurani dhe Syneti kanë dhënë instruksione të qarta në lidhje me politikën shtetërore rreth formimit të buxhetit dhe shpenzimit të tij. Në kohën paraislame, të ardhurat e shtetit konsideroheshin të ardhura personale për udhëheqësin e shtetit, mirëpo, me ardhjen e Muhamedit a.s., ai e konsideroi të ndaluar zekatin për vete dhe për familjen e tij. Ashtu si është e ditur, kur filloi të predikohej, Islami nuk ishte fe shtetërore, përkundrazi, për të mbijetuar, iu desh të luftonte kundër shumë fenomeneve negative. Numri i simpatizuesve ishte rritur në mënyrë graduale, por ky numër i vogël i myslimanëve nuk kishin siguri për ekzistencë, e jo më të organizonin diçka në nivel më të lartë. Mësimet islame bazoheshin në nivelin më të lartë të moralit, prandaj ishte normale që Pejgamberi a.s. t'i kishte udhëzuar shokët e vet që të jepnin lëmoshë (sadaka). Këtë e argumenton edhe Kurani. Aty, në kaptinat që kanë zbritur në periudhën mekase, përmenden edhe termat zekat (pastrim, rritje; që do të thotë të dhënët e pasurisë së rritur, për ta pastruar atë); sadaka (lëmoshë, vërtetësi: që do të thotë argument i besimtarit të vërtetë); hakk (e drejta, do të thotë nëse lëmosha është e drejta e të varfrit, atëherë kjo është detyrë e të pasurit për ta dhënë atë); Nafakah (shpenzim në rrugën e Allahut).Të gjitha këto kontribute, derisa Muhamedi a.s. dhe besimtarët ishin në Mekë, jepeshin në mënyrë private dhe vullnetare, e jo në mënyrë të organizuar nga autoritetet qendrore, siç ishte rasti pas Hixhretit.

**Organizimi pas Hixhretit**

Me kalimin nga Meka në Medinë, gjendja e myslimanëve ndërroi krejtësisht. Atje themeluan shtetin, kishin lirinë të jetonin ashtu si dëshironin, pa pasur persekutime dhe frikë. Shteti që u themelua në Medinë, nuk ishte vazhdim i diçkaje që kishte ekzistuar apo një ndërrim dinastie, veçse ishte një evolucion nga organizimit fisnor në një rregull superior të shoqërisë, në fillim një qytet-shtet, e më vonë një shtet i gjerë. Natyrisht, çdo gjë duhej të themelohej prej fillimit, sepse personat në udhëheqje, Muhamedi a.s. dhe pasuesit e tij, nuk patën trashëguar ndonjë traditë qeverisjeje apo institucione administrative. Në aspektin e financimit të administratës, qe bërë një zhvillim gradual, duke filluar me rekomandime për të përfunduar në obligime të mbështetura me tërë forcën, që mund të ketë një shoqëri. Menjëherë pas shpërnguljes, një nga prioritetet ishte rehabilitimi i të shpërngulurve dhe vëllazërimi në mes tyre. Në fazën e dytë, vërehet një sistem i organizuar për shpërndarjen e lëmoshës.



Pejgamberi a.s. ato i mblidhte vetë e pastaj i shpërndante tek njerëzit që kishin nevojë. Në fazën e tretë, lëmosha u bë obligim shtetëror, një taksë e vërtetë dhe ibadet (adhurim ndaj Zotit). Ndërsa në fazën e katërt, organizimi i mbledhjes dhe i shpërndarjes bëhej nga ana e zyrtarëve të shtetit, dhe kjo sipas disa dokumenteve kishte ndodhur në vitin e 8 hixhri.[2] Kur flitet për taksat e kësaj natyre, në bazë të asaj që u tha më lart rreth formimit dhe shpenzimit të buxhetit të shtetit, është shumë e qartë se të ardhurat nga ky burim kanë një rëndësi të madhe për funksionimin e shtetit.




**Libri i tij Kitab el-Haraxh**

Ebu Jusufi ka dhënë një kontribut shumë të çmuar në këtë lëmë. Në librin e tij të njohur diskutohen më gjerësisht idetë rreth taksave dhe implementimit të tyre, financave publike dhe prodhimeve të agrokulturës. Ai favorizon taksat proporcionale bazuar në prodhime, duke zëvendësuar taksat fikse dhe në mënyrë paushalle pa bërë ndonjë analizë për t'iu shmangur taksave të padrejta mbi pasurinë. Kjo konsiderohej më superiore si një stimulim për të sjellë më shumë tokë për kultivim dhe rritje të prodhimit. Ai gjithashtu sugjeroi politikën e faljes së taksave, e cila favorizon prodhuesit dhe administratën qendrore të taksave, me qëllim të ruajtjes nga korrupsioni. Ai sugjeroi gjithashtu që udhëheqësi i drejtë mund t'i ngrejë apo t'i ulë taksat në bazë të analizës së situatës e kërkesave të shtetit dhe në të njëjtën kohë në bazë të mundësisë së pagesës së taksapaguesve. Ebu Jusufi, në cilësinë e një dijetari, duke pasur një post të lartë dhe duke qenë këshilltar i udhëheqësit të myslimanëve, vëmendje të veçantë u kushtoi përgjegjësive ekonomike të udhëheqësit për plotësimin e nevojave të popullit të vet dhe të zhvillimit të vendit, domosdoshmërisë për drejtësi dhe barazi në tatime. Ai gjithashtu i këshilloi udhëheqësit për obligimin që kanë dhe paranë publike ta konsiderojnë si një emanet dhe për faktin që ata janë përgjegjës si për grumbullimin e saj, ashtu edhe për shpenzimin e drejtë të saj. Ebu Jusufi jetoi në fundin e kohës së sundimit të dinastisë Emevite dhe në fillimin e dinastisë Abaside. Në atë kohë ekzistonin dorëshkrime rreth haraxhit (taksave) e taksapaguesve dhe për mënyrën e grumbullimit të tyre, por rreth tyre nevojitej edhe më shumë njohuri, për të qenë më të efektshëm. Ai ishte kundër pagesës së taksave fikse mbi tokën me një taksë proporcionale mbi prodhimet e agrokulturës. Me këtë ai sugjeroi se nuk duhe të kishte takse fikse mbi tokën, po të merrej në konsideratë sasia e prodhimit nga ajo tokë dhe të stimuloheshin prodhuesit. Ai bëri edhe sugjerime të detajuara se si të përmbusheshin shpenzimet e zhvillimit për ndërtimin e urave, tendave të ujit për sistemin e ujitjes. Kjo i bëri fermerët që të kuptonin se çdo pagesë që ata bënin në formë taksash, u kthehej prapë në një formë tjetër dhe ishte një stimulim shumë i efektshëm. Përveç kontributit të dhënë në lëmin e financave publike, ai gjithashtu ka diskutuar edhe për etikën në biznes dhe masat e tjera rregulluese të tregut, siç janë kontrolli i çmimit dhe cilësisë. Gjithashtu ka diskutuar edhe për mundësinë e implementimit të llojeve të tjera të taksave, përfshirë këtu edhe taksa mbi shitjet dhe tarifat mbi importin sipas nevojës së shtetit.Dhe, si përfundim, mund të themi se Ebu Jusufi, përveç kontributit në shpërndarjen e ndikimit të Shkollës juridike hanefite, si një njohës shumë i mirë i fikhut në përgjithësi e i fikhut muamelat (ligjit mbi transaksionet) në veçanti, - ka dhënë një kontribut shumë të çmuar në fushën e ekonomisë islame, duke diskutuar këto çështje shumë të rëndësishme për shoqërinë islame.

(1)Muhammad Sharif Chaudry, Fundamentals of Islamic Economic System, (Lahore: Burhan Education and Welfare Trust, 1999), f.. 195.(2)Muhammad Hamidullah, "Budgeting and Taxation in the Time of the Prophet Muhammad (P.U.B.H.)", The Islamic Review 1956. f. 20.



# Ulçera peptike (i thati në lukth)

**Bernard Tahirbegollli**

**Ulçera peptike, e cila në popull njihet edhe si "i thati në lukth", është një ndër sëmundjet më të shpeshta të traktit gastrointestinal.**

Ulçera peptike, është një ndër sëmundjet më të shpeshta të traktit gastrointestinal, e cila për nga aspekti i lokalizimit, karakterizohet nga ndryshime inflamatore në mukozën e lukthit, zorrës dymbëdhjetëgishtore apo edhe në ezofag, ndërsa për nga aspekti histologjik, mund të progredojë nga mukoza përmes submukozës në mukozën muskulare. Edhe pse ulçera peptike është një sëmundje e shpeshtë, për shkak të ndryshueshmërisë së spektrit të simptomave që e shoqërojnë, ajo shpesh diagnostikohet me vështirësi.

**Shkaktarët**

Etiologjia e ulçerës konsiderohet multifaktoriale, por rolin vendimtar për shfaqjen e saj e ka ndryshimi i balancës thartinore të lukthit. Ndër vite janë identifikuar faktorë të ndryshëm që ndikojnë në zhvillimin e saj dhe tani etiologjia e saj konsiderohet multifaktoriale. Edhe pse gjatë 24 orëve prodhohen gjashtë deri shtatë litra lëngje në kanalin midis lukthit dhe zorrës, nga gjëndrat e pështymës, lukthi, pankreasi, fëshika e tëmthit dhe zorra e hollë, ndodh që të humbasë ekuilibri thartinor dhe të dëmtohet mukoza e këtyre organeve. Po ashtu fakti i pranisë së H. Pylori-t në lukth është mjaft domethënës në etiologjinë e ulçerës peptike, sikurse po ashtu përdorimi i NSAID (antiinflamatorët josteroidalë), pirja e duhanit, alkooli, faktori gjenetik, stresi, bifosfonatet, agjensët kemoterapeutikë, syndrome Zollinger-Ellison, etj. - janë ndër faktorët etiologjikë të ulçerës peptike. Duhet theksuar se pirja e duhanit, përveçqë ndikon në shfaqjen e ulçerës peptike, ndikon edhe në krijimin e komplikimeve, siç janë gjakrrjedhje nga ulçera, obstruksion i lukthit, perforacioni i lukthi dhe ka ndikim po ashtu edhe në dështimin e trajtimit të ulçerës peptike.

**Shpeshtësia**

Ulçera peptike ka një shpeshtësi relativisht të lartë; ajo atakon rreth 0.92% të popullsisë globale, ose rreth 1.6 milion persona në vit . Për sa i përket strukturës gjinore, trendet e ulçerës peptike varirojnë nga një vend në tjetrin, p.sh. në ShBA janë 1:1 meshkuj e femra, në Indi 18:1 meshkuj e femra. Ndërkaq, epidemiologjikisht trendet e të prekurve nga ulçera peptike janë të lidhura ngushtë me Helicobakter Pylori, që konsiderohet si njëri nga shkaktarët kryesorë. Duhet theksuar se incidenca e infeksionit me H.pylori është e shpeshtë në meset me kushte më të varfra socioekonomike. Ndërsa personat që preken nga infeksioni me H.pylori janë 3 herë më të predispozuar të zhvillojnë ulçerë peptike sesa personat e paprekur nga ky bakter. Incidenca e ulçerës peptike rritet me moshë për shkak të rritjes së prevalencës së infeksionit me H. pylori tek personat mbi 50 vjeç si dhe me rritjen e përdorimit të analgjetikëve. Ndërsa tek personat mbi moshën 60 vjeç ulçera peptike është më e shpeshtë, ngase mukoza "plaket" dhe bëhet më e ndjeshme ndaj ndryshimeve në traktin e tretjes dhe përdorimit të antiinflamatorëve josteroidalë (NSAID).

**Shenjat**

Spektri i simptomave tek ulçera peptike ndryshon nga një llojllojshmëri e simptomave

tipike të ulçerës peptike deri tek gjendja pa simptoma. Njëri nga faktorët e këtij ndryshimi është edhe vetë pozicionimi i procesit inflamator të ulçerës, pra në vartësi se në cilën pjesë të traktit gastrointestinal lokalizohet ulçera peptike (ezofag, lukth, zorrë dymbëdhjetëgishtore) ka edhe psaqyrë klinike specifike. Më e shpeshta prej simptomave është dhembja në pjesën e sipërme të barkut (epigastrium) dhe ndjenja e djegies në këtë zonë. Kjo dhembje zakonisht manifestohet në mes shujtave të ushqimit ose pas ushqimit. Shpeshherë i sëmuri edhe zgjohet nga gjumi për shkak të dhembjes (më së tepërmi tek ulçera e lokalizuar në zorrën dymbëdhjetëgishtore). Kjo dhembje kalon zakonisht me ngrënien e ushqimit dhe përdorimin e tabletave antiacide. Vjeshta dhe pranvera konsiderohen si dy stinët kur dhembjet shtohen. Nga shenja të tjera që shoqërojnë ulçerën, por që shfaqen më rrallë, janë edhe nauzeja (përzierje në stomak) dhe të vjella. Por është tipike që, kur të villet, dhembjet të pakësohen. Po ashtu mund të ketë rënie në peshë dhe humbje të oreksit. Nëse ulçera ka gjakrrjedhje, atëherë shfaqet edhe melena (jashtëqitje e zezë).

**Diagnostikimi i ulçerës peptike**

Diagnostikimi i ulçerës peptike bëhet kryesisht nga mjeku internist-gastroenterolog. Në mesin e testeve/analizave diagnostikuese që bëhen për të diagnostikuar ulçerën peptike, përveç anamnezës, ekzaminimit klinik, ankesave subjektive të të sëmurit, janë edhe endoskopia, biopsia e marrë gjatë endoskopisë (shikimi me sondë nazogastrike), filmimi radiografik me kontrast dhe testi i ureazës. Po ashtu vrojtimi i H.pylori-t në mikroskop ose mbjellja e tij në kulturë bakteriologjike. Në gjak mund të gjenden edhe antitrupa të formuar kundër këtij bakteri në mënyrë që të shihet nëse dy muajt e fundit ka pasur apo jo Helicobacter pylori.

**Komplikimet e ulçerës peptike**

Mostrajtimi me kohë i ulçerës peptike dhe përparimi i saj, mund të sjellin komplikime të ndryshme, në mesin e të cilave mund të përmendim këto:

Hemorragjia e lukthit: Një nga shkaktarët kryesorë të hemorragjive të sistemit gastrointestinal është ulçera peptike. Si shenjë e këtij komplikimi është se këta persona vjellin një përmbjatje ngjyrë kafeje ose nxjerrin jashtëqitje të zezë. Rekomandohet që këta persona të paraqiten menjëherë te mjeku!

Perforacioni i lukthit: Shpuarja e lukthit nënkupton hapjen e ndonjë vrime në murin e lukthit si pasojë e rritjes së patologjisë së ulçerës peptike në shtresa të tjera të murit të organit dhe kapërcimi i tyre, që manifestohet me një pasqyrë klinike të peritonitit. Manifestohet me një dhembje të fortë, si e prerjes me thikë, në bark, barku forcohet, lëvizja dhe ndërrimi i pozicionit për personin vështirësohet.

Stenoza: Ulçerat peptike të lokalizuara në duoden dhe ato pranë pylorit përmes edemës së shkaktuar, mund të çojnë në një bllokim të ushqimit mbi pjesën e ngushtuar dhe të përfundojë me të vjella pasi ushqimi nuk ka ku të shkojë. Manifestohet me të vjella të vazhdueshme pas marrjes së ushqimit dhe, megjithëse personi ushqehet mirë, përsëri bie nga pesha, sepse ushqimet nuk thithen.

**Mjekimi**

Në ditët e sotme ekziston një standard i mjekimit të ulçerës peptike, i cili për objektiv ka uljen e dhembjes tek i sëmuri dhe parandalimin e komplikimeve. Mjekimi përfshin mbajtjen e një diete, përdorimin e barnave që ulin aciditetin e lukthit dhe terapinë eradikuese e H. pylorit tek personat, tek të cilët verifikohet prania e tij. Ndërsa në disa raste të avancimit të sëmundjes dhe komplikimeve, trajtimi indikon edhe ndërhyrje operacioni.

Dieta tek ulçera peptike orientohet drejt uljes së marrjes së ushqimeve që ngacmojnë shtimin e aciditetit të lukthit, të cilat treten për një kohë të gjatë dhe shkaktojnë ngacmimin e mukozës së lukthit. Në mesin e substancave që kanë ndikim jo të mirë në mukozën e lukthit dhe të cilave duhet t'u shmangen personat që kanë ulçerë peptike, mund të përmendim: duhanin, alkoolin, barnat e grupit të NSAID, turshitë, yndyrnat dhe ushqimet thartinore, qumështin, qepët, hudhrat, ujin shumë të ftohtë, limonin etj..

Barnat që e ulin aciditetin: Tek ulçera peptike, ashtu sikurse edhe tek sëmundja e refluksit gastroezofageal, përdoren barnat me mekanizma të ndryshëm veprimi, të cilat ulin aciditetin e lukthit. Në mesin e tyre përmendim bllokuesit e receptorëve H2 dhe inkibitorët e pompës së protonit.

Eradikimi i Helicobacter Pylori bëhet me marrje të antibiotikëve, të cilët i ordinon mjeku specialist (gastroenterologu).

**Kujdes**

Nëse terapia e ordinuar nga mjeku specialist nuk përdoret në sasi dhe në kohë të rekomanduar, nuk do ta ketë efektin e paraparë të shërimit. Pas 6 javësh të trajtimit mjekësor, pacientëve u rekomandohet të bëjnë edhe një endoskopi dhe të konstatohet mjekimi e të shmanget mundësia e përsëritjes së ulçerës peptike.



# INDONEZIA

**Mr. Samir B. Ahmeti**

**Të dhëna statistikore[1]:**
• Emri ndërkombëtar në anglisht: Indonesia.
• Emri zyrtar: Indonezia.
• Sistemi i qeverisjes: Republikë.
• Sipërfaqja: 1,919,440 km².
• Numri i banorëve: 238.000.000 (2009).
• Dendësia: 123.76 (banorë në 1 km²).
• Feja: Muslimanë (sunitë) 88%, protestantë 6%, katolikë 3%, budistë 1%, hindusë 1%, të tjerë dhe të papërcaktuar 1%.
• Kryeqyteti: Xhakarta, si dhe llogaritet qyteti më i madh në vend.
• Qytete të tjera: Surabaya, Bandung, Medan dhe Semarang.
• Grupet etnike: javanezë 45%, sundanezë 14%, madurezë 7.5%, malaj 7.5% , 26% etni të tjera.
• Gjuhët kryesore: Bahasa – malaj – (gjuhë zyrtare), angleze, holandeze, kineze, sudaneze, arabe dhe javaneze.
• Njësia monetare: Rupiah indonezian (1.00 IDR = 0.000082 EUR).
• Data e pavarësisë: 17 gusht 1945.
• Festë kombëtare: 27 dhjetor 1949.

**Pozita gjeografike**

Republika e Indonezisë si një ndër shtetet aziatike, është pjesë e arkipelagut Malaj, që bie në juglindje të kontinentit të Azisë. Indonezia konsiderohet shteti që përfshin grupin më të madh të ishujve në botë. Numri i ishujve që përbëjnë këtë republikë, arrin deri në 17508 ishuj, afërsisht 6000 prej tyre janë të banuara. Njëri prej ishujve është edhe ishulli Java, i cili llogaritet prej zonave më të dendura me banorë në botë. Dendësia në këtë ishull është mbi 2000 veta në një milje katror. Pesë ishujt kryesorë të Republikës së Indonezisë janë: Sumatra, Java, Sulavezi dhe Helma Hera. Sipërfaqja totale e Indonezisë është 1.919.440 km, 1826440 km i takojnë zonës së thatë dhe 93000 km i takojnë zonës ujore. Pika më e ulët në Republikën e Indonezisë i takon territorit të nivelit të detit, në bregun e Oqeanit Indian, kurse ajo më e larta bie në majën e malit Puncak Jaya, në rritje për 5030 metra mbi nivelin e detit[2]. Xhakarta sot u bë një qytet i avancuar dhe i integruar, afërsisht me 20 milionë banorë, i mbushur me dyqane, lokale, restorante, ekspozita dhe me qendra të ndryshme tregtare. Në këtë qytet ushtrohen aktivitete të larta madhështore nëpër qendra të ndryshme fetare, si në institucionet arsimore, ashtu edhe në xhamitë e qytetit. Xhakarta gëzon edhe një sërë monumentesh historike shumë magjepsëse..

**Historia e Indonezisë**

Civilizimi hindus dhe budist nga India arriti në Indonezi afërsisht para 2000 vjetësh. Në shekujt e parë të kohës sonë, shumica e ishujve të Indonezisë iu nënshtruan urdhrave të klerikëve dhe tregtarëve hindusë, të cilët kishin filluar të përhapnin kulturën dhe fenë e tyre. Tregtarët portugezë arritën në rajonet e Indonezisë në fillim të shekullit XVI, por holandezët i dëbuan portugezët në fund të shekullit të lartpërmendur, në mënyrë që (holandezët) të llogariten në shekullin XVII forca më e madhe tregtare evropiane në këto rajone. Mandej, pasi Napoleon Bonaparta nënshtroi shtetin e Holandës dhe e futi nën sundimin e tij, anglezët, nga ana tjetër, nënshtruan ishujt indonezianë, mirëpo në vitin 1816 anglezët ua kthyen prapë ata ishuj holandezëve. Pastaj, në fillimin e shekullit XX tokat indoneziane me tërë sipërfaqen e saj iu nënshtruan një sundimi, që ishte sundimi holandez, dhe këto vise u bënë pjesë të pandashme të Mbretërisë Holandeze. Ndërsa, në Luftën e Dytë Botërore, në vitin 1942 japonezët pushtuan Indonezinë dhe fillimisht i dhanë vetëm autonomi formale. Kur Japonia në vitin 1945 iu dorëzua shteteve aleate, kryetari indonezian Sukarno dhe zëvendësi i tij Muhamed, më 17 gusht 1945 shpallën Pavarësinë e Indonezisë nga Holanda, kurse në nëntor të vitit 1946 holandezët dhe indonezianët u munduan të bënin një projektmarrëveshje për formimin e një unioni holandez-indonezian, mirëpo ky projekt rezultoi me mospajtimin e të dy palëve rreth përmbajtjes së atij projekti, prandaj edhe shpërtheu lufta në mes forcave të dy palëve, e cila vazhdoi deri në nëntor të vitit 1949, kur të dy palët u pajtuan rreth kushteve të unionit. Mandej, më 27 dhjetor 1949, Holanda tërhoqi sundimin e saj ndaj Indonezisë.



Ndërkaq, më 17 gusht 1950 u shpall Republika, me Presidentin Sukarno në krye. Pastaj, në shkurt 1956 Indonezia anuloi unionin e saj me Holandën dhe kështu përfundimisht u bë e pavarur[3].

**Historia e përhapjes së islamit në Indonezi**

Historianët e historisë islame kanë shfaqur më shumë se një mendim rreth shfaqjes së parë të Fesë Islame në rajonet e Indonezisë. Duke cekur se ajo ishte shfaqur që nga koha e hershme islame, në shekullin VII apo në shekullin I hixhri. Megjithëkëtë, dikush prej historianëve përmend shfaqjen e Islamit në këto rajone që nga koha e Dinastisë Emevite, e të tjerë nga ajo Abasite etj.. Por, mendimi më i përkrahur dhe që dëshmohet historikisht, rreth historikut të përhapjes së Fesë Islame në territorin e Republikës së Indonezisë, ndërlidhet me tregtarët myslimanë. Andaj, Feja Islame nëpër këta ishuj indonezianë hyri përmes tregtarëve myslimanë, të cilët erdhën nga Gujurati (Indi). Nga personalitetet më të njohura që përhapën Islamin në këto rajone, ishte edhe Abdullah Arif, i cili u vendos në qytetin Birlak të ishullit Sumatra, të gjithë banorët e të cilit qytet përqafuan Fenë Islame. Kjo kishte ndodhur në vitin 690 h / 1290 m. Më vonë kishte ardhur një pedagog (thirrës) tjetër mysliman, që ishte Burhanudin, i cili u angazhua rreth përhapjes së Islamit në territoret e Jugut dhe në ato të Perëndimit në Sumatra. Udhëpërshkruesi i njohur mysliman Ibn Batuta shënon se, në vitin 747 h / 1346 m, në këto zona kishte vizituar një shtet të zhvilluar mysliman, që sundohej nga një mbret nga Sumatra, që quhej Zejnul Abidin, me ofiqin Mbreti Dhahir. Pastaj, një delegacion i pedagogëve të tjerë myslimanë, të udhëhequr nga pedagogu Ismail kishte arritur në këto rajone, ku bënë përhapjen e Islamit në tërë ishullin Sumatra, me përjashtim të një fisi idhujtar Batak. Mbretëria e parë islame e themeluar në këto rajone ka qenë në Samudra Pasay të ishullit Sumatra, ku mbreti i saj përqafoi Islamin përmes pedagogut mysliman Burhanudin, dhe ai u quajt mbreti Salih. Pra, që nga ajo kohë, Feja Islame vazhdoi të përhapej në të gjithë ishujt e mbetur të arkipelagut indonezian. Nga kjo kuptojmë se Feja Islame në këto rajone për herë të parë trokiti në shekullin XIII, kurse në shekullin XV, Islami tashmë kishte marrë hovin e përhapjes përmes rrugëve të tregtisë detare. Ndërkaq, në shekullin XVI Feja Islame arriti të bëhej feja mbizotëruese dhe gjithëpërfshirëse kudo në këto rajone[4].

**Klima**

Klima e Indonezisë është klimë tropikale, e nxehtë dhe me lagështi. Nxehtësia dhe lagështia e vendit mbulon tërë Indonezinë, sidomos rajonet me ultësira. Në zonat malore temperaturat e nxehtësisë dhe lagështia janë më të ulëta. Nuk ka ndryshim të madh në temperaturat e nxehtësisë gjatë gjithë vitit. Përcaktimi i një stine në vend bëhet në varësi nga dallimet e të reshurave atmosferike, e jo në bazë të ndryshimeve termike. Ndërkaq, në zonat malore klima është mesatare dhe me të reshura atmosferike të dendura gjatë gjithë vitit[5].

**Gjendja ekonomike**

Republika e Indonezisë në fakt është një vend i pasur me të lashta, me prodhime bujqësore, dhe me minerale, si ari, argjendi, nafta, etj.. Prej kulturave bujqësore në vend janë orizi, prodhimet ushqimore, kikiriki, kauçuku, pambuku, kallami, kafeja, çaji, kallami i sheqerit, hurmat, erëzat, misri, mango, banane, kakao, arra, fruta të të gjitha llojeve. Po ashtu është e njohur edhe për prodhimtari të ndryshme artizanale dhe të tjera tradicionale, si dhe me prodhime të avancuara bashkëkohore, si prodhimi i automjeteve dhe aeroplanëve. Ashtu siç eksportohen edhe erëza, duhan, kikiriki, hurma, salcë, kauçuk, etj.. Indonezia është e pasur me puse të naftës dhe llogaritet prej shteteve që eksportojnë naftë. Mineralet më të njohura të vendit janë thëngjilli, nikeli, kallaji, boksiti, magnezi. Po ashtu është e njohur edhe për kultivimin e bagëtive dhe peshkimin.. Tani myslimanëve u ka mbetur të përgatisin biznesmenë të mirëfilltë, seriozë dhe të aftë në punët e tyre[6].

(1) Vladimir Zoto, Enciklopedi gjeografike e botës, f. 89. Dasara, 2007, Tiranë. Amir B. Ahmeti; Atlas i Botës Islame f. 73. Logos-a, 2009, Shkup. Muhamed Atris; Muxhem Buldan El Alem, f. 214. 2007, Kajro. http://en.wikipedia.org(2) Muhamed Atris, f. 214. www.moqatel.com. (3) Muhamed Atris; f. 216. (4) Mr. Mesh'hur Hasen Hamud, Dr. Hasen Jusuf Ebu Semur dhe Umer Muhamed El-Armuti, Mevsuatu-l-Alemi-l-Islami, f. 240. Jordani,1994 (5) Amine Ebu Haxher; Mewsuatu-l- Muduni-l-Islamij-jeti, f: 85. , 2010, Jordani. http://www.moqatel.com (6) arabic.wamy-indonesia.org

# Marrëdhëniet ndërmjet fesë dhe politikës

**Nexhat Ibrahimi**

**Shumë myslimanë në botën aktuale dëshirojnë ta kenë një shtet islam, as më shumë as më pak, një organizatë politike, e cila do t'ju mundësonte të vijë në shprehje besimi i tyre në Zot.**

Në klimën moderne evro-perëndimore është konstantë dominante, vetvetiu e kuptueshme, se feja (religjioni) nuk bënë të ngatërrohet me politikën.Kjo bëhet kështu sepse parimi i "shekullarizmit" identifikohet me përparimin dhe progresin, kurse shikimi i politikës praktike nga fokusi fetar hidhet poshtë si reaksionar. Duke e marrë parasysh Perëndimin dhe rrethanat që kanë shpjerë në këtë gjendje edhe nuk është e diskutueshme, por sa i përket Islamit është e qartë se mosbashkëpunimi i fesë dhe politikës është i paqëndrueshëm.[1]

**Pikëpamje lidhur me raportet e fesë dhe politikës**

Marrëdhëniet ndërmjet fesë dhe politikës janë të ndërlikuara por megjithatë mund të shqyrtohen në suaza të disa mundësive, respektivisht të disa modeleve teorike tashmë të njohura. Disa teoricienë këto raporte i përkufizojnë si:

1) Kuptimet dhe mësimet e fesë janë të lidhura me botën tjetër dhe me jetën e njeriut pas vdekjes. Fusha e politikës është jeta e kësaj bote dhe mënyra e jetës në këtë botë. Sipas këtyre teorive dhe botëkuptimeve, fusha e veprimit të fesë dhe politikës është krejtësisht ndryshe dhe konceptohen si fusha të ndara. Kjo mënyrë e perceptimit të fesë dhe politikës për njeriun perëndimor është e zakonshme, sepse ai është mësuar tashmë disa shekuj të mendojë dhe jetojë në këtë mënyrë.Kjo tezë në aspekt të fesë islame është e paqëndrueshme, sepse feja islame paraqet përmbledhje mësimesh lidhur për njeriun dhe jetën e tij në këtë botë dhe në botën tjetër (fi'd-dunja ve'l-ahireh).

2) Feja dhe të gjitha parimet dhe rregullat e saj janë të shenjta dhe të përhershme dhe si të tilla nuk mund t'i diskutojmë dhe ndërrojmë. Mirëpo, meqë politika është e lidhur drejtpërdrejt me çështje njerëzore dhe herë-herë edhe këto lidhje janë edhe jomorale, nuk janë të qëndrueshme dhe për shkak të natyrës së saj ndërron nga gjendja në gjendje, nga koha në kohë dhe në pajtim me këtë, mund ta diskutojmë, kritikojmë dhe refuzojmë. Për këtë arsye, këto dy fusha nuk mund të jenë bashkë dhe të qëndrojnë në suaza të njëjta. Edhe kjo teori mbi fenë është jokorrekte dhe e gabueshme kur është fjala për politikën. Është e ditur se të gjitha parimet dhe rregullat në fe janë të pandryshueshme dhe konstante në aspekt të parimeve, por juristët myslimanë janë të thirrur ta zhvillojnë të drejtën islame "profane", e cila do ta aplikonte frymën dhe dispozitat konkrete të Ligjit Hyjnor në raportet shoqërore të kushtëzuara në kohë (me ndërrimin e kohës ndërrohen edhe dispozitat = bi tegajjur'iz-zemani tetegajjer'ul-ahkam)[2]. Kjo sikurse që çdo gjë politike nuk është jashtë suazave të shenjtërisë dhe hyjnisë. Jashtë këtyre parimeve hyjnore mund të jetë vetëm atëherë kur politika qëndron larg vlerave hyjnore të fesë dhe në kundërshtim me to.

3) Edhe pse pjesë të caktuara të mësimeve fetare kanë të bëjnë me zgjidhjen e problemeve jetësore, megjithatë synimet e saj nuk pajtohen me synimet politike. Synimi i fesë është edukimi i njerëzve mendjelirë, inteligjentë dhe shkencëtarë të cilët veprojnë në drejtim të përkryerjes shpirtërore, duke lëshuar gjendjen ekzistuese materiale dhe duke u nisur drejt

gjendjes ideale, shpirtërore dhe morale. Në anën tjetër, synimi i politikës është rregullimi i gjendjes ekzistuese dhe këtë pa marrë parasysh në çështjet shpirtërore dhe morale. Synimi i një besimtari është ngritja morale dhe shpirtërore si të vetes ashtu edhe të tjerëve dhe në këtë aspekt nuk ka prioritet gjendjen ekzistuese materiale, por synimi i një politikani është fitorja e tij por edhe humbja e rivalëve të tij. Sipas këtij trendi, këto vija asnjëherë nuk do të bashkohen për shkak të synimeve të tyre të pabashkueshme. Mirëpo, nuk mund të pajtohemi se qëndrimet e këtyre rrymave, sepse ata duke ndarë synimet, caqet e fesë si shpirtërore, ata larguan mësimet fetare nga jeta. Ata materializuan synimet e politikës në mënyrë absolute, me ç'rast shoqërive i imponuan kundërvlera, korrupsion në emër të politikës. Megjithë dallimet dhe akceset e ndryshme, mund të konkludohet se feja dhe politika kanë synime të përbashkëta; ato mund të bashkëpunojnë në parime, kritere dhe vlera të shkëlqyeshme, të përbashkëta për të dyja.

4) Kur'ani dhe politika. - Kemi zëra që pohojnë se Kur'ani nuk e njeh problemin e politikës dhe nuk merret me të. Një nga këta zëra është Abdurrezak Ali, profesor në El-Ez'her dhe gjykatës i gjyqeve të Sheriatit në Kajro, i cili në librin e tij "El-Islamu we usul'ul-hikem" (Islami dhe bazat e urtësisë) mohon lidhshmërinë mes Islamit dhe politikës duke e elaboruar këtë tezë të tij në tri parime.[3] Kjo tezë është fuqizuar sidomos nga regjimet laiciste në shumë vende islame dhe arabe, sidomos në shekullin XX. Këtë gjendje e kemi në Egjipt, Algjeri, Tunizi, Turqinë kemaliste etj. Këtë e thotë ndryshe njohësi i të drejtës islame, S. Ramadan: "Baza e gjerë e parafytyrimeve mitike, zhvillimi i klerit dhe historia politike kontribuuan në ndarjen e të drejtës dhe religjionit."[4]

### Pajtueshmëria e domethënies së fesë dhe të politikës

Edhe pse gjatë historisë në Perëndim shohim se si feja ishte e ndarë nga politika duhet shqyrtuar gjithanshëm raportet mes fesë dhe politikës, si dy aspekte të njohjes njerëzore, të cilat megjithatë kanë bazë hyjnore dhe racionale, sidomos në Islam. Për këtë qëndrim kemi mbështetje në Kur'an, në Hadith por edhe në Kartën (Sahifën) e Medinës.[5] Prandaj, përkufizimi i fesë me pak fjalë është i vështirë. Disa e kanë përkufizuar se "feja është grumbull besimesh dhe mendimesh të lidhura në mënyrë të ndërsjellë, të cilat rrjedhin nga shpallja e Zotit lidhur me botën, njeriun, shoqërinë dhe jetën pas vdekjes, e me qëllim të udhëzimit të njeriut drejt jetës më të mirë dhe më të përkryer". Këtë e kanë mbështetur në tekstet fetare, si: besimi në Ditën e gjykimit, aplikimi i dispozitave fetare dhe shqiptimi me gjuhë i asaj që e beson etj.[6] Ekzistojnë edhe shumë përkufizime sociologësh,



filozofësh, psikologësh, kulturologësh të fesë, të cilat kryesisht kanë konotacione botërore, të kufizuara varësisht nga këndshikimi i secilit drejtim veç e veç.

### Synimet politike të fesë dhe pejgamberia e pejgamberëve të Zotit

Në historinë e mendimeve politike vërehet një kaptinë e shkëlqyeshme në lidhje me mendimet politike të pejgamberëve të Zotit, të cilat janë një nga faktorët e rëndësishëm dhe vendimtarë të historisë politike të botës. Po ashtu, në historinë e sistemeve politike të botës ekziston edhe një pjesë që ka të bëjë me sistemet politike të bazuara në fe, e të cilat duhet t'i hulumtojmë me kujdes.Autorë perëndimorë të historisë politike janë përpjekur të ndajnë politikën dhe mendimet politike nga mendimet dhe idetë fetare, dhe me këtë kanë tradhtuar edhe fenë por edhe politikën. Ata vepruan kësisoj si revansh ndaj fesë, e cila gjatë mesjetës e ndrydhi dijen dhe i dënoi dijetarët, dhe nuk zgjodhën problemin.[7]

### Roli politik i feve të Zotit

Edhe pse feja herë-herë përdoret si ideologji politike me fuqi kulturore dhe politike të barasvlershme me atë të fesë qiellore,



megjithatë thuajse të gjithë pajtohen se kjo është më e dobët, që funksionon më shumë si forcë shoqërisht unifikuese dhe thellësisht konservatore.[8] Është e qartë se feja e Zotit ka rol të pazëvendësueshëm te individi dhe shoqëria, për këtë dhe për botën tjetër, për të gjitha racat dhe gjuhët. Në këtë aspekt edhe roli politik i fesë së Zotit në shoqëri, si diç specifike, ka rëndësi të veçantë, jo në kuptimin e teokracisë evropiane-perëndimore, ku Zoti qeverisë me botën nëpërmjet një shtrese klerikësh[9], por sipas ligjit islam asnjë njeri, asnjë klasë, as xhami nuk janë të privilegjuar me marrëdhënie të veçantë ndaj Zotit, as me të drejtë speciale që të flasim me Të.[10]

**Politika nga pikëpamja e fesë - synim apo mjet**

A është nga aspekti islam i politikës mjet apo synim, qëllim? Manifestimi më i qartë i politikës është fuqia. A është fuqia mjet apo synim?Shumë mendimtarë mendojnë se sipas besimit islam, fuqia politike është vetëm mjet për konstituimin dhe aplikimin e drejtësisë. Forca është e pranuar atëherë kur është në shërbim të popullit, përndryshe, vetëm gjurmimi për fuqi është i pavlefshëm. Mirëpo, disa dijetarë muslimanë mendojnë se fuqia është synim, qëllim dhe se konstituimi i sundimit të fesë varet nga arritja e fuqisë. Për këtë arsye, këta dijetarë mendojnë se arritja e fuqisë është e domosdoshme (vaxhib). Fuqia është një nga cilësitë e Allahut dhe konsiderohet e shenjtë, është një prej parimeve të besimit islam dhe një prej vlerave të tij. Për këtë arsye, në disa hadithe në mënyrë rigoroze kritikohet njeriu i dobët.[11] Në rastet kur fuqia kritikohet, ka të bëjë me abuzimin e saj në drejtim të gabuar. Edhe ata të cilët thonë se politika, fuqia është mjet, edhe ata të cilët thonë se politika është synim, kanë vend, nëse këto kuptohen në aspektin afirmativ.[12] Mirëpo, mundësia për abuzim të politikës nuk humb vlerën pozitive të fuqisë, sepse të gjitha vlerat, madje edhe shkenca, jeta, puna, potencialisht janë objekt i abuzimit. Po ashtu, pohimi që politika është mjet sikur që politika është edhe synim, nga aspekti i logjikës së fesë nuk është i gabuar, sikurse nuk është gabim edhe për ekonominë. Sepse, edhe miratimi i pohimit se politika është mjet, kjo vetvetiu nuk është zhvlerësim dhe degradim i politikës.[13] Politika si elementi kryesor në jetë gjithnjë ka qenë për njeriun dhe se veprimi dhe pastrimi politik janë synime të rëndësishme fetare. Ky parim mund të shihet qartë gjatë hulumtimit të synimeve të veprimit të pejgamberëve të Zotit.

**Përmbyllje**

Shumë myslimanë në botën aktuale dëshirojnë ta kenë një shtet islam, as më shumë as më pak, një organizatë politike, e cila do t'ju mundësonte të vijë në shprehje besimi i tyre në Zot dhe këtë jo në mënyrë të kufizuar (brenda xhamisë), por edhe në punët e tjera praktike, sociale, ekonomike e shoqërore.
Kjo tendencë nuk do të duhej ta frikësojë Perëndimin fetar, sepse po ky Perëndim duhet të jetë i vetëdijshëm, sidomos sot, se vetëm një fe e mbështetur në mësimet e Zotit, mund t'i përgjigjet forcave negative të materializmit agresiv e johuman. Çdo kristian i mirëfilltë, prandaj, do të duhej ta përshëndes çdo tentim për ndërtimin e shoqërisë në themele të besimit në Zot.[14]

(1)Muhammed Asad, Islam i politika, Sarajevë, 1996, f. 3 e tutje.(2)Muhammed Asad, po aty, f. 12-13. (3) Abdurrezaak Ali, El-Islamu we usul'ul-hikem, Bejrut, 1978, fq. 39, sipas: Abbas Ali Amid Zandzani, Odnos vere i politike, Nur – casopis za kulturu i islamske teme, nr. 14/1997, Beograd, f. 21-22. Përndryshe, ky autor është pushuar nga puna dhe është margjinalizuar për shkak të qëndrimeve ekstreme. Shih: Hakki Mamduh, Mukaddam'ul-islam we nidham'ul-hikem, Bejrut, 1978, f. 4. (4) Seid Ramadan, E drejta islame, Shkup, 2007, f. 15. Krhs.: Abbas Ali Amid Zandzani, po aty. (5) Sulltan Kureshi, Letrat e Muhammedit a.s., Shkup, 2003.(6) A. Zandzani, op. cit., f. 22-23..(7)Shih: Krhs.: Abbas Ali Amid Zandzani, po aty.(8)Ali Pajaziti, Fjalor i sociologjisë, Shkup, 2009, f. 182.(9)Sipas: The Concise Oxford Dictionaty, f. 1321. (10)Seid Ramadan, po aty, f. 51-52.

# Bashkimi i myslimanëve nën flamurin e Islamit

**Dr. Jusuf El-Kardavi**

**Nuk ka gjë më të dobishme për myslimanët sesa uniteti, dhe nuk ka gjë më të dëmshme për ta sesa përçarja. Islami bën thirrje për bashkimin e rreshtave dhe të fjalëve, madje urdhëron për këto; bashkimin e ka bërë prej rregullave kryesore mbi të cilën ngrihen popujt.**

### Islami bën thirrje për bashkim

Në këtë gjithësi, Islami ka dy funksione: Ngritjen e individit mysliman mbi shtyllat më të forta të besimit, moralit dhe mirësjelljes; dhe ngritjen e Ymetit mysliman mbi fjalën e monoteizmit dhe bashkimin e fjalës. Populli të cilin e dëshiron Islami, është një popull që nuk njeh përçarje, as armiqësi dhe as urrejtje ndërmjet njerëzve. Myslimanët duhet t'i lënë mosmarrëveshjet që kanë ndërmjet tyre, duhet të qëndrojnë në një rresht për të përballuar problemet dhe fatkeqësitë që armiqtë tanë mundohen të na i hedhin nga të gjitha anët. Jemi në një kohë që nuk njeh gjë tjetër përveç bashkimit, prandaj, nëse flasim me logjikën e kohës, interesit ose të fesë, të gjitha këto ua imponojnë përgjegjësve të këtij populli, dhe çdonjërit që ka mendje e ndërgjegje, që të përpiqet për bashkim, dhe ta largojë këtë popull nga përçarja. Logjika fetare e bën këtë popull të bashkuar, prandaj Islami e ka bashkuar besimin e tyre, Sheriatin, kiblen, shembullin, idetë, emocionet, traditat.

### Myslimanët janë të bashkuar në të gjitha aspektet

Myslimanët janë një popull i bashkuar në besimin e Allahut; të bashkuar për Sheriatin islam; të bashkuar në dispozita të njëjta, që kanë të bëjnë me fenë dhe jetën e tyre; të bashkuar për një kible; të gjithë së bashku sillen përreth Qabes. Ata kanë një kible, një prijës, një model, ai është Muhammedi a.s.. Idetë kryesore të myslimanëve rrjedhin nga Kurani dhe Syneti; përderisa Islami e ka bashkuar mënyrën e mendimit dhe të metodës së tyre, - si të mendojnë? Si t'i refuzojnë supozimet dhe të pasojnë udhëzimin, e të mos pranojnë asgjë përveçse me argument? Shih (En-Neml, 64). Ky është mentaliteti islam që e ka formuar Islami te çdo mysliman, madje edhe emocionet e tyre, dashurinë dhe urrejtjen; ata duan për hir të Allahut dhe urrejnë për hir të Tij. E duan të vërtetën dhe e urrejnë gënjeshtrën; e duan të mirën dhe e urrejnë të keqen; e duan të mirin dhe e urrejnë të shthururin; E duan Allahun, dhe i urrejnë idhujt. Në tradita: në haje, pije, veshje, ecje, ulje, në gjumë, zgjim, në udhëtim, - myslimanët i gjen të bashkuar ose shumë të përafërt në traditat e tyre. Myslimanët janë një popull i bashkuar në tërë jetën e tyre, mirëpo rreziku vjen nga intrigat që dëshirojnë t'i përçajnë e t'i ndajnë ata, e kjo kishte filluar që prej kohës së Pejgamberit a.s., kur Allahu i bashkoi fiset Evs dhe Hazrexh me pranimin e Islamit nga ana e tyre, i bashkoi zemrat e tyre dhe prej tyre mënjanoi urrejtjen e armiqësinë, që zotëronin në mes tyre në kohën e injorancës. Një ditë, pranë tyre kaloi një hebre, që quhej Shas ibn Kajs, i cili u irritua t'i shihte të bashkuar ata që luftonin njëri-tjetrin, derdhnin gjakun e njëri-tjetrit deri vonë, t'i shihte të bashkuar në një besim, prandaj u ul në mes tyre me dinakëri dhe filloi t'ua kujtonte ditët e injorancës. Pastaj recitoi disa poezi që patën recituar ata të fisit Evs në ditën kur patën korrur fitore ndaj fisit Hazrexh. Të fisit Hazrexh iu drejtuan atyre duke u thënë: 'Ne kemi fituar atë ditë dhe poeti ynë ka thënë kështu'. Zjarri në mes tyre u ndez aq shumë, saqë disa burra të fisit Evs ngritën armët. Po kështu vepruan edhe burrat e fisit Hazrexh, e kur dëgjoi për këtë Pejgamberi



a.s., shkoi tek ata dhe u tha: "A u referoheni, vallë, thënieve të injorancës gjersa unë jam në mesin tuaj"? Pastaj ua lexoi disa ajete, e ata u penduan për atë që vepruan, u pajtuan dhe u përqafuan midis tyre dhe i ulën armët. Mbështetja tek fiset mbaroi me ardhjen e Islamit; Islami i bashkoi të gjithë. Pejgamberi a.s. ua kujtoi Allahun dhe u lexoi disa ajete nga Kurani, e ata qanë dhe përqafuan njëri-tjetrin. Allahu xh.sh. i zbriti disa ajete, në të cilat tha (Shih:Ali Imran, 100), pra, pas bashkimit tuaj, do t'ju përçajnë. Allahu xh.sh. bashkimin e ka quajtur besim, ndërsa përçarjen e ka quajtur mosbesim: (Ali Imran, 101). Më pas, Allahu xh.sh. u tregoi atyre rrugën e bashkimit, e cila është frika e Allahut xh.sh., kapja për litarin e Allahut (për Librin dhe fenë e Tij (Ali Imran, 102).

**Mos u përçani**

Duhet të ekzistojë diçka pas së cilës njerëzit bashkohen, e ai është litari i fortë i Allahut, rruga e drejtë, Kurani fisnik, ai është që i bashkon të përçarët. Allahu xh.sh. thotë: Shih: (El-En'am, 153)."Mos ndiqni rrugë të tjera", po ndiqeni këtë rrugë të drejtë. Ekzistojnë rrugë, në krye të të cilave ka djaj që ftojnë andej, dhe, nëse i ndiqni këto metoda, këto rrugë dhe këto ftesa, atëherë do të ndaheni në metoda e rrugë. Duhet të ekzistojë litari për të cilin duhet të kapemi: Shih: (Ali Imran, 103). Më pas, Allahu xh.sh. i qortoi myslimanët për përçarjen dhe grindjen, që të mos u ngjante atyre ashtu sikur u ngjau ithtarëve të librit, prandaj Ai thotë: Shih: (Ali Imran, 105-106). Allahu atyre u ka qartësuar rrugën, por e kanë braktisur rrugën e qartë e kanë pasuar rrugët e devijuara, dhe për këtë arsye janë përçarë. Prandaj, mos u bëni si ata, e Pejgamberi a.s. thotë: "Mos u grindni ndërmjet jush, sepse ata që kanë qenë para jush, ishin grindur dhe më pastaj qenë shkatërruar". (Buhariu). Kurani na ka qortuar për grindjen dhe përçarjen, sidomos në kohë të vështirë, gjatë betejës. Allahu xh.sh. thotë: (Shih:Es-Saff, 4 dhe El-Enfal, 45-46). Nëse nuk bashkohemi në betejë e në vështirësi, atëherë - kur do të bashkohemi? Armiqtë tanë grinden ndërmjet tyre, po, kur kanë të bëjnë me ne myslimanët, ata bashkohen kundër nesh (Shih:El-Enfal, 73). Duhet ta dimë këtë, dhe të bashkohemi.

**Logjika fetare myslimanëve u imponon të bashkohen**

Nuk mund të fitojmë në luftë, dhe as nuk mund të përparojmë në paqe, përveçse me bashkim. Nuk mund ta mposhtim armikun tonë duke qenë të përçarë, nuk mund të formojmë teknologji të zhvilluar, as mund të përparojmë shkencërisht përveçse duke u bashkuar, pasi popujt e vegjël nuk kanë tjetër rrugë. Nëse flasim me logjikë, vërejmë se mendja dhe interesi na imponojnë që të bashkohemi; ndërsa nëse flasim me logjikën e kohës në të cilën jetojmë, do të vërejmë se ajo është një kohë e cila nuk flet përveçse me gjuhën e bashkimit. Shtetet e Evropës janë bashkuar ekonomikisht dhe politikisht. Ato, ndonëse më përpara kishin luftuar ndërmjet tyre, tash kanë gjetur interesin, kanë gjetur logjikën e kohës që i detyron të bashkohen ekonomikisht dhe politikisht.Si është puna me ne, kur çdonjëri prej nesh dëshiron të jetojë në kufijtë territorialë të ngushtë të tij.



**Përçarja është shkak i humbjes së Andaluzisë**

Myslimanët në Andaluzi (Spanjë) kishin ngritur një civilizim madhështor, për tetë shekuj qëndruan atje, ku mbollën mirësitë, diturinë, besimin, moralin, po ajo gjë që i humbi myslimanët në Andaluzi qe përçarja e tyre për shkak të mbretërve të sekteve, sepse çdo sekt kishte mbretin e vet dhe disa prej tyre e luftonin njëri-tjetrin, madje disa prej tyre kërkonin ndihmë nga të krishterët kundër atyre që ishin në armiqësi me ta, e të krishterët u përgjigjeshin ftesave të tyre, meqë ky ishte rasti i të krishterëve për t'i shkatërruar ata. E një gjë e tillë u realizua - u shkatërrua Andaluzia. Kemi provuar shumë raste në historinë tonë dhe në kohën bashkëkohore, për këtë arsye duhet të bashkohemi. Shohim se bota po bashkohet, të përçarët po afrohen, të mospajtuarit fetarisht, ideologjikisht, politikisht, - po pajtohen. Të krishterët po i afrohen njëri-tjetrit, edhe pse ka mosmarrëveshje në sektet e ndryshme të tyre, pasi çdo sekt është si një fe e pavarur. Të krishterët dhe hebrenjtë janë përpjekur të afrohen, për këtë arsye, para disa vjetësh, Vatikani ka lëshuar një dokument për shfajësimin e hebrenjve nga gjaku i Isait a.s., pasi të krishterët i kishin akuzuar hebrenjtë për 20 shekuj për bartjen e mëkatit të kryqëzimit të Isait a.s.. Gjigantët e mëdhenj, kapitalizmi (Amerika) dhe komunizmi (Rusia) janë afruar me njëri-tjetrin, dhe që të dyja së bashku i janë afruar Kinës. Bota po afrohet e bashkohet, ndërsa ne myslimanët jemi të vetmit që përçahemi e mbesim të ndarë! A është kjo logjikë? A e lejon këtë feja? A e lejon këtë interesi? Këtij ymeti, çdo logjikë i imponon të bashkohet, t'i harrojnë ato që i kanë në mes tyre. Ajo që ndodh në mesin e myslimanëve, është e çuditshme, ato janë intrigat, komplotet dhe dinakëritë që e kanë përçarë këtë ymet nga përbrenda.

**Mosmarrëveshjet në shtetet e myslimanëve**

Në çdo shtet mysliman ka mosmarrëveshje: Nëse në një shtet jetojnë myslimanë dhe jomyslimanë, atëherë do të shfaqet problemi i pakicave fetare; nëse në një shtet jetojnë myslimanë nga raca të ndryshme, atëherë do të shfaqet problemi i pakicave racore; nëse në një shtet jetojnë myslimanë nga medh'hebe dhe sekte të ndryshme, atëherë do të shfaqen mosmarrëveshjet e medh'hebeve dhe sekteve; nëse në një shtet ka mosmarrëveshje politike, ideologjike, - atëherë aty do të shfaqet konflikti politik ose ideologjik. Patjetër duhet të ketë përçarje llojesh të ndryshme në mesin e këtij ymeti. Ne muslimanët na bashkon feja, na bashkon historia, na bashkon fati i përbashkët, na bashkojnë shpresat, por gjëja kryesore që na bashkon të gjithë, është të kujtojmë Allahun xh.sh.. Të jetojmë me Islam dhe të vdesim për të, sepse njeriu vdes me atë që ka jetuar. Islami bashkon e nuk përçan, ndërton e nuk shkatërron, forcon e nuk dobëson. Ne bëjmë thirrje për Islamin e Kuranit dhe Synetit, Islamin e ashabëve dhe pasuesve të tyre, Islamin me të cilin kanë dalë fitues myslimanët, Islamin që ka çliruar botën dhe ka ngritur shtetin e drejtë e të mirë, qytetërimin e shkencës dhe të besimit. Vetëm ky Islam na bashkon. Të gjithë duhet të kthehen në këtë fe. Islami është garancia e vetme për bashkimin e këtij Ymeti.

Përktheu: Mr. Faruk Ukallo (Burimi: "Predikimet e Shejh El-Kardavit", përgatitur nga Halid Es-Sa'd, mektebetu vehbeh, Kajro, 1997, vëll. I).

# Studimet islame dhe çështja e integrimit në shoqërinë gjermane

**Dr. Mahmud Hamdi Zakzuk**

**Islami- sikur është e ditur për çdo mysliman- nuk është e mundur të imagjinohet pa Muhamedin dhe Kuranin, sikurse Krishterimi nuk mund të imagjinohet pa Mesihun, po as hebraizmi nuk mund të imagjinohet pa Musain, paqja dhe shpëtimi qofshin për të gjithë.**

Në Gjermani jetojnë më shumë se katër milion myslimanë, që janë bërë pjesë e popullit gjerman, merren me veprimtari të ndryshme, duke filluar prej punëve fizike e deri tek biznese firma të mëdha. Disa prej tyre janë pjesëmarrës edhe në politikë dhe janë nën ombrellën e ndonjë partie. (Kështu) një zonjë myslimane me origjinë turke para pak javësh ka arritur postin e Ministres së Punëve Sociale dhe Integrimeve në landin Saksonia e Ulët. Fëmijët myslimanë i vijojnë mësimet në shkolla të përgjithshme gjermane. Duke marrë parasysh se shumica e myslimanëve në Gjermani janë turq, Turqia dërgon atje imamë të xhamive, që t'u prijnë turqve myslimanë (në ato xhami). Mandej dërgon edhe profesorë që t'ua mësojnë fenë islame fëmijëve myslimanë në shkollat gjermane.Mirëpo (këtu paraqitet) një problem se shumica e imamëve dhe profesorëve turq, nuk e njohin gjuhen gjermane, po Qeveria gjermane bën përpjekje në integrimin e myslimanëve në shoqërinë gjermane dhe për të arritur këtë orvatet për vite të tëra t'i kalojë vështirësitë në këtë drejtim. Një nga këto vështirësi është pikërisht mësimi i fesë islame për fëmijë në shkolla dhe ligjëratat e xhumasë në xhami në gjuhë jogjermane.Para nja njëzet vjetësh, pati një nismë islame për ta zgjidhur këtë vështirësi për themelimin e një Instituti të Studimeve Islame, i cili të ishte në kuadër të Universitetit të Hamburgut, i mbikëqyrur nga''Ez'heri'', po për nga ana shkencore t'i nënshtrohej sistemit mësimor që bëhet (në Universitetin Ez'her apo në Universitetin gjerman do të lëshoheshin diplomat).

**Përgaditja e imamëve**

Qëllimi i hapjes së këtij Instituti ishte të formonte (të aftësonte) imamë për xhami dhe profesorë të fesë islame për mësimin e nxënësve myslimanë në shkollat gjermane. Ky propozim ka ardhur nga një profesor mysliman, që punonte në Universitet, që ishte prof. Flatori, i cili bëri përgatitjet parimore për projektin dhe ia paraqiti ekselencës ish-Imamit të madh Shejh Xhadil Hak (Rektor i Ez'herit). Rektorit në fjalë i pëlqeu projekti dhe më ngarkoi mua, që atë kohë isha dekan i Fakultetit ''Usulud-Din''- që të bisedoja lidhur me këtë temë me Rektorin e Universitetit të Hamburgut. Unë i bëra një vizitë Universitetit në fjalë dhe takova Rektorin e me të biseduam gjerë e gjatë për projektin. Ai e mirëpriti pa rezervë kur dëgjoi për maturinë e '' Ez'herit''. Megjithatë, ai shtroi një kusht të vetëm garanci - vazhdimin e Institutit dhe mosndërprerjen e tij në të ardhmen, që d.m.th. një domosdoshmëri e formimit të një vakëfi (pasuri bamirëse) në një shumë pesë milion euro, shpenzime vjetore për Institutin. Rektori i '' Ez' herit'' ua paraqiti këtë çështje disa organizatave bamirëse në shtetet e Gjirit Persik për të marrë pjesë në ketë shumë dhe për t'u zbatuar projekti. Pas disa kontakteve dhe konsultimeve, në disa prej të cilave kam qenë pjesëmarrës dhe unë, organizata bamirëse në fjalë kërkoi falje për mospjesëmarrje në këtë projekt, ndonëse ishte një shans i artë që nuk do të përsëritet dot, dhe sidomos jo pas 11 Shtatorit 2001, pas shfaqjes në skenë të hapur të armiqësisë për Islamin dhe myslimanët në Perëndim. Prof. Flatori vdiq para se të shoh projektin që del në dritë. Kështu



problemi i integrimit të emigrantëve myslimanë në shoqëritë evropiane mbeti një gjë që i mundon këto shoqëri-vende. Evropa frikësohet –nëse vazhdon gjendja (e këtillë) nga ardhja e profesorëve dhe imamëve nga jashtë shteteve evropiane, që nuk e dinë gjuhën e këtyre vendeve dhe as situatën e shoqërive evropiane, që të rrisin e t'i edukojnë atje ku jetojnë.Austria ka qenë e para nga shtetet evropiane që e ka zgjidhur këtë problem. Ajo tashmë ka dhënë pëlqimin për themelimin e një Akademie Islame të Edukimit, e cila vepron tash e dhjetë vjet, për të nxjerrë profesorë dhe imamë që flasin gjuhën e vendit dhe që kanë përfituar programe edukimi në Universitet, (duke) i shtuar edhe programin islam në akademi. Unë kam marrë pjesë në këtë Akademi me dr. Mustafa El-Feki-un, kur ai ishte ambasador i Egjiptit në Austri. Nisma të këtilla në këtë drejtim ka dhe nga Holanda e Belgjika. Gjatë një udhëtimi në Evropë kam kuptuar që edhe në vende të tjera evropiane ka interesim për mësim të mirëfilltë të myslimanëve që jetojnë në vende të ndryshme të Evropës- në veçanti në ato që kanë shumë emigrantë myslimanë, si Franca e Gjermania. Nuk ka dyshim se atje ka nevojë për një këmbëngulje për shërimin e këtij problemi në të dyja këto (shtete). Dijetarët e specializuar në Gjermani i janë kushtuar studimit të kësaj teme dhe kanë ardhur në përfundimin për nevojën e zhvillimit të studimeve islame në një numër universitetesh gjermane, që të kishin drejtime të veçanta në këto universitete, nga të cilat do të dilnin profesorë për t'u mësuar Islamin fëmijëve myslimanë në shkollat gjermane; po ashtu edhe nxjerrjen e imamëve për xhami atje. Lidhur me këtë temë, Universiteti ''Mynstër'' është i pari që ka themeluar katedrën e Studimeve Islame në vitin 2004, dhe shef katedre caktoi një profesor gjerman-mysliman, i cili u ngarkua për herë të parë me atë punë të rëndësishme-formimin e profesorëve dhe imamëve myslimanë, që të kryejnë detyrat e përmendura më sipër. Myslimanët në Gjermani përgëzonin njëri-tjetrin me të mira për caktimin e profesorit mysliman për trajnimin e imamëve dhe profesorëve myslimanë që të ushtronin punën e tyre në të ardhmen në meset e myslimanëve kudo në Evropë. Mirëpo ky profesor i ri, pas një kohe të shkurtër, i habiti të gjithë me një debat të rrezikshëm, ku vuri në dyshim ekzistimin e historisë për Pejgamberin Muhamed a. s. në Shpallje Kuranore. Kjo do të thotë shkatërrim i plotë për Islamin pas boshllëkut, pa asnjë garanci të vërtetë, që do të thotë sikur myslimanët jetuakan që prej më shumë se 14 shekujsh në hije e në një iluzion të madh. Islami- sikur është e ditur për çdo mysliman- nuk është e mundur të imagjinohet pa Muhamedin dhe Kuranin, sikurse Krishterimi nuk mund të imagjinohet pa Mesihun, po as hebraizmi nuk mund të imagjinohet pa Musain, paqja dhe shpëtimi qofshin për të gjithë. Bashkësitë Islame në gjermani ndien peshën e rrezikut që përbëjnë mendimet shkatërruese për Islamin dhe myslimanët, në bazë të asaj (që u pa prej tij), prandaj u tërhoqën nga marrëveshja që kishin me profesorin,vendosën të mos bashkëpunonin me të dhe i penguan nxënësit e studentët që të shkonin për të marrë mësime tek ai, kurse vetë nxënësit e studentët protestuan te Rektori i Universitetit dhe kërkuan largimin e profesorit të përmendur nga puna që ai bënte - (trajnimi) i profesorëve për mësimin e fesë islame, dhe shpallën se i ndërprisnin programet që realizonte ai profesor. Universiteti, pasi vërtetoi realitetin e ngjarjes, iu përgjigj pozitivisht këtyre thirrjeve, vendosi të pezullonte nga puna e trajnimit të përmendur më parë, profesorin e përfolur, por megjithatë, profesorin e la të merrej edhe më tutje me studime islame, duke u mbështetur mbi parimin e lirisë akademike në universitete gjermane. E pastaj, Universiteti zgjodhi një profesor tjetër mysliman në vend të të shkarkuarit, që të udhëhiqte katedrën e Studimeve Islame, e cila kualifikon kuadro profesionale, qoftë për imamë qoftë për profesorë të ardhshëm myslimanë, që ata të ushtrojnë punën e tyre në Gjermani dhe të kontribuojnë në integrimin e myslimanëve në shoqërinë gjermane.

''Minberul-Islam'' nr. 9 shtator 2010. Përktheu
Prof. Bajrush Ahmeti

# As në ëndërr mos e pafsha

**Agnesa Sinani**

Pranvera e vitit 1999 nuk i ngjasonte asgjëje. Nuk ishte si pranverat e tjera, nuk u ngjante as luleve, as Diellit, as Hënës, madje as cëcërimave të zogjve. I ngjante një mali të shkretë pa gjelbërim e pa zogj. Ajo pranverë nuk e ngrohu Kosovën. Ishte krejtësisht e hidhur. Një natë, teksa valëvitesha në kujtime, vazhdoja të rrija pa gjumë. Edhe mesnata më sillte ndër mend e më kujtonte gjithçka. E frikshme dhe e tmerrshme ishte aq sa më bënte të kërkoja fundin e jetës sime. Ajo që më frikësonte më së shumti, ishin vëzhgëllimat e errësirës. Oh, sa tmerrshëm vëzhgëllonin! Vëzhgëllonin aq trishtueshëm saqë edhe shpresat më të vogla filluan të luhateshin! Eh- do të thuash ti, ku i ndien fëmija këto trishtime?! Po, po! Sa vente e trishtohesha gjithnjë e më shumë.Të rrëfesh për një gjë që është pjesë e jetës, për mua do të thotë shumë. Rrëfimi i një vajze 4-vjeçare, ndoshta ndonjë ditë më pak. E di, më kujtohet. Isha aq e vogël, aq e brishtë! Do të rrëfej për plumbat që më kalonin mbi kokë. Ecëm disa qindra metra e ata vazhdonin të vinin mbi kokat tona. Edhe sot kur më kujtohet, them se ishte vetë mrekullia. Si nuk arritën të më qëllonin?!!! Atëherë për mua ishte një fije shprese për të jetuar. Ndoshta nuk më kujtohet asnjë ditë tjetër, ndoshta asnjë natë ose as edhe një minutë. Por dita kur ia ktheva shpinën shtëpisë sime, më kujtohet fare mirë. Atë ditë kur na detyruan të braktisnim vatrat tona, u larguam për të shpëtuar nga ajo luftë, e mua së shkretës m'u duk se i gjithë qielli më ra mbi kokë.Ëndrrat e mia në vendlindjen time fluturonin qiellit. Këndoja bashkë me zogjtë. Por ne iknim. Iknim nga shtëpia. Pas po linim atdheun me plagë në zemër nga ajo që po ndodhte. Më kujtohet stacioni i trenit, o Zot, ishte shndërruar në një vend të dhimbjes, të lotve dhe të ndarjeve të anëtarëve të familjes. Medet! Mes nesh mbretëronte heshtja. Aty nuk shihje veç se ankth. Përqafimet në mes njerëzve me lot në sy, kurrë nuk do të më hiqen nga mendja. Shiu sikur edhe më shumë e rëndonte dhimbjen. Pa dyshim edhe qielli qante për ne. Të gjithë prisnin me radhë të hipnin në ata vagonë të zi. Hipa dhe unë. Jashtë lashë fëmijërinë time, ëndrrat e mia që posa ishin zgjuar.

**Rrugë e gjatë… Rrugë pa fund**

Më në fund zbritëm diku. Nga dritarja e vagonit shihja një breg të gjerë mbi të cilin ishte një popull i tërë. Njerëzit nuk i njihja. Trishtimi në sytë e tyre më trishtonte dhe mua. Po. Isha vetëm 4 vjeç dhe mendoja se luftërat i bënin vetëm burrat. Se dikë do ta pengonin fëmijët dhe se do t'i nxirrnin ata nga shtëpitë e do t'i linin të vdisnin në baltën e atyre kodrave, - këtë nuk e kisha menduar kurrë. Ja kjo qenka lufta, thosha më vete. Ai breg ndillte tek unë një gjë shumë të keqe. Vetëm Zoti e di se çfarë mendoja në ato çaste! Por, bota gjithmonë ka pasur edhe njerëz të mirë, ka edhe tash dhe do të ketë gjithmonë. Në një vend që i thoshin Maqedoni, njerëzit na i hapën dyert. I hapën zemrat. Për ata muaj, sa qëndruam atje, malli për shokët dhe shoqet, për lojërat tona ma ndezi zemrën disa herë. Qofshin të shkuara e të harruara. Më në fund erdhi edhe ajo ditë kur pranvera ngrohu Kosovën. Atdheu i ngjante Diellit e lulet e kuqe Dëshmorëve. Më në fund u kthyem në vatrat tona, edhe pse shumëkush nuk i gjeti më të dashurit. Ua kishte rrëmbyer lufta.

*Ali Vezaj*

**Rrëfim trishtues**

*Rrinte Profeti me sahabë mu si hëna ndër yje*
*Bënte dritë në qiell po edhe në fusha dhe pyje*

*Sa i këndshëm në llafe, kish' një t' madhe urti*
*Ta dëgjosh njëherë dhe do të hapje vesh e sy*

*Edhe sahabët po flisnin me shumë rend*
*Dert' për fenë e Zotit të gjithëve u zinte vend*

*E për xhahilijetin po flitej me përçmim*
*Për gjynahet e bëra si do të kemi shpëtim*

*Dhe nisi një sahabij të rrëfejë një histori*
*Në ato kohë të shirkut çfarë i kish' bërë vaki*

*Fund e krye ishte i mbështjellë me trishtim*
*Të lëndonte zemrën e në shpirt pikëllim*

*Vetullat i ranë mbi sy e fytyra i qe skuqur*
*Me pendesë po fliste për lulen e këputur*

*Kur nuk kishim njeri që do na përudhë*
*Edhe mbi pjellën tonë shumë egër ishim sul'*

*Edhe unë qesh bërë një egërsirë e malit*
*Me besë po e ndiqja veç udhën e djallit*

*Kisha një gocë të vogël e shëndoshë si mollë*
*Sytë e zezë të bukur po vrojtonin shumë hollë*

*Dhe një ditë në mëndje një ves i keq më shkrepi*
*Përse këtë soj të lig unë ta lë pas" veti"*

*Atje në shkretëtirë thellë e hapa një gropë*
*Atë që ta mëson djalli mëndja s'ta thotë*

*Erdha në shtëpi dhe gruan e godita si rrufeja*
*Bëre gati çupën dhe vishe me rrobat e reja*

*Do ta çoj te dajat dhe atje do të luajë*
*Është shumë e dashur për ta, s' është e huaj*

*E dinte fort mirë për këtë plan ogurzi*
*Por fjala e burrit në atë zeman kurrë s'bëhej dy*

*E gatiti me të shpejt po edhe e veshi si ma mirë*
*Djalli po më priste mua atje në shkretëtirë*

*Vallë çfarë do të ketë në mëndje kjo nënë e shkretë*
*Bimëzën e shpirtit të vet kurrë s do e shoh përjetë*

*Po çfarë t'i bësh egërsisë që s' matet me kufij*
*Të bënë o insan vetëm të lig, si të quhesh njeri*

*Dhe s'po më pritej fare po ecja shumë shpejt*
*T'i bëj qejfin djallit dhe më dukej shumë drejt*

*E afrova te gropa që e kisha hapur më parë*
*I dhashë një shqelm dhe u përplas në atë varr*

*Dhe kjo goca ime deshi të dalë dhe foli me pak zë*
*I përbalta teshat o babë,edhe një goditje e plasa mbi të*

*E më pas mbi të e hodha gjithë atë dhe*
*E vrava me duart e mija këtë cupëz shumë të re*

*Dhe profeti me sahabët po qanin me ngashërim*
*Për këtë ndodhi të tmerrit që ka veç trishtim*

*Nga sytë e profetit në mjekër po rridhnin shumë lot*
*Këtë vaki të rëndë s'e kish dëgjuar dot*

*E njëri nga sahabët i tha boll më o ti njeri*
*Shumë e hidhërove Pejgamberin vaj halli për ty*

*E profeti duke fshirë lotët e mëshirës atij i tha*
*Rrëfeje edhe njëherë, rrëfeje këtë të trishtë hata*

*Dhe me një zë të butë tha ja çfarë u solli ky islam*
*Kur njerëzia ishin egërsira e tash më nuk janë*

*Falënderim veç për Allahun për Profetin selam*
*Iku kohë e bishërisë tash jemi myslimanë*

# Tradita (el-urfu)

**Dr. Musli Verbani**

**Te fukahatë, tradita është një prej argumenteve të Sheriatit.**

Në shumë prej çështjeve sekondare të fikhut gjykohet sipas parimit të traditës, posaçërisht në përbetime, betime dhe shkurorëzime. Ibn Abidin, në librin e tij "Erxhuz", thotë: Tradita në sheriat merret në konsideratë, nga shkaku se dispozitat sillen rreth saj. Traditë quhet ajo që njerëzit e bëjnë zakon, përhapet në masë, e veprohet në mes tyre në çdo rast të tillë. Me fjalë të tjera, është shprehje që është e njohur kur të thuhet në kuptim të veçantë, të cilin gjuha nuk e ka thënë në rend të parë, dhe nuk i ka shkuar në mend dikujt, derisa është dëgjuar; me një fjalë, është zakon në shoqëri.
Ky përkufizim përfshin definicionin teorik dhe praktik. Dijetari i njohur Nesefiju (Abdullah bin Ahmed), në librin e tij "El-Mustesfa", thotë: "Tradita dhe zakoni janë çështje të cilat kanë zënë vend në shpirtra nëpërmjet mendjeve (logjikës), ndërsa natyrshmëria e shëndoshë i pranon si të tilla". Në shpjegimin dhe sqarimin e tij thuhet: "Zakoni është çështje e përsëritur, e cila nuk është e ndërlidhur me logjikën".[1] Ibn Abidini në librin "Risaletu" rreth traditës (urfit) thotë[2]: "Të përsëriturit dhe shprehia e njëpasnjëshme, e cila bëhet çështje e njohur dhe zë vend në shpirtra dhe mendje, e pastaj pranohet pa kurrfarë kushti dhe argumenti, saqë bëhet e vërtetë zakonore". Për sa i përket gjendjes dhe praktikimit të tyre, tradita dhe zakoni kanë një kuptim.Shembull i traditës praktike: Shprehia e njerëzve në shitblerje (marrje, pagesë) pa e shprehur me gojë; shprehia e ndarjes së mehrit të martesës në mehër të menjëhershëm dhe të afatizuar; shprehia e njerëzve në ngrënien e bukës dhe mishit të deles. Shembull i traditës së bërë shprehi: Tradita e njerëzve që, kur të shprehin fjalën fëmijë, kanë për qëllim mashkullin e jo femrën, po ashtu peshkun nuk e konsiderojnë mish, ose kur me fjalën "Dabetun" (kafshë), kanë për qëllim kalin. Dallimi në mes traditës dhe ixhmait[3] Ixhmai ndërtohet mbi pajtueshmërinë e muxhtehidëve të Ymetit, ndërsa "Tradita" nuk kushtëzohet që të ketë pajtueshmëri të muxhtehidëve të Ymetit, veçse mjafton që një çështje ta pranojnë shumica, e në atë shumicë bëjnë pjesë edhe dijetarët edhe njerëzit e rëndomtë. Nga ky aspekt, tradita i përngjan sjelljes dhe edukatës së njerëzve.

**Tradita dhe zakoni janë çështje të cilat kanë zënë vend në shpirtra nëpërmjet mendjeve (logjikës), ndërsa natyrshmëria e shëndoshë i pranon si të tilla.**
Nesefiju

### Llojet e traditës

Tradita, pa marrë parasysh a është traditë që ka kaluar në shprehi apo traditë praktike, është dy llojesh: traditë e përgjithshme dhe traditë e veçantë.

### Traditë e përgjithshme

Është ajo që e kanë bërë traditë qytetarët në një prej kohëve. Shembull: Tradita në punë të prodhimeve; përdorimi i fjalës haram në kuptim të shkurorëzimit, për të bërë të pavlefshëm aktin e shkurorëzimit; hyrja në banjë publike dhe pastrimi në të pa u caktuar koha.

### Traditë e posaçme

Është ajo që e kanë bërë traditë banorët e një qyteti, ose e një pakice a një grupi të caktuar njerëzish, si f.v.: Banorët e Irakut e kanë bërë traditë që kalin ta quajnë "Dabetun" (kafshë); konsiderimi si argument për borxh i regjistrave të tregtarëve. Përveç kësaj, tradita ndahet në traditë të shëndoshë dhe jo të shëndoshë.



Traditë e shëndoshë është tradita e njerëzve sipas së cilës nuk e bëjnë të lejuarën të ndaluar dhe as të ndaluarën të lejuar. Si f.v.: Dhënia e kaparit për mallra para prodhimit; tradita që gruaja të mos kalojë në shtëpinë e burrit të saj, derisa të mos marrë një sasi të mehrit, dhe se mehri është dy llojesh: mehri i menjëhershëm dhe mehri i mëvonshëm, dhe ajo që i jep i fejuari së fejuarës gjatë fejesës, konsiderohet dhuratë, e jo pjesë e mehrit.

Traditë jo e shëndoshë është tradita e njerëzve sipas së cilës lejojnë të ndaluarën ose ndalojnë të lejuarën, si f.v.: Tradita e të vepruarit me kamatë dhe praktika e të vepruarit me fajde; përzierja e femrave me burra në manifestime dhe tribuna të ndryshme, në vende publike.

**Zbatimi i traditës**

Janë të panumërt shembujt për veprime sipas traditës, nga shkaku se baza e traditës është ndryshimi i kohës dhe i gjeneratave. Për këtë arsye unë do të tregoj vetëm disa pjesë prej shembujve, të cilët kanë lidhje me jetën praktike[13]. (1) Gjykimi tradicionalisht për orenditë e shtëpisë, të cilat blihen para martesës e tradita ia jep të drejtën bashkëshortes, prandaj nuk merret parasysh deklarimi i burrit se para martesës kanë qenë të tijat. (2) Hyrja e pjesës së epërme në shitblerje të banesave, edhe pse akti nuk përfshin të drejtën e banesës dhe pjesën e epërme të saj. Kjo kuptohet vetëm në aspektin e traditës. (3) Parapagimi i prodhimit industrial. Tradicionalisht është e lejuar, pasi që njerëzit kanë nevojë, edhe pse është shit-blerje inekzistente në momentin e kontratës. (4) Malikinjtë dhe dijetari i Ymetit, Hulvani, prej dijetarëve Hanefinj, kanë lejuar blerjen e frutave në pemë nëse një pjesë e tyre ishin të pjekura e një pjesë jo, si f.v.: shalqiri, domatja, rrushi, e të ngjashme, pasi është bë traditë shitblerja e tyre dhe për shkak të domosdoshmërisë, edhe pse një pjesë e tyre konsiderohet shit-blerje inekzistente. Këtë dispozitë e kanë kundërshtuar Shafiijtë, Hanbelinjtë dhe, sipas një mendimi, edhe Hanefinjtë, edhe pse Ibn Abasi kishte lejuar shitblerjen e tillë, e jo në kundërshtim me të. Edhe tradita gjykon të njëjtën gjë. (5) Blerja e mallrave të nevojshme si: orë, zmadhues të zërit, lavatriçe, frigoriferë me garanci, dhe kushtëzimi për riparimin e tyre nëse prishen brenda një afati të caktuar. Kjo është e lejuar sipas parimit të traditës së përgjithshme, përballë tekstit të hadithit: "Pejgamberi a.s. ka ndaluar shitblerjen me kusht".[14] Ndërsa Hanefinjtë e kanë lejuar në Kapitullin e kushteve. E vërteta është se tradita e përgjithshme nuk është në kundërshtim me hadithin, por është në bazë të Kijasit. Sikurse thotë Ibni Abidini[15]: "Nga shkaku se hadithi tregon arsyen që të mos lindë konflikti në kontratë, dhe sepse qëllimi është të mos ketë konflikt. Ndërsa këtu (shitblerja me garanci) ndërpret mosmarrëveshjet. E traditë e kësaj është ndërprerja e mosmarrëveshjeve. Kjo është në përputhshmëri me hadithin, edhe tradita gjykon të njëjtën gjë. (6) Fjala Vakëflënës ndërtohet në bazë të traditës, e cila ka dominuar në kohën e tyre. (7) Muhamed bin Hasani ka lejuar vakëfin e pasurisë së luajtshme nga pasuria e paluajtshme, nëse njerëzit kanë lënë vakëf në atë mënyrë, mendim që është në kundërshtim me mendimin e Ebu Hanifës se vakëfi duhet të jetë i përgjithshëm. (8) Detyrimi i Dijes (pagimi i gjakut) për vrasjen gabimisht të farefisit (rrethit të dytë të trashëgimisë), që ka qenë traditë arabe, edhe pse ishte paraparë detyrimisht që të ekzekutohej, sepse vrasja është e drejtpërdrejtë. (9) Përshtatshmëria në martesë. Gjithashtu kjo është një traditë arabe, edhe pse të gjithë njerëzit janë të njëjtë. E kjo traditë është për perspektivën e bashkëshortes nga shkaku se zakonisht njerëzit e klasës së lartë i nënçmojnë ata të klasës së ulët.

**Ndryshimi i ligjeve në bazë të ndryshimit të traditës**

Duke pasur parasysh se traditat ndryshojnë, edhe ligjet ndryshojnë gjithashtu. Ligjet e përpiluara në bazë të traditës, ndryshojnë gjithashtu. Kështu thotë Ibni Abidini.[16] Për këtë arsye për kushtet e ixhtihadit kanë thënë: Patjetër duhet të dihen traditat e njerëzve. Shumë ligje ndryshojnë me ndryshimin e kohëve ose për shkak të traditës, ose për shkak të paraqitjes së domosdoshmërisë, ose çrregullimit dhe degjenerimit të qytetarëve të një kohe, sepse, po të mbetej ligji siç ka qenë i mëhershmi, do të ishte i vështirë dhe i dëmshëm për njerëzit. E rregullat e Sheriatit ndërtohen mbi parimin e zbutjes e lehtësimit dhe largimit të dëmit e të çrregullimit. Kështu që njerëzit jetojnë në sistemin më të mirë dhe në situatë më të volitshme. Mund të përfundojmë se ndryshimi ndodh për shkak të çrregullimit ose zhvillimit, siç do të shihet në shembujt në vijim: (1) Prej dijetarëve të mëvonshëm është dhënë fetvaja për lejimin e marrjes së pagës për mësimin e Kuranit, për detyrën e Imamit, muedhinit (myezinit)



dhe për obligimet e tjera, si për namaz, agjërim e haxh. Kjo është një dispozitë, e cila është kundërshtuar nga deklarimi i dijetarëve, e prej tyre i Hanefinjve, të cilët kanë paraparë ndryshimin e kohëve. Dhe caktimi i pagave prej arkës qendrore islame, për ruajtësit e simboleve fetare. Po të angazhoheshin këta për të fituar dhe siguruar për jetën e tyre nga bujqësia, tregtia ose industria, do të humbte Kurani dhe njerëzit do të neglizhonin çështjet parimore të fesë. (2) Garancia për punën e kryer. Esenciale është besnikëria e tij, e ai nuk dënohet, përpos nëse në punë e tepron ose lë mangut diçka. Mirëpo, fukahatë kanë paraparë garantimin duke pasur parasysh ankesat e shumta se ata nuk e kryejnë detyrën si duhet, dhe për të siguruar pasurinë e njerëzve (3) Mosmjaftimi vetëm i pamjes së jashtme të drejtësisë tek dëshmia. Ebu Jusufi dhe Muhamedi kanë dhënë fetva se është e domosdoshme pastërtia e dëshmitarëve, se kështu sigurohet dhe mbrohet e drejta e njerëzve dhe nuk keqpërdoret pasuria e tyre. Duke ditur se është në kundërshtim me atë që ka deklaruar Ebu Hanife - se mjafton pamja e jashtme e drejtësisë në të gjitha dëshmitë, përpos në Hududë dhe Kisas. Pastërtinë e dëshmisë nuk e ka kushtëzuar duke u bazuar si në kohën e tij. (4) Zotëronte drejtësia, për shkak se jeta në kohën kur ka qenë Pejgamberi a.s. ka qenë më e mira kohë.[17] Por, duke vlerësuar se ka ndryshuar koha dhe është përhapur gënjeshtra, dy nxënësit e tij kanë dhënë fetva në kundërshtim me mendimin e Ebu Hanifes dhe duke zbritur në rangun e traditës. (5) Përdorimi i forcës për të pandehurin nga joqeveritari. Ebu Hanife ka dhënë fetva se nuk lejohet përdorimi i forcës, përpos prej qeveritarit (institucionit). (6)Duke vërejtur se në kohën e tij pengimin dhe ndalimin e atyre që e thyejnë ligjin, vetëm prej udhëheqësit (institucionit) e bënte vetëm udhëheqësi (institucioni). Mirëpo, dy nxënësit e tij, duke parë se në kohën e tyre kishin ndryshuar rrethanat, ishte përhapur padrejtësia dhe kishte filluar çrregullimi, dhanë fetvanë që të ndaloheshin edhe prej joqeveritarit. Këta të dy qenë bazuar në rrethanat që kishin qenë në kohën e tyre. (7) Ndalimi i vajzave të reja për të marrë pjesë në mesxhide, ku falej namazi me xhemat, edhe pse nuk ishte ndaluar në kohën e Pejgamberit a.s..[18] E kjo duke pasur parasysh prishjen e moralit dhe përhapjen e imoralitetit. (8) Hanefinjtë kanë dhënë fetva që burri e ka të ndaluar të udhëtojë me gruan e tij, edhe nëse ka përmbushur obligimin e mehrit të menjëhershëm, e kjo për shkak të prishjes së kohës. Gjithashtu kanë dhënë edhe fetvanë se nuk i pranohet deklarimi gruas se nuk e ka marrë pjesën e caktuar të mehrit të mëhershëm, edhe pse ka pasur kontakt me bashkëshortin, e kjo është se ajo refuzon se ka marrë mehrin, ndërsa rregulli është: Refuzuesi përbetohet. Kjo rregull nuk zbatohet në këtë rast, për shkak se zakonisht gruaja nuk e lejon veten të kontaktojë me burrin pa e pasë marrë pjesën e menjëhershme të mehrit.[19] (9) Kërkimi i zekatit prej qiramarrësit të punimit të tokës, e jo prej qiradhënësit. Kështu kanë dhënë fetva dy nxënësit e Ebu Hanifes, sepse kjo ishte më e mirë për kohën e më e leverdishme, dhe më e lehtë për fukahatë, për shkak se zekati merret prej frytit. Këtë mendim e kishte edhe Maliku duke dhënë fetva se zekati i takon qiramarrësit. Edhe pse Ebu Hanife mendon se një e dhjeta e zekatit i takon qiradhënësit, për shkak se zekati është pasuri e pronësuesit, kurse toka është pronë e qiradhënësit. Këta shembuj e të tjerë, si f.v. shitblerja e plotësuar[20], shfrytëzimi i banjës publike pa sqaruar kohën e qëndrimit dhe pa sqaruar sasinë e shpenzimit të ujit, dhe falja e namazit duke qenë i papastër, për shkak të domosdoshmërisë, kanë ndryshuar ligjet për shkak të zakoneve të qytetarëve të kohëve dhe rrethanave të ndryshme të tyre.

(1) Nëse për një çështje ka lidhje logjika, logjika është ajo që gjykon që një veprim të përsëritet vazhdimisht. Kjo nuk konsiderohet zakon, por është domosdoshmëri logjike, si f.v.: paraqitja e gjurmës së thembrës çdo herë kur të vendoset thembra. Shembull i kësaj: Lëvizja e unazës bëhet paralelisht me lëvizjen e gishtit, apo një send ndërron vendin kur të largohet prej atij vendi. (2) Ibid 2/114. (3) Për këtë temë jam mbështetur në librin "Kitabul Usul ameti" të prof. Hakimit f. 420. (4) Zejlefiu për këtë hadith thotë: "Është hadith Garib Merfuë". Ndërsa "Mekvuf" e kam hasur vetëm tek Ibni Mes'udi (Raxhiu Nasbu Rraje 4/133). E transmeton Ahmedi, Taberiu në librin "Kebir" nga Ibni Mes'udi. Transmetuesit janë të besueshëm (Mexhmea Zevaid 1/78). (5) Eshbal ve Nedhair Suretiju 80, 88. resail Ibni Abidini 2/115. El Furuk, lil Karafi 3/283 "Gajetul 140, Iëlamul Mukiijn 3/89. (6) Këtë e kanë kundërshtuar Shafiinjtë duke thënë: "E vërteta është se zakoni nuk është si kushti ("El-Eshbah ven-Nedhair" të autorit Sujuti). Shihet se kjo është nëse urfi është i veçantë, ndërsa, nëse është i përgjithshëm, konsiderohet sikur të kishte qenë i kushtëzuar me tekst. (Raxhiu-Tekmiletul Mexhmuë 11/324-327). (7) Shatabiju prej Malikinjve në librin Elietisam thotë: "Zakonet që ndodhin, konsiderohen domosdoshmëri në ligj. (8) "Iëlamul Mukiijn" 2/392, 3/3 dhe më pas. (9) Resail "Ibnu Abidin" 2/116, 136 Eshbali ven Nedhair, Sujutiju 86-88. (10) "Risaletul Urf vel Adetu" Ahmed Ebij v. 90, 22

# Sa janë vërtet islame shtëpitë tona

**Mehas Alija**

**Një shtëpi e bukur, nuk është krejt e bukur vetëm nga forma strukturale e saj, por bukuria e vërtetë dhe e pashtershme, duket në sjelljen dhe në bukurinë morale e fetare të banorëve të saj.**

**Shembulli i një shtëpie në të cilën përmendet Allahu dhe i shtëpisë në të cilën nuk përmendet Ai, është sikur shembulli i të gjallit dhe të vdekurit".**
Hz. Muhamed a.s.

Nëse dikush do të na pyeste, nëse, vallë, shtëpitë (lexo: familjet) tona janë vërtet islame, me siguri pjesa dërrmuese nga ne, në mos që të gjithë, do të përgjigjeshim, pa fare dyshimi - po. Babai mysliman, nëna myslimane, fëmijët të lindur në një martesë hallall, janë myslimanë, kanë emra myslimanësh, etj.. Megjithëkëtë, a është i mjaftueshëm ky parametër, për të vlerësuar se sa është islame një shtëpi?Ç'është, në fakt, ajo që një shtëpi e bënë islame? Ja disa pika, përmes të cilave duket apo do të duhej të dukej realiteti i një shtëpie, e cila frymon në mënyrë islame. Le të kemi kujdes gjatë leximit dhe le ta pyesim vetveten dhe familjen nëse, vërtet, shtëpitë tona i plotësojnë kushtet për të qenë shtëpi islame apo jo! Ekziston një numër i konsiderueshëm hadithesh, të cilat vënë në pah rëndësinë e zgjedhjes së një partneri të drejtë dhe të devotshëm. Urtësia që qëndron këtu, është shumë e qartë, individi i devotshëm (besimtar) ka më shumë mundësi që partnerit të tij, t'i sjellë lumturi e kënaqësi, dhe në këtë mënyrë, një çift i këtillë do të arrijë që, së bashku, të ndërtojë një familje të shëndoshë dhe një jetë të bukur familjare. Ky, pra, është themeli i suksesit për çdo familje.

**Ndihma ndaj njëri-tjetrit**

Kjo shkallë fillon me ndjenjën e secilit nga bashkëshortët, që të orvaten të kryejnë obligimet dhe detyrimet që kanë ndaj njëri-tjetrit, ndaj farefisit dhe ndaj rrethit më të gjerë, dhe kjo të kërkohet të arrihet përmes një ndjenje të ndërsjellë respekti dhe dashurie. Kjo, gjithashtu, përfshin edhe ndihmën reciproke që duhet dhënë në mësimin, shpjegimin dhe nxitjen për praktimin e mësimeve fetare. Lënia pas dore e kësaj, ka bërë që shtëpitë tona, sot, të duken më pak shtëpi islame e më shumë shtëpi nga të cilat del përçarja, mospajtimi, dhuna, amoraliteti, etj.. Përmes ndihmës së ndërsjellë, qoftë në aspekte të kësaj dynjaje, qoftë të fesë, ne do të kemi sukses ta kthejmë shtëpinë tonë në një vend të heresë dhe prehjes, moralit dhe devotshmërisë, diturisë dhe dëgjueshmërisë. Besimi i një familjeje reflekton në rendin shtëpiak të saj.

**Një shtëpi ku përmendet vazhdimisht Allahu i Madhërishëm**

Të përmendurit e Allahut të Madhërishëm mund të bëhet përmes shumë formave, siç mund të jetë kujtimi me zemër, përshpëritja me gjuhë, me anë të faljes së namazit, duke lexuar Kuranin famëlartë, duke kryer dhikrin në mëngjes e mbrëmje, po edhe brenda ditës. Përmendja e Allahut mund të bëhet edhe duke diskutuar për çështje dhe tema fetare ose duke lexuar literaturë të mirë dhe të dobishme, qoftë fetare ose tjetër. Kjo do të mund të vërtetonte supozimin se melaqet, në një shtëpi ku përmendet vazhdimisht Allahu, sjellin paqen, mëshirën dhe bekimin e Tij. Madje, kjo përmendje dhe ky kujtim i Zotit, do ta bënte një shtëpi (lexo: familje) të gjallë, dinamike dhe plot atmosferë, përkundrejt asaj që qëndron larg të përmendurit, e që do të krahasohej me një shtëpi të lënë pas dore dhe të vdekur'. Përafërsisht kështu, edhe i dashuri ynë, Muhamedi a.s., kishte porositur: "Shembulli i një shtëpie në të cilën përmendet Allahu dhe i shtëpisë në të cilën nuk përmendet



Ai, është sikur shembulli i të gjallit dhe të vdekurit". (Muslimi)

**Shtëpitë janë vatra të devotshmërisë dhe ibadetit**

Shtëpitë, në të cilat nuk falet namazi në mënyrë të rregullt, e jo më ato në të cilat as që diskutohet për falje të namazit, nuk mund të pretendojnë se janë, me të vërtetë, shtëpi islame. Sepse, ashtu sikur namazi e bën myslimanin, tamam besimtar, ashtu edhe një shtëpi do të ishte tamam islame, nëse në të do të kryhej namazi rregullisht, pse jo edhe me xhemat, kur të ishte mundësia. Shtëpitë islame janë vatra të ibadetit dhe devotshmërisë. Herë-herë ato kanë edhe vende të posaçme për faljen e namazeve, kryerjen e dhikrit dhe kalimin e një kohe të caktuar në meditim. Sidomos kjo do të ishte e mirëseardhur për gratë, për të cilat do të ishte më mirë që namazet e tyre t'i kryenin në shtëpi, sikurse rekomandohet edhe për meshkujt që namazet vullnetare (nafile) t'i falin, po ashtu, në shtëpi. I dashuri ynë, Muhamedi a.s., në një thënie të tij të bukur, na ka porositur: "Namazi vullnetar, i falur në shtëpi, është shumë më i vlefshëm sesa namazi vullnetar i falur në xhami, ashtu sikur namazi i obligueshëm (farz), i falur në xhami, është shumë më i vlefshëm nga ai namaz i obligueshëm - i falur në shtëpi". (Sahihu'l-xhami')

**Leximi dhe arsimimi janë aktivitete të vazhdueshme në shtëpi**

Kjo duhet të jetë përgjegjësia dhe obligimi kryesor i udhëheqësit të shtëpisë, i cili do të duhej patjetër ta udhëhiqte familjen e tij në rrugën e drejtë, drejt progresit familjar, duke insistuar kështu që sa më shumë të largohen nga gjërat e parëndësishme, gjegjësisht nga veprimet skandaloze e duke krijuar një mjedis të përshtatshëm për kryerjen e veprimeve të mira dhe të dobishme. Nxitja dhe motivimi për dituri duhet të jetë obligim i secilit anëtar të familjes, e njëkohësisht, kjo paraqet edhe bazën e shëndoshë për forcimin dhe afirmimin tonë në besim dhe fe. Sfera e ineteresimit për lexim dhe përgatitje shpirtërore duhet të përfshijë sfera të ndryshme të Islamit, nga i cili të gjithë anëtarët do të kenë dobi. Në këtë rast, në mënyrë shumë të veçantë, duhen nxitur dhe mobilizuar fëmijët që të jenë sa më shumë në kontakt me librin dhe literaturën e dobishme, në mënyrë që nesër, të kenë mundësi vetë, në mënyrën më të mirë, ta organizojnë jetën e tyre.

**Një bibliotekë islame në shtëpi**

Biblioteka duhet të përbëhet nga libra, audio dhe videokaseta si dhe nga CD të ndryshme. Duhen siguruar materiale të besueshme dhe të dobishme, nga të cilat do të përfitojnë të gjithë anëtarët e familjes. Biblioteka duhet të pasurohet me materiale nga më të ndryshmet, që nesër të ketë mundësi të ofrojë atë që kërkohet nga të gjitha moshat. Librat me tematikë më të veçantë duhet të klasifikohen asodore që mundësia e përdorimit të tyre të jetë më e lehtë. Audio materialet dhe CD-të mund të përmbajnë këndim të Kuranit, ligjërata, tregime për fëmijë me karakter islam, si dhe ilahije. Për shfrytëzimin sa më të efektshëm të këtyre materialeve, anëtarët e familjës duhet të ndihmojnë njëri-



**Allahu e do të mirën dhe dashamirësinë dhe për këtë ka shpërblim, sikurse nuk ka shpërblim për vrazhdësinë apo diçka të ngjashme.**
Hz. Muhamed a.s.

tjetërin dhe, herë-herë, të mëdhenjtë, në sytë e të vegjëlve, duhet të tregohen të kënaqur dhe të gëzuar pas përfundimit të ndonjë libri apo pas dëgjimit të ndonjë ligjërate, leximi të Kuranit apo dëgjimit të ndonjë ilahije të bukur. Interesimi për pasurimin e bibliotekës nuk duhet të fshihet, porse për të duhet të ushqehet ideja se biblioteka është aq e rëndësishme, sa është edhe konaku dhe sofra e bukës.

**Muhamedi a.s. është model i moralit dhe sjelljes së bukur në shtëpi**

Profeti ynë i dashur, jo vetëm me fjalët, por edhe me praktikën e tij, ka dëshmuar dhe përfaqësuar një sistem perfekt të moralit të shëndoshë familjar dhe një mënyrë të shëndoshë jetese brenda rendit shtëpiak. Prandaj e kemi model atë, Zoti qoftë i kënaqur me të. Të shumtë janë shembujt e bukur dhe të ngrohtë të Profetit a.s. ndaj familjes së tij. Ishte i butë dhe i përzemërt me gratë e veta. U ndihmonte në punët e tyre të shtëpisë, madje edhe vetë merrte iniciativa për riparimin e gjësendeve shtëpiake, që ishin të prishura. Prandaj, duke ndjekur shembullin e tij , hapë pas hapi, një familje islame do të sigurojë paqen dhe harmoninë familjare, kurse shtëpinë do ta kthejë në një vend prehjeje të vërtetë. Nga mesazhet e tij të bukura, që ndërlidhen me këtë aspekt, mund t'i veçojmë: "Kur Allahu i dëshiron të mirën një familjeje, Ai në mesin e anëtarëve të saj shton dashamirësinë". (Imam Ahmedi). Gjithashtu ka thënë: "Allahu e do të mirën dhe dashamirësinë dhe për këtë ka shpërblim, sikurse nuk ka shpërblim për vrazhdësinë apo diçka të ngjashme." (Muslimi). Që një familjeje Allahu t'ia dojë të mirën, e si rrjedhojë t'ia shtojë begatitë dhe dashamirësinë, ajo duhet, pra, të ecë hapave të më të mirit, Muhamedit a.s..

**Në shtëpi u përmbahemi dispozitave islame**

Dispozitat që ndërlidhen me shtëpinë, janë të natyrave të ndryshme. Ndër to bëjnë pjesë ruajtja e sekreteve familjare, të kërkuarit e lejes për të hyrë në shtëpi, të mos shikohet në shtëpitë apo në oborret e të tjerëve, ndalesa e hyrjes në dhomën e prindërve në disa kohë të caktuara, respektimi i rendit shtëpiak, shmangia nga gibeti dhe nga fjalët e kota, etj.. Askush nga shtëpiakët nuk e kalon natën duke qenë i vetëm në shtëpi, sidomos kjo nuk duhet të ndodhë shpesh. Ibn Omeri, Zoti qoftë i kënaqur me të, përcjell nga Muhamedi a.s. të ketë thënë se njeriu nuk duhet të qëndrojë dhe as të udhëtojë i vetëm gjatë natës. (Ahmedi). Duhet të kihet kujdes që gruaja dhe femijët të mos mbesin pa kujdestar ose mbrojtje, nëse përgjegjësi i tyre ka nevojë të largohet nga shtëpia për një periudhë të caktuar. (Shih: Nuh, 28). Njerëzit e mirë dhe të ditur, të pritur në shtëpi, krijojnë atmosferë të bukur dhe me vete sjellin gjëra të mira e shumë të dobishme. Me ta është e mundur të flitet për shumë gjëra e tema interesante dhe private, dhe ata mund të jenë një burim i pazëvendësueshëm i informacioneve dhe diturive, të cilat nuk mund t'i marrim nga ndonjë burim tjetër, ngase, ngadonjëherë, këta njerëz dinë të shpalosin gjëra interesante, motivuese, të patreguara më parë. Gjithmonë duhet pasur kujdes që, kur t'I lutemi Allahut të Madhërishëm, t'i lutemi edhe për mundësinë e gjetjes së shokëve dhe miqve të mirë, të cilët, ndërkohë, do të kenë ndikim pozitiv mbi ne. Përsëri i kthehemi fjalës së më të mirit, Muhammedit a.s., ku shohim, po ashtu, një mesazh shumë tërheqës. Aty thuhet: "Shoqërohuni vetëm me besimtarët, dhe hani me njerëzit e mirë". (Ebu Davudi, Tirmidhiu).

**Përfundim**

Të nderuar lexues, ne këtu mund të sjellim e të trajtojmë edhe shumë pika të tjera, me anën e të cilave do të mund të shpalosnim realitetin e vërtetë të një shtëpie islame, por, meqë ky shkrim nuk është i natyrës që të zgjerohet edhe më tej, mendojmë se me kaq sa theksuam më lart, kemi arritur të tregojmë, me pak fjalë, esencialen/thelbësoren për sa i përket pyetjes që vumë si titull të këtij shkrimi. Kjo që thamë, ishte një rrëfim, përmes të cilit udhëzohemi të qëndrojmë në vijë të përmbajtjes së rregullave të caktuara islame në shtëpi. I lumtur është ai, tek shtëpia e të cilit gjenden këto që thamë si synime për një familje islame, ndërsa ai që nuk i ka, le të orvatet të ndryshojë gjendjen e tij dhe të familjarëve të tij. Një shtëpi e bukur, nuk është krejt e bukur vetëm nga forma strukturale e saj, por bukuria e vërtetë dhe e pashtershme, duket në sjelljen dhe në bukurinë morale e fetare të banorëve të saj.

# Martesat dikur dhe sot

**Ilir Sopjani**

**Te fukahatë, tradita është një prej argumenteve të Sheriatit.**

Martesa në traditën popullore shqiptare është konsideruar nga zakonet më të dëshiruara, një zakon gëzimi, ngase ka sublimuar kalimin e disa fazave të jetës deri në pjekurinë për punë e jetë dhe, mbi të gjitha, për shumim. Këtij zakoni familjar i paraprijnë rrita e suksesshme- e fëmijës së shëndoshë dhe të përgatitur për jetë, kalimin në fazën e pjekurisë për martesë (iniciacion), - për fejesën dhe vetë aktin e martesës. Fejesa si akt ceremonial, që përcakton publikisht personat që, pas martesës, do të krijojnë jetën bashkëshortore. Si e tillë, fejesa është e mbushur me plot veprime e ceremoni rituale, disa të trashëguara nga lashtësitë e mugëta pagane, po disa më të vona - edhe me rite islame a të krishtera, në varësi nga besimi. Sipas traditës, është bërë me shkuesi, por më përpara ishte traditë më pak e rastësishme edhe fejesa në bark dhe fejesa në djep, raste këto të trashëguara nga traditat pagane paraislame. Në të dy rastet, bëhej nga pjesëtarët e familjes: babai, nëna, i zoti i shtëpisë e, më rrallë, e zoja e shtëpisë, por vetëm në raste kur dëshirohej të trashëgohej miqësia e mirë e dyanshme, ose shoqëria e fortë në luftë e dy burrave, po edhe e nënave, të njohura në ditë gëzimesh e hidhërimesh, ndenjjesh apo të punës – me pëlqimin e dyanshëm, pa marrë parasysh se cili do jetë marrës e cili dhënës. Kjo traditë tashmë ka perënduar, me përjashtime të ndërhyrjeve më tepër formale, nga ndonjë i afërm ose shok, në rolin e mësitit, pasi që çifti i ri të ketë vendosur për jetë bashkëshortore. Akti përfundimtar i martesës është dasma (në shtëpinë e dhëndrit ) dhe kanaxheçi (në shtëpinë e vajzës). Në të dy rastet këtë gëzim e organizojnë burrat, sipas traditës, por edhe femra është pjesëmarrëse aktive, sidomos në punët që u përkasin grave. Dasmat tradicionale zgjatnin tri ditë e net dhe organizoheshin për të marrë nusen ditën e hënë ose të enjte. Të marteve martoheshin të vejat, me më së shumi 7 krushq. Në kohën tonë nuk veprohet kështu. Të gjitha ditët e javës janë dhe ditë dasmash. Stinët më të parapëlqyera të traditës për martesë ishin vjeshta dhe pranvera, një traditë tashmë e tejkaluar–dasmat bëhen gjatë gjithë vitit. Dasma tradicionale organizohej në shtëpinë e dhëndrit, dhe kënaxheçi në shtëpinë e vajzës. Tash dasmat organizohen në lokale publike, ku marrin pjesë burra e gra. Fatkeqësisht, ka raste të shpeshta, që përbëjnë një gabim gjykuar në aspektin islam, që të marrin pjesë bashkërisht burra e gra, ndonëse, sipas traditës, organizoheshin në hapësira të ndara. Tash nga kërkesa të shumta për lokale dhe muzikantë, caktimi i datës së dasmës detyrohet nga këto dy mundësi: sipas orarit që caktojnë muzikantët dhe pronari i lokalit. Marrja e nuses me qerre të mbuluara dhe qerre të saksanës, pothuajse është një e shkuar. Nusja tash merret me automobila. Nga mënyra e organizimit, kanë ngelur si forma më tepër simbolike sesa reale: përgjegjës të dasmës ishin: bajraktari, plaka e kerrit, djali i kerrit, shpërndarja e drithërave dhe sheqerkave kur të niset vetura e nuses nga shtëpia e çiknisë dhe ardhjes së saj – hyrjes në oborr të dhëndrit, në çastin e zbritjes së nuses; thyerja e rrugës nga krushqit; shoqërimi i nuses nga vëllezërit e saj në shtëpinë e vajzës, derisa ta hipin në makinë; grushtimi i saj tri herë në shpinë nga i vëllai; vaji i nuses (vajzës, në raste gjithnjë e më të rralla); zbritja e nuses nga vetura me këmbë të djathtë dhe e shoqëruar nga kunetër apo vjehrri; shkelja mbi një objekt bujqësie; hyrja në shtëpinë e dhëndrit me këmbë të djathtë; prekja tri herë me dorë e ballit të derës, etj. etj., ishin disa nga format e përhapura

**Dasma tradicionale organizohej në shtëpinë e dhëndrit, dhe kënaxheçi në shtëpinë e vajzës.**

në traditën shqiptare, në disa raste edhe duke bërë mëkate pjesëmarrësit e atyre riteve. Sa për ilustrim, pa u zgjeruar që të shpjegojmë secilin rit veç e veç, do të cekim vetëm rastin kur nusja merret dhe në mbrëmje atë e shajnë me fjalorin më të pistë, kurse të nesërmen presin që ajo edhe t'i respektojë dhe t'i dojë ato, një traditë që ishte mjaft e përhapur, mirëpo, falë Allahut, tani kemi fare pak raste të tilla.

**Karakteristikat e dasmës tradicionale**

Dasma shqiptare e traditës ka fazat e saja të organizimit: a) faza përgatitore; b) fillimi i dasmës; c) nata e dasmës; ç) dita e dasmës dhe d) përfundimi i dasmës.

a) Në fazën përgatitore hyjnë të gjitha punët derisa të fillojë dasma, do thotë deri ditën e premte (kur nusja merrej të hënën), ose të enjten (kur nusja merrej ditën e diel). Në këto punë hyjnë të gjitha konsultimet - bërja dert – me pjesëtarë të familjes, vëllazërisë apo fshatit për: mënyrën e organizimit të dasmës; vendin ku do të priten miqtë – dasmorët (ngase ata nuk priten në shtëpinë e të zotit të dasmës; madhësinë e saj; ftuarjen e dasmorëve; ditën e dasmës; sigurimin e druve për dasmë; rregullimin e odës së krushqve; pritjen e miqve dhe sidomos të atyre më të largtëve; bajraktarin e dasmës; pritësit; hyzmeqarët; kafexhiun; akçinë; odabashin; shërbyesit e tjerë dhe mbajtësit e rendit; muzikantët, etj..

b) Fillimi i dasmës konsiderohet dita e kulaçit dhe fillimi i tëhollimit të petëve – gatimi, që shoqërohet me kërcime para defit të një djali, sa për t'ia filluar, i cili sit pak miell nga mielli i tëhollimit të petëve. Këtu pra kemi një lloj besëtytnie: djali e sit miellin në mënyrë që edhe nusja, sipas besimit të tyre, të lindë djem, pra këtu duhet të kemi kujdes se edhe ky është një rit me bazë pagane si shumë të tjera që, me dije apo pa të, zbatoheshin në masë të madhe në traditën shqiptare, por dita-ditës po bëhen më të zbehta. Dasmën e vazhdojnë këtë ditë para dreke me të kërcyer hallat e bijat, duke kënduar këngë dasme, për djalin që martojnë.

c) Natën e dasmës fillon ardhja e dasmorëve, miqve – të ftuarve në dasmë dhe ata vendosen: burrat në odë e granimi në vendin e caktuar në shtëpi të dhëndrit. Në orë më të vona të kësaj dite nipat fillojnë të zënë pula, kudo që i hasin nëpër lagj,e dhe i therin e ua japin vajzave dasmore për t'ua fërguar. Edhe ky një gabim, ngase bëhet fjalë për vjedhjen e tyre'. Ndërkaq, vajzat bëjnë gati kulaçin e nuses në prani të një djali, të cilit ia vënë tre plisa në kokë, si simbol i shtimit të meshkujve nga martesa që po bëhet në atë shtëpi.

ç) Dita e dasmës është dita kur merret nusja.

d) Përfundimi i dasmës ishte dita e martë (kur nusja merrej të hënën) ose dita e hënë (kur nusja merrej të dielën), dita kur shpërndahen dasmorët , pasi të kenë ngrënë drekë.

**Mënyra e marrjes së nuses**

Dasmor, sipas tradite ka mund të ishte vetëm burri që i kishte dalë zot pushkës, që domethënë fëmijët nuk merreshin krushq. Krushqve u prinin dy burra të moshës së mesme, të cilët dilnin para bajraktarit, pastaj vinin bajraktari, kleri (hoxha tek myslimanet ose prifti tek katolikët), prapa tij krushqit e tjerë. Kur nusja merrej me kalë, kalin e shoqëronin katër persona: dy përpara, që mbanin kalin për freri nga të dy anët, dhe dy shoqërues prapa tyre, por anash kalit. Krushqit e tjerë vinin këmbë në rend njëri pas tjetrit. Ndërkaq, kur nusja merrej me qerre kuajsh, krushqit shkonin hipur në qerre. Në rrugën për ta marrë nusen, qerrja e nuses dhe e seksanes duhej të nisej disa minuta deri një orë para krushqve, në varësi nga largësia, në mënyrë që në shtëpinë e vajzës të kthehej drekë për krushkat derisa e bënin nusen gati dhe derisa ngarkonin seksanen (pajën – qeizin) në qerre. Në të kthyer nga miku, qerrja e nuses dhe, prapa saj e seksanes, vinin pas krushqve. Me t' u nisur krushqit nga shtëpia e dhëndrit për ta marrë nusen, këngëtarët u prinin dasmorëve me këngë malsorçe. Me këngë malsorçe edhe hynin edhe dilnin nga fshati, këngë këto të pashoqëruara me instrumente muzikore, aty ku merrej nusja si dhe me të arritur në fshatin e dhëndrit. Si në nisjen e në arritjen e krushqëve, ashtu edhe në të hyrë të fshatit të mikut e në të dalë prej tij, ishte traditë që dasmorët-krushqit të shtinin në ajër me armë zjarri. Ishte traditë po ashtu të thyhej udha në të kthyer të krushqve. Dhëndri, sipas traditës, derisa krushqit shkonin për t'ia marrë nusen, bënte ritualin e pastrimit dhe përgatitej për fazën e iniciacionit. Ardhjen e nuses e priste i fshehur në objekte të oborrit të shtëpisë, nga një vend më i lartë se nusja dhe prej nga e vrojtonte nusen gjatë zbritjes nga qerrja.Ceremonia e dasmës vazhdon edhe këtë natë me përurime për babanë dhe të zotin e shtëpisë. Dhëndri në odë burrash hynte për herë të parë pas ardhjes dhe zbritjes së nuses nga qerrja, kur dasmorët do t'i uronin martesën. Dasmorëve u jepej çaj ose kafe. Duke hyrë në gjerdek, dhëndri shoqërohet nga bashkëmoshatarë të tij, të cilët e godasin me grushta (një nga ritet më të hershme të kohës pagane). Të nesërmen dhëndri zgjohet herët në mëngjes, i veshur me rroba dhëndërie, si një shenjë që ai tashmë është ndarë nga mjedisi i tij social dhe i takon një grupi tjetër, atij të burrërisë. Kemi të bëjmë pra me kalimin nga një fazë e jetës në tjetrën, që njihet si iniciacion. Thënë, krejt në fund, nga ajo që shohim e dëgjojmë sot, kanë mbetur pak rituale nga tradicionalja dhe kemi një ndryshim shumë të madh në ceremoninë martesore tek ne shqiptarët, dhe kjo është shumë larg nga rruga e drejtë gjykuar nga aspekti fetar islam. E ç't'i themi për tërë ato që shohim - lakuriqësi, muzikë, përzierje burrash e grash, tërë kjo si pasojë e largimit nga rruga e Allahut xh.sh. dhe pasimi i epshit dhe rrugës së shejtanit të mallkuar.

1.Prof,Dr.Ukë Xhemaj: Instituti Albanologjik,Shtresime Kulturore, edicioni 1 dhe 2, 2005; (2)Pjesë nga ekspozita në Muzeun Etnologjik,(3). Drita Halimi: Etnologjia flet; (4) Monografi për Podgurin nga Prof. Dr. Ukë Xhemaj



# Vetëvrasja dhe vëllavrasja

**Atdhe Ibrahimi**

**Në mediet tona të shkruara dhe elektronike çdo ditë hasen artikuj dhe kronika që bëjnë fjalë për këto dy dukuri, kurse vetëvrasja dhe vëllavrasja duket se po shtohen sa më shumë që institucionet tona po heshtin ndaj tyre.**

Në kohën e fundit duket se këto dukuri po shndërrohen në sëmundje kanceroze për shoqërinë shqiptare të Kosovës. Me gjithë iniciativat e ndërmarra kohë më parë nga krerët e institucioneve tona fetare, për të sensibilizuar qeverinë dhe opinionin publik për t'i hapur sytë ndaj këtyre dy fenomeneve shkatërruese për individin dhe shoqërinë, këto vazhdojnë të jenë ende të pranishme dhe shqetësuese në disa qytete dhe fshatra të Kosovës. Meqë sipas botëkuptimit tim personal, institucionet dhe shoqëria jonë janë treguar dhe po tregohen shumë neglizhente ndaj këtyre fenomeneve, e pashë të arsyeshme të shkruaj disa fjalë për këtë temë. Zoti njeriun e ka krijuar në formën më të mirë të mundshme duke e veçuar nga gjallesat e tjera. Ai ia ka dhënë njeriut vetëdijen dhe mundësinë që ta kuptojë të vërtetën e krijimit të tij. Me gjithë të mirat që Zoti ia ka dhuruar njeriut, ai në shumicën e rasteve është treguar dhe po tregohet mohues dhe mosfalendërues ndaj tij. Duke këmbëngulur në realizimin e disa synimeve, njeriu shpesh bie në kundërshtim me vullnetin e Zotit të tij dhe kështu ai tërheq zemërimin e tij. Në këtë sens duhet ditur se tri janë gjërat më të urrejtura dhe që tërheqin zemërimin më të madh të Zotit të Plotfuqishëm, ashtu siç e kuptojmë nga Kurani famëlartë: e këto janë: 1. Përgojimi, 2. Vetëvrasja dhe 3. Vëllavrasja.

Shikuar nga këndvështrimi islam, përgojimi shihet si diçka që stimulon dhe inkurajon të keqen. Goja që përgojon, inkurajon përçarjet dhe krimin.

Vetëvrasja dhe Vëllavrasja përbëjnë dy fenomene të së keqes. Shumë psikologë shkaqet e shfaqjes së këtyre dukurive tek të rinjtë tanë i shpjegojnë të ndërlidhura me faktorët sikur janë: papunësia, depresioni dhe mungesa e perspektivës për të ardhmen. Kam përshtypjen se këto tri fenomene nuk duhen parë nga një prizëm kaq e ngushtë, edhe pse nuk mund të mohohet fakti se një pjesë e këtyre konstatimeve qëndrojnë, por Islami këto çështje i sheh pak më ndryshe. Sipas Islamit, nënçmimi i vetvetes dhe dalja nga programi hyjnor janë dy nga faktorët kyç që njeriun e shpien për të ndërmarrë veprimee irrituese, sikurse janë vetëvrasja dhe vëllavrasja, prandaj konsiderojmë se mënyra më e mirë për t'u larguar prej tyre si dhe nga veprimet të tjera negative të nxitura nga djalli i mallkuar, është që ne ta kujtojmë sa më shumë Allahun e Madhërishëm, të jemi të patundur në besimin tek Ai, t'i zbatojmë Urdhrat e Tij, ta ruajmë gjuhën tonë nga përgojimi, ta çmojmë veten tonë dhe të mendojmë për vëllanë ashtu siç mendojmë për veten. O vëlla i dashur, Zoti në Kuranin e Tij famëlartë na urdhëron të sillemi mirë me njëri-tjetrin, të informojmë njëri-tjetrin për të dobishmen dhe të ndalojmë nga e keqja e jo të vrasim njëri-tjetrin për tokë dhe gjëra të tjera të vogla të kësaj bote, që nuk është asgjë tjetër veçse një botë kalimtare, nga e cila njeriu nuk merr asgjë përveç veprave të mira a të këqija që ka bërë në këtë jetë. O njeri, kujtoje ditën kur do të dalësh para Allahut Xh. sh. atë ditë kur do të shohësh fytyra të nxira dhe fytyra që do të shkëlqejnë nën hijen e Zotit tënd të Madhërishëm. Atë ditë nuk do të të bëjë dobi asgjë nga kjo botë, përveç fjalës së mirë dhe veprave të mira. Le t'i mbesim besnikë fjalës së Allahut, që thotë: "Kush vret një njeri, ka vrarë të gjithë njerëzit". Në fund të këtij punimi do të doja t'ia bëjë një vërejtje Qeverisë sonë dhe komunës së Prishtinës, se ndoshta do të ishte më mirë që paratë e harxhuara për blerjen e raketave dhe të fishekzjarreve në natën e Vitit të ri, të derdheshin në një fond, nga i cili do të sponsorizohej një fushatë mediale kundër dukurive të lartpërmendura.

**Kush e mbyt një njeri... është si t'i kishte mbytur gjithë njerëzit...**
(El-Maide, 32)



# Keqtrajtimi i fëmijëve

**Amire Prebreza-Sopjani**

**Pasojat në procesin normal të zhvillimit të tyre**

Fëmijët konsiderohen stoli të kësaj bote, krenari dhe gëzim në fytyrat e prindërve të tyre, edhe pse të gjithë thonë se është ëndërr jetësore e tyre që një ditë të bëhen dhe se do të përkushtohen në edukimin dhe dashurinë ndaj tyre, - me t'u bërë prindër dhe me marrjen e përgjegjësisë, fillojnë problemet dhe telashet. Secili fëmijë dallon nga karakteri e sjellja, në varësi nga mosha që ka, prandaj është detyrë dhe përgjegjësi e prindit që ta trajtojë atë me butësi dhe dashuri në secilën situatë, në mënyrë që t'i krijojë mundësinë për të kuptuar dashurinë dhe përkushtimin e prindërve edhe atëherë kur ata gabojnë duke u munduar që të përmirësojnë sjelljen e fëmijës në mënyrën më të mirë të mundshme. Edhe pse një pjesë e konsiderueshme e prindërve mundohen të jenë të suksesshëm në edukimin dhe trajtimin e fëmijëve të tyre, megjithatë ekziston edhe ana tjetër e monedhës , prindër që nuk janë të gatshëm të marrin përgjegjësinë që tashmë u është dhënë, dhe nuk zgjedhin metoda në edukimin dhe trajtimin e fëmijëve të tyre në përgjithësi.

**Ç' kuptojmë me keqtrajtimin e fëmijëve**

Secili fëmijë i cili nuk trajtohet mirë nga njëri apo të dy prindërit e tij apo është dëshmitar i dhunës në familjen e tij qoftë fizike apo verbale. Çfarëdo lloj sjellje ndaj fëmijës e cila do ta dëmtonte apo do ta rrezikonte mirëqenien fizike ,emocionale apo mendore cilësohet keqtrajtim për të mos thënë dhunë ndaj fëmijës.Edhe pse ka raste kur prindërit të cilët i keqtrajtojnë fëmijët e tyre arsyetohen me pretekstin se ata duan që t'i edukojnë fëmijët apo edhe t'i ndëshkojnë për fajin e bërë duke i goditur me dorë qoftë lehtë apo edhe në mënyrë më të rëndë megjithatë kjo nuk mund të arsyetohet dhe nuk mund të shihet si diçka normale sepse kjo pa dyshim do të lë pasoja të cilat më vonë do të reflektohen tek fëmija i keqtrajtuar.

**Cila është arsyeja e keqtrajtimit**

Edhe pse rreth keqtrajtimit të njeriut në përgjithësi, ata të cilët ushtrojnë çfarëdo lloj dhune, mundohen të gjejnë arsye dhe ta shfajësojnë vetveten e tyre, megjithatë nuk ka arsyetim për keqtrajtimin e askujt e aq më tepër të fëmijëve që janë krijesat më të dashura dhe më të ëmbla. Shumë prindër a kujdestarë të fëmijëve, duke mos qenë në gjendje të pranojnë përgjegjësinë që kanë për rritjen e një a më shumë fëmijëve, shpeshherë e humbin veten dhe sillen në mënyrë jonormale me fëmijët , këta persona janë njerëz me karakter të dobët dhe nuk mund të edukojnë as një fëmijë me të cilin, nëse i ofron përkujdesje dhe dashuri të sinqertë, do ta kesh shumë lehtë, e pastaj shumë nëna nuk mund ta marrin me mend se tani duhet të prishin paksa rehatinë e tyre dhe të përshtaten me situatën e krijuar, ato nuk janë në gjendje t'i kushtojnë kujdes të veçantë fëmijës të tyre, sa herë që ai ka nevojë, por vetëm kur ato janë të lira, e në rast se fëmija i tyre kërkon ndonjë gjë kur ato janë duke u marrë me ndonjë punë tjetër, atëherë, në vend që ta marrin si punë kryesore fëmijën e tyre dhe kërkesën e tij, ato i qortojnë ata ose edhe i rrahin.

**Format e keqtrajtimit të fëmijëve**

Ekzistojnë forma të ndryshme keqtrajtimi, por më të njohurat janë: a. Keqtrajtimi fizik; b. Keqtrajtimi psikik; c. Keqtrajtimi emocional etj.

**Ç' kuptojmë me keqtrajtim fizik**
Keqtrajtimi fizik përfshin çdo lloj sjelljeje, e cila do t'i shkaktonte fëmijës lëndime, qofshin të lehta apo të rënda. Fëmijët që goditen me shuplakë ose me ndonjë objekt, përplasen apo tërhiqen me forcë duke u shkaktuar dhimbje dhe shenja në trupin e tyre, nga prindërit apo anëtarët e tjerë të familjes, ose që detyrohen të kryejnë punë të rënda fizike, të cilat nuk përkojnë me moshën e tyre dhe, për pasojë, dëmtohen fizikisht, - janë fëmijë që konsiderohen të keqtrajtuar në aspektin fizik.

**Keqtrajtimi psikik**
Gjithsesi, keqtrajtimi i fëmijëve në aspektin psikik lidhet ngushtë me atë të parin (keqtrajtimin fizik), sepse fëmijët që përjetojnë keqtrajtim fizik, gjithsesi janë të prekur edhe nga keqtrajtimi psikik, i cili bart me vete pasoja më të rënda sesa i pari. Çdo fëmijë, i cili në mënyrë të dhunshme detyrohet të kryejë ndonjë detyrë që ia cakton prindi a dikush nga anëtarët e tjerë të familjes, ai do të përfshihet nga një stres dhe një nervozitet, që, pa dyshim, do të ndikojë në psikikën e tij. Po ashtu fëmijët që janë të detyruar t'u shtrohen ndëshkimeve, të cilat prindërit ua caktojnë në mënyrë që ata të paguajnë për ndonjë gabim të bërë duke i mbyllur në ndonjë dhomë apo në banje, duke i lënë të qëndrojnë vetëm, dhe më pastaj duke i frikësuar me ndonjë kafshë të egër se, nëse nuk do të flenë, atëherë do të vijë e t'i hajë, apo duke u thënë se, nëse ti nuk vepron kështu apo ashtu, do ta humbë... Në këtë situatë, ata fëmijë do të pësojnë frikë të madhe dhe, për pasojë, lindin probleme psikike, të cilat mund t'i pësojnë fëmijët.

**Keqtrajtimi emocional**
Me keqtrajtim emocional kuptojmë thyerjen e gjendjes emocionale të fëmijës. Ne e dimë se, ashtu sikurse të rriturit, edhe fëmijët kanë ndjenjat e tyre, të cilat i shprehin si ndaj së mirës, ashtu dhe ndaj së keqes, me të vetmin dallim se fëmijët nuk dinë të gënjejnë dhe gjithmonë i shprehin ndjenjat e sinqerta që kanë. Në rast se një fëmijë heton se nuk është i ledhatuar dhe i përkëdhelur nga të tjerët, ashtu siç dëshiron ose ka nevojë, ai fëmijë do të ndihet i lënë anash, kurse fëmijët të cilët marrin vazhdimisht kritika nga prindërit, qoftë kur janë vetëm ose kur ndodhen me të tjerë (në një shoqëri, në prani të mysafirëve etj.) si dhe fëmijët që nuk kuptohen nga prindërit ose anëtarët e tjerë të familjes asnjëherë, dhe dëshirat e tyre nuk merren parasysh, pësojnë thyerje emocionale dhe mund t'i identifikojmë si të keqtrajtuar emocionalisht.

**Si vërehen fëmijët të cilët janë të keqtrajtuar**
Fëmijët që keqtrajtohen fizikisht, dallohen në bazë të pamjes së tyre: mund të kenë mavijosje në fytyrë a në trup, dhe gjithashtu janë të ndjeshëm ndaj dhunës fizike, sa herë që dëgjojnë ose shohin dikë që rrihet prej dikujt, fillojnë të qajnë dhe ndihen të frikësuar, ose edhe ata vetë, pas çdo gabimi të bërë, godasin veten e tyre. Ndërkaq, fëmijët e keqtrajtuar psikikisht dhe emocionalisht, janë fëmijë që kanë çrregullime në të ngrënë dhe gjumë; vazhdimisht qajnë, nuk shfaqin ndjenja që janë mirë dhe rehat, nuk shoqërohen me fëmijë të tjerë, madje në shumë raste janë edhe të dhunshëm ndaj fëmijëve të tjerë.

**Pasojat që sjell keqtrajtimi tek fëmijët**
Pasojat që sjell keqtrajtimi i fëmijëve , janë shumë të rënda, sepse, përveçqë manifestohen në periudhën kur fëmija është duke u keqtrajtuar, ato gjithsesi do të lënë gjurmë edhe në jetën e tij të mëtutjeshme për të qenë si pengesë e procesit të zhvillimit normal të tij. Si rezultat i një trajtimi jonormal dhe të dhunshëm të një fëmije, shfaqen pasoja të shumta fizike, psikike dhe emocionale.

**Pasojat fizike:**
Mavijosje dhe shenja në trupin e fëmijës, frakturë të gjymtyrëve, dëmtim të sistemit nervor, çrregullim të ekuilibrit.
Pasojat psikike: çrregullim i të ngrënit, çrregullim i gjumit, vonesë e zhvillimit të përgjithshëm, humbje e vetëbesimit, ndjenja e fajit.
Sjellje e rrezikshm, e cila, me kalimin e kohës, mund ta bëjë fëmijën një person të dhunshëm a delikuent.
Pasojat emocionale: të qara të vazhdueshme, pakënaqësi, mosshoqërim me fëmijët e tjerë.

**Si duhet trajtuar**
Më së miri do të ishte, pa dyshim që, së paku fëmijët, të mos ishin pjesë e personave të keqtrajtuar, por meqë raste të tilla ka shumë, atëherë gjithsesi fëmijët në një gjendje të tillë duhet të ndihmohen, në mënyrë që ta tejkalojnë sa më lehtë atë situatë dhe të mos lihet mundësia që kjo gjendje të vazhdojë të përsëritet. Po shtrohet pyetja: Si? Meqenëse në Kosovë nuk janë pjekur kushtet ende sikurse në vendet me zhvillim të lartë socio-ekonomik, ku fëmija që keqtrajtohet në familjen e tij, merret nga organet kompetente dhe vendoset në shtëpi të veçanta që kujdesen për mirëqenien e tij psiko-fizike, atëherë ne si shoqëri duhet të marrim masa urgjente, në rast se në mesin tonë vërejmë fëmijë të keqtrajtuar. Në rast se është nëna ajo që keqtrajton fëmijën e saj, duhet t'i tërhiqet vërejtje nga bashkëshorti, në mënyrë që ajo të mos veprojë më ashtu ndaj fëmijëve, kurse në rast se janë të dy prindërit që i keqtrajtojnë fëmijët, atëherë duhet të ndërhyjë familja dhe rrethi, ose t'i këshillojnë ata, të kërkojnë ndihmë qoftë edhe nga persona kompetentë, të cilët mund t'u ndihmojnë atyre se si të sillen me fëmijët e tyre në situata të caktuara. Dhe, nëse fëmija keqtrajtohet nga persona të tjerë, atëherë gjithsesi duhen marrë masa nga prindërit e tij, në mënyrë që fëmijës së tyre t'i sigurohet një mjedis i sigurt.



# Cunami i Islamofobisë

**Intervistë me Dr. Enes el-Sheikh Ali**

**Planprogramet e Studimeve Islame në Britani kanë me të vërtetë një nevojë për t'i zhvilluar.**

Dr. Enes el-Sheikh Ali, irakian me nënshtetësi britanike, Presidenti i Shoqatës së Shkencëtarëve Myslimanë të Sociologjisë në Britani, dhe drejtori i Institutit Ndërkombëtar të Mendimit Islam në Londër, një nga 500 myslimanët më me ndikim në botë, në qershor ( 2009) mori Medalje Nderi të Mbretërisë Britanike të shkallës "Udhëheqës civil" për rolin e tij dhe shërbimin e shquar në zhvillimin e marrëdhënieve kulturore dhe sociale midis komponentëve të shoqërisë britanike. Ai për gazetën «Sharkul Avsat» në Londër tha se në Perëndim ka «cunami» të Islamofobisë. Duke theksuar se planprogramet e Studimeve Islame në Britani kanë me të vërtetë një nevojë për t'i zhvilluar, ai vuri në dukje rëndësinë e çështjes së «integrimit të njohurive» në sistemet arsimore në institucionet tona arsimore. Ai theksoi se diskutimet fetare në Perëndim kanë nevojë për zhvillim, e gjithashtu vuri në dukje rëndësinë e medieve sociale për të komunikuar me të tjerët dhe përhapjen e vlerave të tolerancës së Islamit si dhe për të diskutuar çështjet e ngritura në medie perëndimore. Duke pasur parasysh interesimin shumë të madh të Dr. Aliut për romane të njohur, ai në intervistën e tij vuri në dukje rolin e këtyre romaneve për të deformuar imazhin e Islamit dhe abuzimin e myslimanëve. Ai theksoi rëndësinë e kontributit në prodhimin e literaturës në gjuhët evropiane, për t'u marrë me këtë, dhe vuri në dukje mangësitë e gjithë subjektit në Perëndim në edukim si prindër, si dhe çështje të tjera problemore të ndërlidhura me Islamin bashkëkohor dhe myslimanët në Perëndim.

*Disa argumentojnë se kuadri i përgjithshëm i kurrikulave të Studimeve Islame në Britani duhet të zhvillohet në përputhje me udhëzimet bazë në konstanta të fesë, çfarë forme komenti keni ju për këtë?*

Ne në Shoqatë që nga fillimi kemi vërejtur se programet e Studimeve Islame në Britani në të vërtetë duhet të përgatiten dhe të shqyrtohen në përputhje me zhvillimet, sfidat dhe shpirtin e kohës, dhe për këtë, në bashkëpunim me Universitetet e Birmingham-it dhe Lidsit (Leeds), ne kemi organizuar në vitin 2005 një konferencë në temën «Islami në studimet pasuniversitare», e cila u ndoq nga shumë specialistë jo vetëm nga Britania, po edhe nga shumë vende të tjera. Nga çështjet e ngritura ishte edhe një rishikim i plotë i mësimit të gjuhës arabe në disa programe studimi. Nuk ka asnjë dyshim që kurrikulat e studimeve islame duhet të zhvillohen për të ndjekur ritmin e kohës, dhe në përputhje me dispozitat e të vërtetat fetare, të cilat në fakt bëjnë thirrje për tolerancë, bashkëjetesë dhe dialog. E këto janë themelet e Islamit që kanë rëndësi të madhe në Kuran dhe në thëniet e Pejgamberit, paqja qoftë për të. Dua të theksoj këtu programin për Master në Mendimin Islam Bashkëkohor, i cili aktualisht po realizohet në Universitetin Islamik të Bejrutit, në bashkëpunim me Zyrën e Libanit të Institutit Ndërkombëtar të Mendimit Islam, dhe ky program unik në llojin e vet duhet të shpërndahet edhe në Botën Myslimane apo edhe në Perëndim.

*Në Perëndim ka thirrje se importimi i predikuesit dhe mësuesit të arsimit fetar islam në Perëndim nga Jashtë, mund të ndihmojë dhe të punojë për të përhapur terrorizmin dhe ekstremizmin, dhe se është e rëndësishme përgatitja e tyre në universitetet vendore të shtetit. Sipas mendimit tuaj, cila është më e mirë për sa i përket thirrjes në Islam (davetit): Sjellja e predikuesit dhe mësuesit të arsimit islam fetar nga Jashtë, apo përgatitja e tyre në shtetet/vendet perëndimore ku kanë nevojë?*

Unë sinqerisht nuk mendoj se imamët që vijnë nga Jashtë, përhapin terrorizmin dhe ekstremizmin; mund të jetë një numër shumë

i vogël që ta kenë bërë ketë, dhe kjo mund të vijë nga injoranca. Shqetësuese është çështja e imamëve që vijnë nga jashtë vendit, dhe ne vërejmë vazhdimisht se shumica e tyre nuk e kanë kuptuar realitetin politik dhe gjendjen sociale, ekonomike, arsimore dhe psikologjike të shtetit ku ata vijnë, edhe pse disa prej tyre kanë një kuptim të mirë dhe njohuri të mira të shkencave islame, dhe për këtë shkak ata dështojnë në ofrimin e zgjidhjeve ose opinioneve ligjore a këshillave; ata madje dështojnë në ofrimin e një diskursi fetar përmes të cilit mund të bashkëveprojnë dhe komunikojnë me publikun. E vërteta e trishtuar -dhe Zoti e di- ndoshta tragjike, nëse nuk e kam tepruar me shqetësimin tim, është se ekziston një hendek i madh midis këtyre imamëve dhe publikut, qoftë audienca e drejtpërdrejtë e tyre, veçanërisht e të rinjve, ose audienca e gjerë e shoqërisë. 15 vjet më parë, këtu disa njerëz bënë thirrje se duhet të punohet në përgatitjen e imamëve vendës që ishin të lindur dhe të rritur në vend, të cilët kuptojnë vendin, historinë e tij, institucionet e shoqërisë dhe zotërojnë gjuhën, si dhe kuptojnë cilësitë dhe veçoritë e shoqërisë ku jetojnë. Në atë kohë pati një reagim të ashpër nga shumica e udhëheqësve të institucioneve islame, dhe ky projekt u sulmua dhe u vënë dyshime dhe pyetje në synimet e tij, e shteti e la pas dore tërësisht dhe nuk i dha atij asnjë rëndësi. Megjithëkëtë, ky projekt u paraqit me forcë pas shpërthimeve të Londrës më shtatë korrik 2005, kur Britania insistoi për nevojën që të përgatiten imamë lokalë, për se nxituan ata që e sulmuan projektin kur qe propozuar për herë të parë, dhe pas pesëmbëdhjetë vjetësh, për të konkurruar në ofrimin e programeve për përgatitjen e imamëve vendës, por, për fat të keq, shumica e asaj që u prezantua, ishte e rastit dhe improvizim. Dhe unë nuk mendoj se Britania dëshiron t'i arsimojë imamët e tillë në universitetet e veta. Këtu nuk ka një universitet shtetëror dhe ajo çfarë ka ndodhur, është se Ministria për Komunitete dhe e Pushtetit Lokal ka formuar një komision të përbërë nga rreth 25 akademikët myslimanë imamë, predikues dhe edukatorë, burra e gra, nga aktivistë të ndryshëm, një komision ky të cilin jam caktuar ta kryesoj unë. Unë kërkova nga ata një studim ose përgatitjen e një studimi për programet që zhvillohen aktualisht në përgatitjen e imamëve në Britani. Dhe disa nga ky komision kanë realizuar disa vizita në disa vende: Bosnjë, Pakistan dhe Egjipt, për t'u njohur me cilësinë e programeve të përgatitjes së imamëve atje. Pastaj u caktua një nga imamët që kanë studiuar Shkencat e Sheriatit dhe ka një doktoraturë, por që ësht rritur në vend, dhe gjithashtu për punë u angazhua një akademike e specializuar për të bërë një studim të programeve të përgatitjes së imamëve. Aty përfshihen edhe propozime për zhvillimin dhe përmirësimin e programeve për të arritur integrimin e njohurive.

*Çfarë nënkuptohet me integrimin e njohurive dhe rëndësinë e tij?*

Kemi ndier rëndësinë e madhe të shkencave sociale dhe humanitare në një shkallë të lartë, ku kemi gjetur se ato ndihmojnë për ta kuptuar realitetin, sepse janë pjesë e ashtuquajturit «Integrim i njohurive», pa të cilat ne besojmë se nuk mund të arrihet ndonjë përparim ose reformë apo për të formuar një qytetërim. Ky integrim zakonisht varet nga dy lexime (dy lloje të kuptuari); leximi i Shpalljes dhe leximi i ekzistimit e realitetit dhe perceptimi i faktorëve të kohës dhe vendit. Mungesa e ndonjë prej këtyre leximeve shkakton një çekuilibër të madh. Është shumë për të ardhur keq se shumë prej institucioneve arsimore në vendet arabe dhe islamike kanë lënë pas dore këtë aspekt, pra kanë lënë pas dore shkencat shoqërore dhe humane dhe për t'u përqendruar në studimin e mjekësisë, inxhinierisë dhe shkencës së pastër. Ne kemi nevojë për të bërë progres në mësimin dhe zhvillimin e shkencave shoqërore dhe humane, dhe ajo çfarë është mësuar zakonisht nga shkenca, transmetohet nga Perëndimi, nuk kishte asnjë prirje për zhvillimin e shkencave humane dhe shoqërore nga një pikëpamje islame. Për shkak të ndarjes në dy pjesë të arsimit, të diplomuarit në shkenca shoqërore dhe humane nuk kanë njohuri apo as ndonjë informacion për shkencën e Shpalljes, dhe, në anën tjetër, të diplomuarit në Sheriat nuk kanë ndonjë njohuri për shkenca shoqërore dhe rëndësinë e tyre. Unë mendoj se kohët e fundit ka pasur një vëmendje, megjithëse shumë të kufizuar, për të trajtuar këtë mungesë ekuilibri, për shembull, Universiteti Islam Ndërkombëtar në Malajzi themeloi Fakultetin e Njohurive të Shpalljes dhe Shkencave Humane. Një student, i cili studion shkencat e Sheriatit, ai studion edhe shkencat shoqërore, dhe studenti i Shkencave Sociale gjithashtu merr materie mësimore në shkencat e Sheriatit. Unë mendoj se çështja e integrimit të njohurive është prej çështjeve të denja për vëmendje, si dhe duhet të rishikohen sistemet e mësimdhënies në institucionet tona arsimore në vendet arabe dhe islame, dhe duhet të kihet vëmendje për mungesë ekuilibri në mes tyre dhe të punohet për ta rregulluar atë, në mënyrë që të integrohen shkencat e Shpalljes me shkencat shoqërore dhe humane.

*Mund të na thoni për projektet më të rëndësishme në Britaninë e Madhe, që janë aktualisht duke bërë thirrje për përgatitjen moderne të shkëlqyer?*

Aktualisht, ka një projekt të rëndësishëm në faza të hershme, që është bashkëpunimi në mes universiteteve të Kembrixhit Britanik dhe atij Al-Azhar Egjiptian, zbatimin e të cilit e mbikëqyr Profesor Jaser Suleiman në Universitetin e Kembrixhit. Programi përfshin një grup të zgjedhur studentësh të shquar, të diplomuar në shkollat fetare në Britani, në mënyrë që ata të

**Për shkak të ndarjes në dy pjesë të arsimit, të diplomuarit në shkenca shoqërore dhe humane nuk kanë njohuri apo as ndonjë informacion për shkencën e Shpalljes, dhe, në anën tjetër, të diplomuarit në Sheriat nuk kanë ndonjë njohuri për shkenca shoqërore dhe rëndësinë e tyre.**

shkojnë në universitetin Al Azhar në një program intensiv, për të studiuar shkenca të Sheriatit, dhe pastaj të kthehen më vonë në Universitetin e Kembrixhit për të marrë pjesë në programe për studime sociale, nga akademikët më të mirë myslimanë. Unë besoj se kjo eksperiencë e re është shumë e rëndësishme dhe suksesi i saj nxit shpërndarjen dhe përhapjen për të ndihmuar në përgatitjen e një grupi të imamëve, të cilët janë të angazhuar për të transmetuar e për t'iu përmbajtur bazave të fesë dhe të cilët kuptojnë rendësinë e faktorëve kohë e vend dhe janë të vetëdijshëm për këta faktorë. Ata mund t'i shërbejnë jo vetëm komunitetit mysliman, por edhe shoqërisë në përgjithësi, dhe për të ndihmuar arritjen e tolerancës dhe të bashkëjetesës me të tjerë. Ata gjithashtu do të jenë të aftë për të dhënë një pamje të saktë të fesë së tyre, e cila është e shtrembëruar jo vetëm nga jo-myslimanët, të cilët mund të kenë qëllime dhe axhenda e ideologji ekstremiste fetare, por në shumë raste edhe nga disa myslimanë injorantë, që nuk e kuptojnë mirë fenë e tyre dhe kanë besim se ata veprojnë mirë, sa kohë që me veprat dhe fjalët e tyre, ata u bëjnë keq kësaj feje e komuniteteve myslimane, dhe kështu kontribuojnë në përhapjen e islamofobisë.

*Edukimi i fëmijëve në Perëndim është nga çështjet, sfidat dhe detyrat e vështira me të cilat përballen bashkësitë myslimane tani .. Sipas mendimit tuaj, cili është roli i familjes, i qendrave islame dhe i predikuesve fetarë, dhe cilat janë çështje të rëndësishme në të cilat duhet të fokusohet problemi i rritjes/edukimit të fëmijëve?*

Unë mendoj se është me të vërtetë për të ardhur keq që çështjes së edukimit të fëmijëve nga prindërit, në Perëndim nuk i është dhënë vëmendje e nevojshme. Ne të gjithë kemi mangësi në këtë aspekt, shumë prindër nuk e dinë në shumicën e rasteve se çfarë bëjnë dhe ku shkojnë fëmijët e tyre. Prindërit vijnë me origjinë dhe nga komunitete të ndryshme, me metoda të njohura në arsim, dhe, kur ata erdhën në Perëndim dhe gjetën një realitet të ri shumë të ndryshëm, ata filluan të merreshin me këtë realitet në mënyrë të tyre të veçantë, që mund të jetë e gabuar ose të ketë sukses, por në shumë raste - Allahu e di- ajo është e gabuar, gjë që çoi dhe çon në pasoja tragjike. Fëmijët në Perëndim ndodhen brenda një shoqërie të hapur, dhe ata që nga mosha e hershme janë mësuar të hetojnë e të diskutojnë të pavarur dhe të lirë në zgjedhje dhe shprehje të opinionit, dhe ta mbrojnë atë me forcë e vendosmëri, e kjo përplaset me sfondin shoqëror të prindërve në një masë të madhe. Tashmë është më se e nevojshme të kemi ekspertë për të bërë përgatitjen e manualeve, kurrikulave dhe materialeve arsimore si dhe programe trajnimi në të gjitha Qendrat Islame, përfshirë edhe një përqendrim në aspektet e çështjes së integrimit të njohurive dhe të kuptuarit të fesë e të realitetit dhe për të kuptuar qëllimet e kësaj feje si dhe faktorët kohë e vend, si dhe të përqendrohet në marrëdhëniet me të tjerët, për respektin për veten dhe respektin për fqinjin, dhe të kuptohet se ç' është e pranueshme dhe e papranueshme si dhe një respektim për ligjet e vendit, etj.

*Cilat janë çështjet dhe problemet urgjente që duhet të adresohen dhe të jenë të mbuluara nga mediet perëndimore, si dhe librat nga autorë ose të përkthyer në Perëndim, për të përmirësuar imazhin e Islamit dhe të myslimanëve jashtë vendit dhe për të nxitur dialogun midis feve, qytetërimeve dhe kulturave?*

Unë mendoj se fushata që është duke u zhvilluar ndaj Islamit, nuk është e re po shumë e vjetër, ajo që ndryshon tani janë mënyrat dhe mjetet e dimensionet, pra Islamofobia vazhdon të rritet, të përhapet në mënyra të ndryshme të kulturës popullore, me radio, televizion, gazeta e revista, në të gjitha këto rastësisht ose pa ndonjë shkas përhapet vazhdimisht frika nga Islami dhe shtrembërimi i tij. Që të mos e mohojmë, ka një numër të kufizuar librash dhe programesh që janë përgatitur dhe hartuar nga disa mendje të drejta dhe objektive, por unë ndihem si «një kashtë e hedhur nga erërat» para këtij «cunami të Islamofobisë» në Perëndim. Unë kam shkruar një punim, i cili do të publikohet së shpejti, me titullin «Edukimi (Arsimimi): zgjidhja e vetme për të përballuar Islamofobinë në rritje dhe Racizmin», në të cilin theksoj se duhet një rishikim në Perëndim, jo vetëm i asaj që është duke u mësuar dhe që po krijon një «Islamofobi» ndaj Islamit, por edhe të asaj që nuk është duke u mësuar nga të vërtetat mbi Islamin dhe myslimanët si dhe kontributet e tyre për qytetërimin evropian. Për sa na përket neve myslimanëve, ne kemi mangësi të mëdha në këtë aspekt; diskursi islam është ende i prapambetur në shumë aspekte, dhe kjo do të çojë në një deformim serioz të Islamit, sidomos në aspektin e botimit dhe përkthimin e librave, të cilët shpërndahen gjerësisht, e shumë prej këtyre librave të përkthyer nuk janë të mjaftueshëm për të trajtuar, adresuar dhe komunikuar me të tjerët. Unë i kam adresuar këto çështje në një artikull që kam botuar në 5 dhjetor 2003 në gazetën «Shark Al-Awsat» me titullin «Dimensionet e humbura në diskursin islam në Perëndim: problematika e të shkruarit, medieve dhe përkthimit nga gjuha arabe në gjuhë të tjera, sidomos evropiane».

*Cili mendoni se është roli që mund të luhet nga teknologjia moderne dhe mediet sociale, në mënyrë të veçantë si «Tviter» e «Facebook» dhe «YouTube», në përhapjen e vlerave të tolerancës dhe të bashkëjetesës me të tjerët dhe për të përmirësuar imazhin e myslimanëve në Perëndim?*

Kjo temë është e rëndësishme dhe zhvillohet shumë shpejt, e ne të gjithë mund të vërejmë

ndikimin e saj në ngjarjet e fundit, gjë që përkon me zhvillimin e konceptit dhe një praktikë në marrëdhëniet në mes të shoqërive dhe komuniteteve në pjesë të ndryshme të botës, e ashtuquajtura "Diplomacia Popullore", ajo që ne i quajmë mjete ose rrjete të informimeve shoqërore, kanë shlyer të gjithë kufijtë gjeografikë në tërësi, dhe unë mendoj se është dhënë një mundësi e artë për institucionet e shoqërisë civile në përgjithësi dhe për individët që të lidhen me njëri-tjetrin pa takimin ballë për ballë. Mediet dhe rrjetet shoqërore si Facebook, Twiter, YouTube, ofrojnë një mundësi historike për myslimanët për t'i lidhur ata drejtpërdrejt dhe vazhdimisht me të tjerët me anë të diplomacisë publike, për të nxjerrë në pah heshtjet e tyre, shkaqet dhe përhapjen e vlerave islame të tolerancës dhe bashkëpunimit, si dhe për të kundërshtuar imazhet negative të nxitura nga disa qarqe. Megjithatë, ky komunikim nuk duhet të jetë i rastësishëm dhe i pakoordinuar, duhet të kuptohet psikologjia dhe përvetësimi i gjuhës së të adresuarit, për të qenë komunikimi efektiv, duhet largimi nga emocionet e tensionet dhe emocionimi, dhe të ofrohet një qytetërim Islam bashkëkohor për të cilin ne kemi shumë nevojë tani dhe i cili bazohet në saktësi, besueshmëri, të qetë dhe në aftësinë për të dëgjuar dhe respektuar pikëpamjet e të tjerëve.

*Kur kemi të bëjmë me sjellje të Perëndimit me myslimanët, mund të ketë ngatërresa në shumë raste, për disa, në dallimin midis asaj që është kulturore dhe asaj që është fetare. .. Si mendoni ju se mund t'i jepet fund kësaj?*

Kjo është një e vërtetë, e cila krijon shumë probleme. Ka të atillë që, ndonjëherë qëllimisht, nuk bëjnë dallimin në mes të dyjave, pa marrë parasysh sa u shpjegoni, u tregoni dhe u sqaroni atyre, për shumë arsye, qofshin ideologjike ose fetare a politike, apo edhe nxitje, dhe sidomos në shtyp. Dallimi në mes këtyre dy gjërave është shumë i gjerë, dhe qëllim i përzierjes është vetëm abuzimi i Islamit dhe shtrembërimi i tij. Një grup tjetër, që janë ndoshta pjesa më e madhe, të cilët kanë një shkallë të madhe injorance, nuk bëjnë dallime midis praktikave që vijnë për shkak të një sfondi praktikash të caktuara shoqërore apo kulturore dhe praktikave të diktuara nga feja. Problemi është që vetë myslimanët në shumë raste nuk bëjnë dallim në mes asaj që është kulturore dhe asaj që është fetare, dhe me këtë veprim ndihmojnë përhapjen konfuzionit. Nga akuzat që qarkullojnë kundër Islamit dhe konsiderohen si një çështje fetare, janë: çështja e synetimit të femrave, detyrimi i grave për t'u martuar, ndalimi i grave nga dalja jashtë ose në punë, - që të gjitha këto, gjëra që nuk i pranon Islami, dhe për të cilat kërkohet një informim islam i qytetëruar dhe i mirë, i cili ofron një Islam të vërtetë për të tjerët.

*Cilat janë metodat dhe mekanizmat praktikë që mund të kontribuojnë për të eliminuar ndjenjat e diskriminimit dhe armiqësisë kundër myslimanëve në Perëndim, si dhe për të nxitur dialogun midis feve?*

Në fakt, në këtë drejtim po bëhet mjaft shumë, sidomos nga brezi i ri, i cili, me gjithë diskriminimin dhe racizmin, erdhi të luajë një rol në fusha të ndryshme, sepse ai brez ka lindur dhe është rritur në vend, ka zotëruar gjuhën dhe ka kuptuar realitetin dhe vetitë e shoqërisë; janë mbajtur shumë seminare, konferenca dhe aktivitete dhe ka një komunikim e bashkëpunim në mes të disa organizatave myslimane dhe jomyslimane të shoqërisë civile. Për shembull, deri në fund të shekullit të kaluar nuk ka pasur vetëdije ndaj Islamofobisë, dhe në vitin 2000 është formuar «Këshilli i ballafaqimit të Islamofobisë dhe racizmit në Britani". Ky këshill zhvilloi një punë të programuar për ballafaqimin me këtë dukuri në shumë nivele, dhe luajti një rol të madh dhe ndikim në ballafaqimin në nivelin politik, shoqëror, juridik, legjislativ e medial, dhe në informim rreth tij, jo vetëm në Britani po edhe në Evropë dhe në botë, dhe kjo solli një rezultat në aktivizimin e shumë individëve, akademikëve dhe gazetarëve myslimanë dhe jomyslimanë në formë të shkruar dhe duke folur për të, si dhe paralajmërimi i rrezikut të tij dhe mbajtja e aktiviteteve për t'iu përgjigjur nxitësve të kësaj gjendjeje. Në vitin 2006, Shoqata e Shkencëtareve Myslimanë të Sociologjisë në Britani, në bashkëpunim me Këshillin Britanik, botoi librin "Myslimanët e Britanisë: Udhërrëfyes medial", i cili pati një ndikim të qartë pozitiv, dhe përdoret gjerësisht nga medie britanike. Për sa i përket çështjes së dialogut ndërfetar, ky është shumë i avancuar në Britani e në disa vende të tjera dhe ka kaluar faza shumë të rëndësishme. Pas më shumë se një dekade e gjysmë, sa ishte e nevojshme për t'u marrë aktivitete nga vendi i elitës dhe elita, ku takohen 20 apo 30 njerëz çdo vit, për masën, kishën dhe xhaminë e të tjera. Ky dialog në nivelin e gjerë të tij ka bërë një hap të madh strategjik të rëndësishëm kur u fillua me iniciativën "Fjala e Përbashkët", një mesazh që, nga një grup shkencëtarësh, akademikësh, avokatësh dhe studiuesish myslimanë, iu përcoll kishave të krishtera për dialog dhe bashkëpunim në zgjidhjen e problemeve, dhe nga unë u kërkua t'i dorëzoja një kopje zyrtare Presidentit të Kishës Anglikane Britanike, Dr. Ravan Uiljamsit (Williams), i cili u përgjigj në mënyrë shumë pozitive. Përgjegjshmëria menjëhershme e tij rezultoi me lëshimin e një deklarate për shtyp pas marrjes së mesazhit, që pati ndikim të madh dhe pozitiv dhe reagime përkrahëse nga aktorë të tjerë kishtarë.

www.aawsat.com.22 mars 2011 nr. 11802, përktheu nga arabishtja: Besim Mehmeti

**Problemi është që vetë myslimanët në shumë raste nuk bëjnë dallim në mes asaj që është kulturore dhe asaj që është fetare, dhe me këtë veprim ndihmojnë përhapjen konfuzionit.**



## FETULLAH GYLENI U KA KUSHTUAR JETËN PËRPJEKJEVE PËR T'U DHËNË PËRGJIGJE SËMUNDJEVE TË SHOQËRISË

**Fjala e Myftiut të Kosovës, Mr. Naim Tërnava, në konferencën "Këndvështrim i diversitetit fetar, kulturor dhe shoqëror në Ballkan nga perspektiva globale" (Përvoja e Fetullah Gylenit si model dhe harmonia ndërfetare në Shqipëri)**

Të flasësh për një njeri të madh, nuk nevojiten fjalë të mëdha. Edhe fjalët më të thjeshta do të arrijnë të shprehin madhështinë e tij. Sipas mendimit tim, i tillë është zotëri Fetullah Gyleni, njeriu i cili, me karizmën e tij prej intelektuali, shkrimtari, misionari paqësor, përfitoi zemrat e miliona njerëzve. Ai është një fenomen bashkëkohor i kalibrit me përmasa botërore. Është ai që kthehet për së gjalli, në një personalitet të shkallës së parë, në një mendimtar sa origjinal, aq edhe të guximshëm, në një dijetar që bashkon shpirtin me shpresën, perspektivën globale në dobi të shoqërisë njerëzore. Duke respektuar e besuar në harmoninë ndërfetare, ai hapi horizonte të reja komunikimi dhe ringjalli shpresën e një ardhmërie të përbashkët të tolerancës ndërfetare në raport me shoqëritë njerëzore. Andaj, bazuar në ligjëratat, në librat, në porositë e tij, mbetet model unikat që duhet ndjekur nga shoqëritë në tërë globin. Zotëri Gyleni e konsideron të domosdoshme dhe të vetmen alternativë vendosjen e dialogut reciprok, me qëllim që të rritet mirëkuptimi i ndërsjellë. Ai, me shumë të drejtë, pohon se popujt, pavarësisht nga dallimet kombëtare ose kufijtë politikë, kanë më shumë gjëra të përbashkëta në krahasim me ç'pandehin se kanë të tilla që i ndajnë. Kështu ne pranojmë tërësinë dhe unitetin thelbësor të fesë, që është një urdhër i mëshirës së Zotit, dhe universalitetin e besimit në Zotin. Prandaj, feja është një besim që ngërthen në vete bindjet, nëpërmjet të cilave njeriu arrin qëllimin final të ardhjes së tij në këtë botë, një rrugë që i sjell të gjithë bashkërisht në vëllazëri. Zilia, urrejtja, ekstremizmi, jotoleranca e të gjitha besimeve, në vazhdimësi inkurajojnë të keqen dhe tokën e kthejnë në një vend ferri, nëse të tillë njerëz do të sundojnë botën. Prandaj, dhurata më e madhe që gjeneratat e sotme mund t'u dhurojnë fëmijëve, nipave dhe mbesave të tyre, është toleranca, e cila do të shërojë shumë shoqëri anë e kënd botës, sepse ky është edhe virtyti më i lartë hyjnor edhe i fesë islame. Zotëri Fetullah Gyleni beson se shekulli 21 do të jetë shekulli i një dinamike të re moralo-shpirtërore, i cili do të ringjallë vlerat morale të natyrshme, të ngulitura thellë në ndërgjegjen e njeriut e të harruara prej kohësh nga padrejtësi të shumta në raport me natyrshmërinë e krijimit të njeriut nga i Madhi Zot. Shekulli në të cilin do të sundojë toleranca, mirëkuptimi ndërnjerëzor, duke u mbështetur në dialogun ndërkulturor dhe në qasjen ndaj vlerave të përbashkëta. Fetullah Gyleni beson se rruga që duhet ndjekur dhe duhet të kontribuojë, është rruga e një arsimimi dhe edukimi të përshtatshëm dhe sipas kërkesave të kohës.

Prandaj, Z. Fetullah Gyleni u ka kushtuar jetën përpjekjeve për t'u dhënë përgjigje sëmundjeve të shoqërisë dhe nevojave shpirtërore të saj, është bërë i njohur dhe i famshëm për përpjekjet për edukimin, edhe të ndjenjave krahas mendjes, për ta ringjallur dhe vënë në lëvizje tërë qenien, për ta bërë çdo njeri kompetent në fushën e vet, në mënyrë që me këto veti pozitive, të bëhet i dobishëm edhe për të tjerët. Kam bindjen e thellë se Mësuesi ynë ka arritur këtë nivel, edhe nëpërmjet urtësisë e filozofisë së thirrjes së njerëzve që t'i qasen këtij problemi madhor pa rezerva dhe me shpirt të pastër, gjithherë duke bazuar teorinë e tij në Kuraninfamëlartë, ku Allahu xh. Sh. thotë: "..Punoni punë të mira ...mos kërkoni të shkaktoni mizori në tokë ! Zoti nuk i do mizorët".(Kuran, 28-77)

Të nderuar të pranishëm!

Me këtë rast, deshiroj që, në emër të Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, të falënderoj organizatorin dhe të gjithë ata që kontribuan për mbajtjen e kësaj konference, duke u dëshiruar sukses dhe duke E lutur Allahun e Gjithëmëshirshëm, që të tilla raste të kemi edhe më shpesh.

Konsideroj obligim tonin madhor që të punojmë të gjithë së bashku për një të ardhme sa më të mirë për të gjithë, pavarësisht nga vendi, gjuha apo ngjyra që kemi.

*Ju faleminderit, Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava*
*Tiranë, 25 mars 2011*

## ISLAMI ËSHTË FE E PAQES

### Fjala e Myftiut të Kosovës, Mr. Naim Tërnava në takimin e liderëve fetarë të Ballkanit në Shkup

Bismilahi - Rrahmani - Rrahim!
I nderuari reis i Bashkësisë Islame të Maqedonisë, zotëri Sulejman Rexhepi; I nderuari kryetar i DIJANET-it të Turqisë, zotëri Mehmet Gyrmez; I nderuari kryetar i Komunitetit Mysliman të Shqipërisë, zotëri Selim Muça; Të nderuar efendilerë; kryetarë të Bashkësive Islame të rajonit; Të nderuar të pranishëm!

Më lejoni që, në emër të Kryesisë së BIRK-së, t'ju përshëndes dhe t'ju falënderoj për ftesën e bërë dhe praninë time dhe të kolegëve të mi në këtë konferencë të radhës, e cila po mbahet këtu në qytetin e Shkupit.Sigurisht që unë përkrah tërë atë që thanë parafolësit e mi, prandaj edhe nuk do të rikthehem për t'i përsëritur dhe nuk dua ta zgjas shumë, por më lejoni që, edhe unë në emër të BIK-së dhe si Myfti i Kosovës, t'ju drejtohem me pak fjalë. Dihet mirëfilli se komuniteti shqiptar është komuniteti më i madh në Ballkan që ka përqafuar Islamin si fe. Ky komb autokton tash e që në parahistori në këto troje, i takon në shumicë këtij besimi, mirëpo edhe atij ortodoks, e edhe atij katolik. Diversiteti apo llojllojshmëria në besim brenda kombit tonë, vetëm sa ka shtuar në vazhdimësi respektin e ndërsjellë dhe jemi krenarë dhe e konsiderojmë begati të jashtëzakonshme brenda kombit tonë faktin që historia nuk ka shënuar asnjëherë as më të voglin ekses në raport me besimet që ka ky popull e ky komb. Ndaj përgjegjësia e Islamit, nisur nga ky parim dashtë e pa dashtë, bie mbi ne, e ne duhet të jemi tepër të vetëdijshëm dhe të dimë të punojmë së pari duke respektuar veten, e më pastaj edhe të gjithë të tjerët. Në rajon besoj se nuk është një qasje e duhur në raport me besimet, ngase Islami nuk bën që edhe tash, në këtë shekull të njëzetenjëtin, të shikohet si mish i egër në trupin e BE, por duhet të shikohet si një realitet dhe si një identitet, i cili duhet të integrohet në shoqëritë evropiane e më gjerë, dhe të bashkëjetojë me besimet e tjera në Evropë e më gjerë. Prandaj nuk lejohet të ndodhë që të favorizohet një besim e të shpërfillet një besim tjetër me politika që mund të dalin nga qeveritë të ndryshme të rajonit e më gjerë. Nëse dëshirojmë një mirëqenie të përgjithshme të të gjithë njerëzve anë e kënd botës, duhet një qasje e drejtë nga të gjithë, sepse i Madhi Zot ka vënë një barazi në mes njerëzve pavarësisht se ç'besim kanë, ç'gjuhë flasin e ç'race i takojnë. Islami as nuk ka qenë, as nuk është dhe as do të jetë fe e botës së tretë ose fe e shkretëtirës, po është një fe gjithëpërfshirëse botërore, e cila ka zënë vend dhe zë vend deri në kataklizmën përfundimtare, nëpër tërë rruzullin tokësor, ashtu sikur shtrihen edhe besimet e tjera anë e kënd botës.

BIR e Kosovës, me tërë kuadrin e vet që ka, dëshiron ta ruajë këtë traditë kaq të pastër islame tash e 600 e sa vjet në Kosovën tonë, pa u lënë hapësirë asnjëherë tentativave të mundshme që të fusin edhe mospajtimin më të vogël në mesin e besimeve këtu në vendet tona. E kjo do të arrihet falë një bashkëpunimi ndërrajonal dhe në shkallën e tërësishme botëror. Unë do të kthehem në temë, dhe mua më vjen keq që sot nuk mund të flas ashtu si foli homologu im këtu, pra në këtë konferencë, Reis ulemaja i Maqedonisë. Mua më erdhi mirë që, edhe pse ka vështirësi shumë të mëdha, është duke u punuar në kthimin e pronave vakëfnore prej qeverisë së Maqedonisë. Nuk mund të them as atë që tha kryetari i Komunitetit Mysliman Shqiptar, sepse edhe atje është marrë vendimi për kthimin e pronave. Mund të them vetëm që në Kosovë prej vitit 1948 e deri në vitin 1965, mbi 90% e pronave vakëfnore janë nacionalizuar nga pushteti i atëhershëm komunisto – ateist. Kosova, tash tre vjet e pavarur, ende nuk ka marrë vendim në Parlament për kthimin e pronave vakëfnore , edhe pse ne kemi bërë një kërkesë të vazhdueshme dhe kërkojmë në vazhdimësi që pronat të kthehen te pronari, ngase ata besimtarë, duke lënë vakëf pronën e tyre, e konsiderojmë se kanë bërë një vepër të shenjtë. Ndaj ajo duhet të mbetet për atë që është dedikuar. Sigurisht që në Kosovë ka pasur dhe ka probleme natyrash të ndryshme, tashmë tre vjet pas pavarësisë së vendit, mund të themi që kemi filluar një bashkëpunim shumë të mirë me të gjitha institucionet e Kosovës dhe ekziston një gatishmëri e bashkëpunimit, prandaj besojmë që brenda këtij viti në Parlamentin e Kosovës do të merret vendimi për rikthimin e vakëfeve, rikthimin e pasurisë së BI-së, sikurse edhe të bashkësive të tjera fetare në Kosovë.
Ne jemi varfëruar shumë nga marrja e pasurisë vakëfnore dhe sigurisht që kjo ka qenë politikë e sistemit komunisto- ateist, që bashkësitë fetare t'i nxirrte me shkopin e lypjes. Mirëpo tash, pas këtyre proceseve demokratike, besoj që kjo nuk është më një politikë që synon të avancohet, apo një politikë që duhet të fuqizohet, por një politikë e cila duhet të luftohet, e bashkësitë fetare duhet të gëzojnë të drejtat e tyre që u takojnë. Unë, me krenarinë më të madhe, mund them para jush se ne si BI- e Kosovës, vetëm nëpër qytete deri sot në nivele komunale, nga qeveritë komunale, kemi marrë mbi 40 mijë metra katrorë tokë për ndërtimin e xhamive dhe dyqaneve, kuptohet që të gjithat gratis dhe kemi arritur të shtojmë numrin e dyqaneve në mbi 250 dyqane të reja a lokale afariste të reja, si dhe na janë dhënë shumë parcela nëpër fshatra për ndërtimin e xhamive të tjera. Mirëpo, ajo që mua më mundon edhe më tutje, është ajo që e theksova pak më herët, se nga



institucione dhe organizata ndërkombëtare nuk ka një qasje të njëjtë ndaj besimeve. P.sh., para pak ditësh, kush ka lexuar në internet, e ka parë se brenda Trashëgimisë Botërore, në Kosovë janë futur katër kisha, një gjë që unë e vlerësoj shumë, mirëpo shtrohet pyetja: Si nuk pati vend vetëm për një xhami që të futej nën mbrojtjen e Trashëgimisë Botërore? A thua nuk pati xhami me vlera monumentale të vjetra në Kosovë që meritojnë këtë status? Pikëpyetja është tepër e madhe!.Prandaj kjo duhet korrigjuar dhe ata që merren me këtë problematikë, bile së paku të ruajnë atë diversitetin që po themi apo llojllojshmërinë e besimeve nëpër shtete të ndryshme të botës . Kemi ne trashëgimi islame që meritojnë të kenë vend brenda UNESKO-s, apo brenda Trashëgimisë Botërore. Ose, për shembull, një rast tjetër në Kosovë, që unë e çmoj lart – është ndarja e 2 milionë eurove nga BE për restaurimin dhe konservimin e trashëgimisë fetare, historike, kulturore të qytetit të Prizrenit, si një qytet me vlera të jashtëzakonshme kulturore, historike e fetare, një gërshetim kulturash e qytetërimesh dhe besimesh në Prizren. BI e Kosovës, ka përshëndetur këtë nismë, mirëpo jemi shumë të fyer kur brenda restaurimit, konservimit, ruajtjes së kësaj trashëgimie kulturore e fetare në Kalanë e Prizrenit, nuk parashihet rindërtimi i xhamisë që ndodhej po në Kalanë e Prizrenit. Shtrohet pyetja - pse? Sigurisht që përgjigjen duhet ta dimë dhe për këtë arsye ne kemi kërkuar nga Brukseli që të rishikohet kjo problematikë dhe që xhamia që për shekuj me radhë ishte në Kala, duhet të ndërtohet, nëse dëshirojmë të çmojmë dhe të vlerësojmë veten tonë dhe besimin tonë të cilit i takojmë dhe deversitetin e besimeve tona. Ose, për shembull, nuk e di të ketë pasur rast diku tjetër që të ekzistonte minare pa xhami, e kjo ekziston në Prizren, në mes të qytetit, po as aty në këtë projekt të trashëgimisë së Prizrenit, nuk është paraparë rindërtimi i xhamisë së Arastës, për se flet vetë minarja, se aty ka qenë xhamia e cila është rrënuar në sistemin komunist. E pra, nuk bën të favorizojmë trashëgimin e një besimi, veçse vlerat duhen shikuar në mënyrë të barabartë, pavarësisht se kush janë ata që e bëjnë këtë vlerësim, a janë nga Bashkimi Evropian apo nga UNESKO, ose janë nga rajoni apo nga ndonjë vend tjetër. Duhet të respektohen të gjitha në të njëjtën mënyrë e masë. Kjo është arsyeja pse unë kam kërkuar dhe kërkoj që ndërtimi i xhamisë në Kala të ndodhë, përndryshe Bashkimi Evropian nuk e ka kryer punën si duhet. Kam edhe një fjali. Duke përshëndetur këtë tubim, edhe një herë po e shfrytëzoj praninë të theksoj që vërtet kjo konferencë të mos ketë karakter vetëm të takimit formal, por të ketë më shumë karakter pune dhe në të të ngrihet zëri për shumë padrejtësi që mund të bëhen në qëndrimin ndaj fesë e besimeve, e në veçanti të besimit islam. Për shembull, ky forum duhet të jetë më aktiv, të luajë një rol edhe më të madh; ne duhet të shprehim pakënaqësitë tona ndaj të gjitha atyre qeverive që dëshirojnë të ndërhyjnë në punët e brendshme të bashkësive fetare. Të jemi edhe më të zëshëm në integrimin e vëllezërve e motrave tona tashmë që jetojnë në mërgatën tonë- në Diasporë, sikur i themi ne, qofshin ata nga Maqedonia, qofshin nga Rumania, Bullgaria, Shqipëria, Kosova apo ngado qofshin, që ata të integrohen edhe më shumë në shoqërinë evropiane, atje ku jetojnë, mirëpo gjithherë duke ruajtur identitetin islam dhe assesi, me asnjë kusht, të mos provohet tjetërsimi i besimit të tyre, veçse të kanë mundësinë që të integrohen në shoqëritë evropiane të tillë sikur janë. Besoj që është një begati për Evropën që t'i integrojë nja 5-7% të myslimanëve autoktonë e edhe të tjerëve, të cilët jetojnë në Evropë, në shoqërinë e madhe evropiane dhe bashkërisht të ecim nga e ardhmja e sigurt dhe të largohemi nga të gjitha të ligat e të këqijat dhe të punojmë që vërtet Islami të jetë, të marrë atë formën, pamjen që e kishte dhe e ka, sepse Islami është paqe, Islami është fe që nuk ka asgjë të përbashkët as me fundamentalizmin, as me terrorizmin, as me vëllavrasjen, as me punët e veprat e liga e të këqija që ndodhin dhe po i shohim sot anë e kënd botës. Islami është fe e paqes, që i thërret njerëzit për paqe, për afrim, për respekt dhe që respekton diversitete, llojllojshmëri besimesh; që i thërret njerëzit në vazhdimësi që të shtrijnë dorën për ecjen para të shoqërisë mbarënjerëzore. Tekefundit, këtë na e ka mësuar edhe Allahu xh.sh. në Kuranin famëlartë:"O ju njerëz, ju kam krijuar prej një mashkulli e një femre, ju kemi bërë popuj e fise të ndryshme që ju të njiheni në mes jush". Ju falënderoj që patët durimin të dëgjoni edhe fjalën time dhe e ndiej veten mirë kur jam në një konferencë të tillë dhe në një shoqëri të tillë dhe mysafirllëk të tillë.

*Ju faleminderit, Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava*
*Shkup, 29 mars 2011*

## U MBAJT TAKIMI I RREGULLT I LIDERËVE ISLAMË TË BALLKANIT

Krerët e Bashkësive Islame të Ballkanit (Turqia, Shqipëria, Kosova, Maqedonia, Mali i Zi, Bullgaria, Rumania, Sllovenia e Greqia) u mblodhën për të pestën herë më 29-30 mars 2011 në Shkup, në takimin e rregullt të liderëve islamë të rajonit, ku këasj radhe për diskutim patën temën "Denacionalizimi i Vakëfit dhe përvoja e shteteve të tjera".

Në këtë takim qe i pranishëm edhe një delegacion nga Kosova, i kryesuar nga Myftiu Kosovës, Mr. Naim Tërnava . Në cilësinë e mikpritësit, kreu i BI-së të Maqedonisë, Sulejman ef. Rexhepi, falënderoi homologët e tij, të cilët e vlerësuan ftesën dhe erdhën për të ndarë përvojat e tyre në administrimin dhe menaxhimin e pronave vakëf. Kryetari Rexhepi, në fjalën e tij, akuzoi institucionet e shtetit maqedonas për mungesën e përpjekjes për t'ia kthyer prona BI-së, duke argumentuar se kjo gjë u hap rrugë intolerancës dhe përplasjeve të mundshme me karakter fetar. Ai fjalën e tij e mbylli duke apeluar për më shumë bashkëpunim e koordinim ndërmjet komuniteteve fetare në rajon e më gjerë. Në takimin e personaliteteve më të larta foli edhe kreu i DIJANET-it të Republikës së Turqisë, Prof. Dr. Mehmet Gormez, i cili apeloi për solidarizim me popullin japonez në këto ditë të vështira pas tragjedisë. Nga ana tjetër, ai u lut për paqe e prosperitet për vendet islame të përfshira nga trazirat, duke shpresuar dhe uruar për një të nesërme më të mirë. Më poshtë ai shtoi se veprimtaria e komuniteteve fetare nuk ka vetëm karakter fetar, po edhe shoqëror, pasi angazhimi i tyre shërben për stabilitetin, sigurinë, paqen dhe mirëqenien e shoqërisë dhe individit. "Nevojat fetare janë rritur me zhvillimin e shoqërisë, prandaj institucionet fetare duhet të interesohen për probleme si varfëria, problemet e mjedisit, fatkeqësitë etj., si dhe për problemet e të gjithë njerëzve. Ne s'kemi punë me ata që prodhojnë frikë, por frikën duhet të nxjerrim nga zemrat e frikësuara", - deklaroi në mbyllje të fjalës së tij kreu i Dijanetit të Turqisë. Një fjalë e veçantë iu rezervua edhe kreut të myslimanëve të Shqipërisë, h.Selim Muçës. Duke shprehur urimet më të përzemërta, z.Muça, ndër të tjera tha:" U bë traditë që të mblidhemi së bashku dhe të diskutojmë për arritjet dhe eksperiencat e institucioneve që ne drejtojmë". Më pastaj, lidhur me zhvillimet islame në Shqipëri z. Muça vlerësoi rezultatet e mira në fushën e arsimit, duke u shprehur se institucionet arsimore janë kthyer në një model të suksesit, ku edukohen gjeneratat e reja që, krahas kulturës së përgjithshme, marrin edhe dijet fetare. Ai i njoftoi të pranishmit për nismën



e fundit të KMSh-së, hapjen e universitetit "Bedër", që, sipas tij, do t'u shërbejë si studentëve shqiptarë ashtu edhe atyre të rajonit. Për sa i përket kthimit dhe kompensimit të pronave në Shqipëri, z. Muça tha se ka vështirësi, pasi mbi to janë ndërtuar objekte të tjera. "Ndoshta për disa do të ndiqet rruga e kompensimit dhe ne do të mund të blejmë të tjera troje që do të na shërbejnë e do të jenë të vlefshme" – përfundoi ai. Në diskutimin e tij, Myftiu i Kosovës, Mr.Naim Tërnava, në mes të tjerash, tha: "Shqiptarët përbëjnë grupin autokton me popullsi më të madhe në Ballkan që ka përqafuar Islamin. Qasja që bëhet në Ballkan duke parë raportin e besimit, nuk është e drejtë. Islami nuk mund të shihet si mish i huaj në rajon, por si një realitet që ka shërbyer, shërben dhe kontribuon fuqishëm në stabilitetin dhe integrimin e popujve të rajonit". Lidhur me pronat vakëf në Kosovë, Myftiu Tërnava tha se 90 % e tyre janë shtetëzuar dhe zgjidhje e kësaj çështjeje është mbrapa Shqipërisë dhe Maqedonisë, pasi parlamenti nuk ka miratuar ende kthimin e tyre. Takimi u mbyll me diskutime e sugjerime në funksion të mirëmenaxhimit të pronave, që sipas pjesëmarrësve, do të ndikonte në përmirësimin e funksionimit dhe zhvillimit institucional. Delegacionet pjesëmarrëse zhvilluan një takim edhe me Kryeministrin e Maqedonisë Nikolla Gruevski. Gjatë bisedës së ngrohtë, ai shprehu kënaqësinë që priste këtë delegacion kaq të rëndësishëm të liderëve myslimanë të Ballkanit. Gruevski e vlerësoi si tejet të rëndësishëm dialogun, mirëkuptimin dhe mësimet e vlerave që mbart dhe predikon feja. Gjatë qëndrimit në Shkup, delegacionet u pritën edhe nga Presidenti maqedonas Gjorgje Ivanov, i cili shtroi një darkë solemne për nder të tyre.
(R. Shkodra)



## MYFTIU TËRNAVA PRITI NJË DELEGACION TË PARLAMENTARËVE NGA KUVAJTI

Myftiu i Kosovës, Mr. Naim ef. Tërnava, më 31 mars priti një delegacion të parlamentarëve të Kuvajtit, i cili po qëndron për vizitë zyrtare në Kosovë.

Udhëheqësin e delegacionit të lartë kuvajtian Velid El-Tabtabe - deputet dhe kryetar i Komitetit Ekzekutiv të Grupit të Miqësisë Parlamentare të Kuvajtit, Myftiu Tërnava e falënderoi për përkrahjen e vazhdueshme të Kosovës. Myftiu, mysafirët nga Kuvajti gjithashtu i njohu edhe me historikun, arritjet dhe sfidat e BI-së të Kosovës. Myftiu Tërnava kërkoi nga parlamentarët kuvajtianë që të përdorin autoritetin dhe ndikimin e tyre, në mënyrë që Qeveria e Kuvajtit të formatizojë sa më parë njohjen e Kosovës. Velid El-Tabtabe, shprehu vullnetin e institucioneve kuvajtiane për intensifikimin dhe forcimin e lidhjeve dhe bashkëpunimit me institucionet e Kosovës. Ai po ashtu tha se Kuvajti do të shqyrtojë shumë shpejt njohjen formale të Kosovës. (R.Shkodra)

## TRAJNIM PËR EDUKIMIN DHE MBROJTJEN E TË DREJTAVE TË FËMIJËVE

Departamenti i Gruas i BIK-së organizoi një trajnim njëmujor për Edukimin dhe mbrojtjen e të drejtave të fëmijëve ,i cili zgjati nga 19 shkurt deri më 24 mars 2011.Qëllimi i këtij trajnimi ishte që pjesëmarrëseve t'u ofroheshin instruksione si të punojnë me fëmijët e tyre e t'u jepeshin njohuri dhe përgjigje të duhura rreth çështjes së mbrojtjes së të drejtave të fëmijëve ,të edukimit të drejtë dhe si të përballen me situata delikate dhe t'i zgjidhin problemet e tyre. Gjatë trajnimit u vu në dukje që të gjithë fëmijët gëzojnë të drejtën e dinjitetit personal dhe mbrojtjes nga abuzimet, kështu që interesi për ruajtjen dhe mbrojtjen e të drejtave të fëmijëve duhet të ketë prioritet më të madh nga të gjitha interesat e tjera,në mënyrë që të kemi një ardhmëri të shëndoshë e të ndritshme. Ligjërueset dhanë një kontribut të çmueshëm rreth kësaj çështjeje , po edhe pjesëmarrëset ishin po ashtu shumë të interesuara, për mënyrat se si mund ta ndërrojnë mentalitetin e njerëzve apo femrave, sepse ato zakonisht merren me edukimin e fëmijëve. Në kuadër të këtij trajnimi zhvilloheshin edhe debate të ndryshme lidhur me edukimin e fëmijëve: Si duhet të jemi shembull për fëmijët ,për arsye se fëmijët janë imitues të prindërve të tyre; sa jemi ne të afërt me fëmijët, sa i kuptojmë ose sa u kushtojmë rëndësi kërkesave të tyre. Më tutje, që duhet të jemi të kujdesshëm se si bisedojmë me ta dhe me të tjerët në praninë e fëmijëve. Një formë shumë e rëndësishme gjatë këtij trajnimi ka qenë puna në grupe, që është praktikuar pas çdo ore mësimi nga trajnueset. Aty vlerësohej në një mënyrë shumë të përshtatshme angazhimi që kishin pjesëmarrëset gjatë gjithë kohës, e po ashtu u jepej mundësia që edhe ato të shprehnin njohuritë e tyre lidhur me temat e shtjelluara.Temat e shtjelluara gjatë këtij trajnimi qenë: "Sqarime racionale për trajtimin rreth mbrojtjes së të drejtave të fëmijëve që identifikojnë besimin dhe qëndrimin personal si dhe ndikimin e tyre në çështjen e mbrojtjes së të drejtave të fëmijëve"; "Marrëveshja me fëmijë"; " Dëgjim pa ndonjë ndalesë"; "Respekt për ndjenjat ,eksperiencat dhe perspektivat e të tjerëve"; "Respektimi i besueshmërisë"; Ndihma ndaj fëmijëve,Trafikimi i fëmijëve,Konventa e Kombeve të Bashkuara mbi të drejtat e fëmijëve, Mundësitë, Cenueshmërit, Mundësitë ripërtirirëse, Mbrojtja e fëmijëve, Ligji i Kosovës për të drejtat e fëmijës, Ligji për familjen, Dispozita të përgjithshme, Parimet mbi rregullimin e marrëdhënieve familjare, Mbrojtja e të drejtave të fëmijëve, Marrëdhëniet ndërmjet prindërve dhe fëmijëve, Sa duhet të respektojmë kërkesat e fëmijëve dhe si? Përgjegjësia Prindërore,Abuzimi Fizik, Neglizhenca e fëmijëve dhe pasojat e tyre, Paragjykimet e përbashkëta për dhunën fizike, Abuzimi Emocional-efektet e dhunë emocionale dhe fizike, A janë fëmijët ata që gënjejnë apo jo? Çka i ndalon fëmijët për të treguar? Mënyrat e trajtimin të fëmijëve që kanë probleme psikike etj. Në javën e fundit të trajnimit u mbajt testi provues, në mënyrë që të rikujtoheshin dhe të vlerësoheshin ato që kishin arritur të mësonin pjesëmarrëset dhe sa kishin përfituar nga ky trajnim. Rezultati, në saje të interesimit dhe përqendrimit të pjesëmarrëseve gjatë trajnimit, doli i shkëlqyeshëm. Pas angazhimit dhe punës njëmujore, në një solemnitet rasti u bë ndarja e certifikatave për pjesëmarrëset e trajnimit .E rëndësishme është se ajo që synohej të arrihej gjatë këtij projekti, është realizuar, sepse të gjitha pjesëmarrëset e këtij trajnimi kanë dalë me njohuri të mjaftueshme, në mënyrë që të ballafaqohen me realitetin. Tërë kjo, falë kontributit dhe punës së palodhshme të trajnueseve: Azemine Kukaj

–Kajoshi dhe Gyltene Dërguti . Natyrisht, pa mbështetjen morale dhe financiare të Kryesisë së BI-së të Kosovës nuk do të arrihej ky rezultat. Fëmija është burimi më i rëndësishëm njerëzor, i cili përcakton të ardhmen e një populli.
(H. Jahiri).

**NË SLLOVI, PËRUROHET XHAMIA E RE**

Më 8 prill 2011, në një manifestim solemn, para namazit të xhumasë, në Sllovi të Lipjanit, solemnisht u përurua xhamia e re. Në këtë manifestim përpos besimtarëve të Sllovisë e rrethinës qenë të pranishëm edhe strukturat e KBI të Lipjanit si dhe Kryeimami i Kosovës, Sabri ef. Bajgora, i cili duke iu drejtuar të pranishmëve së pari i uroj e përgëzoj për kontributin e tyre për ndërtimin e xhamisë. Kryeimami Bajgora foli për rolin që ka luajtur xhamia gjatë historisë, ku potencoi rolin e xhamisë në fillim të misionit të pejgamberllukut të Muhamedit a.s.. Se sa i rëndësishëm është roli i xhamisë në islam këtë më së miri e argumenton fakti, se pejgamberi Muhamedi.a.s., pas migrimit të detyrueshëm nga Meka në Medinë, punën e parë që bëri, pas arritjes së tij në Medinë qe ndërtimi i xhamisë. Edhe në historinë e populli tonë xhamia ka luajtur një rol të rëndësishëm në bashkimin dhe forcimin e unitetit të popullit. Jam i bindur që edhe kjo xhami që sot po e përuroj do të jetë një vend që edukon e fisnikëron popullin, ndërsa të gjithë ata që kanë kontribuar në ndërtimin e saj do të kenë shpërblim nga Zoti në atë dynja- tha pos të tjerash kryeimami Bajgora.Të pranishmin



i përshëndeti dhe i falënderoj edhe kryetari i KBI të Lipjanit, Xhevdet ef.Bytyqi, i cili njëherësh është edhe imam i kësaj xhamie. Para namazit të xhumasë, Sallah ef. Feta dhe Hakim ef. Ilazi për të pranishmit kënduan pjesë nga mevludi i Tahir ef. Popovës gjë që bëri më madhështor këtë manifestim.Hytben e xhumasë e mbajti Sabri efendi Bajgora, ndërsa namazit të farzit të xhumasë i priu Sallah ef. Feta.Duhet theksuar se Sllovia ka pasur xhami por ishte e ndërtuar me material të dobët dhe si e tillë nuk i plotësonte kushtet për kryerjen e riteve fetare, andaj me iniciativën e besimtarëve të kësaj ane ish-objekti i xhamisë qe rrënuar për tu ndërtuar një objekt i ri.

**SHËNOHET PESË- VJETORI I QENDRËS ISLAME –SHQIPTARE NË GJENEVË**

Në pesë-vjetorin e themelimit të Qendrës Islame Shqiptare (QISH) në Gjenevë (Zvicër) u organizua një manifestim fetar-kulturor kushtuar këtij përvjetori. Përveç shumë besimtarëve tanë që jetojnë e punojnë në Zvicër, në këtë manifestim qenë të pranishëm edhe Kryeimami i BIK-së, Sabri ef. Bajgora, dhe koordinatori i Kryesisë së BI-së të Kosovës për diasporën, mr. Ekrem Simnica. Fillimisht të pranishmëve iu drejtua Rijad ef. Aliu, imam i Qendrës, i cili, pasi përshëndeti të pranishmit dhe falënderoi mysafirët nga Kryesia e BIK-së, foli shkurtimisht për historikun e QISh-së duke vënë në pah kontributin që ka luajtur kjo qendër në organizimin e besimtarëve tanë në Gjenevë e rrethinë. Për të pranishmit në këtë manifestim Kyeimami i BIK-së, Sabri ef. Bajgora mbajti një ligjëratë. Ai në fillim përcolli urimet e Myftiut të Kosovës Mr. Naim Tërnava për bashkatdhetarët tanë, dhe i përgëzoi besimtarët tanë për themelimin e Qendrës Islame, e cila, siç tha Kryeimami, po luan një rol të rëndësishëm në ruajtjen e përkatësisë kombëtare e fetare. Ai më tutje tha se themelimi i kësaj qendre këtu, po edhe i qendrave të tjera në Zvicër dhe në tërë diasporë, është tregues i qartë se populli ynë katërçipërisht është i lidhur me atdheun, fenë dhe traditën e tij. “Një popull që investon në arsimimin dhe edukimin e brezit të ri, ai popull ka të ardhme të sigurt, ngase e ardhmja i takon rinisë. E kuptojmë që sot rinia jonë, përballet me sfida nga më të ndryshmet, mirëpo është obligim yni që të jemi pranë tyre dhe t’i udhëzojmë në rrugë të drejtë, ashtu siç na ka porositur Allahu xh.sh.. Rinia jonë, që është në Diasporë, do një përkushtim të veçantë, që besoj se do ta kenë nga prindërit e tyre, por edhe nga institucionet tona dhe nga BIK”. Të pranishmit i përshëndeti edhe koordinatori i Kryesisë së BIK-së për Diasporën, Mr. Ekrem Simnica, i cili tha se Kryesia e BIK-së, me qëllim që të jetë sa më afër me Diasporën, ka themeluar sektorin për diasporë, i cili do të merret me koordinimin e punëve rreth organizimit të jetës fetare. “Për këtë qëllim ne, tashmë jemi duke



përgatitur një strategji, ku do të shohim rrugët më të mira të bashkërendimit të punëve në të ardhmen" – theksoi ai, për të vazhduar: "Kryesia e BIK-së çmon lart organizimin e Diasporës në qendra e xhamia. Ne po ashtu çmojmë lart edhe kontributin që ka dhënë Diaspora për Kosovën, si para ashtu edhe gjatë e pas luftës. Tani ne do të vëmë kontakte me të gjitha qendra tona në Diasporë, në mënyrë që të shohim kërkesat dhe nevojat e tyre"- përfundoi fjalën e tij z. Ekrem Simnica.

Në këtë manifestim morën pjesë edhe Ambasadorët e Kosovës dhe të Maqedonisë - z.Naim Malaj dhe Ramadan Nazifi, ambasadori i Maqedonisë në OKB- z. Aziz Pollozhani dhe përfaqësuesi i ambasadës së Shqipërisë. Gjatë qëndrimit në Zvicër, Kryeimami Bajgora dhe koordinatori për Diasporë Simnica, vizituan edhe këto qendra: më 20 mars, Xhamitë në Llozanë dhe Friburg; më 21 mars në Bernë vizituan Qendrën Islame. Po atë ditë në Bernë, përfaqësuesit e Kryesisë së BIK-së qëndruan në Ambasadën tonë, ku u pritën nga ambasadori Naim Malaj, me të cilin biseduan për çështje të bashkërendimit të aktiviteteve të mërgatës sonë. Në takim u bisedua edhe për një Bashkësi Islame Shqiptare në Zvicër, e cila do të përfaqësonte në mënyrë institucionale myslimanët shqiptarë në Zvicër. Ndërsa më 22 mars përfaqësuesit e Kryesisë së BIK-së vizituan Qendrën Islame në Prateln e më 23 mars dy xhamitë e Bazelit - "Besimtari" dhe "Paqja". Më 24 mars vizituan qytetet Regenzdorf dhe Vinterthur. Ndërkaq të xhumanë, më 25 mars, Kryeimami Bajgora dhe koordinatori Simnica, në Cyrih vizituan dy xhami, ku mbajtën hytbet para këtyre dy xhemateve. Pas Cyrihut përfaqësuesit e Kryesisë vizituan edhe Qendrën Islame "Vill", ku drejtuan një tribunë të organizuar enkas për mysafirët nga Kosova. Në të gjitha takimet gjatë këtyre vizitave u bisedua për mundësitë e një bashkëpunimi sa më të mirë të BIK-së me qendrat islame në Diasporë. (R. Shkodra)

## UNIONI STUDENTOR I FSI-SË SHPËRBLEN STUDENTËT E DALLUAR

Më 5 prill 2011, Unioni Studentor i Fakultetit të Studimeve Islame ( USFSI), organizoi program me moton "Nuk janë të nevojshme fjalët, aty ku janë prezentë faktet". Ky manifestim u organizua për të pasqyruar aktivitetet e studentëve të FSI gjatë vitit akademik 2010/2011.Në këtë manifestim përpos studentëve të FSI-së, profesorëve e të ftuarve të tjerë, ishte i pranishëm edhe Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava me bashkëpunëtorë, i cili premtoi se do të përkrah çdo nismë e iniciativë të studentëve. "Nismat tuaja do të kenë përkrahjen time pa asnjë rezervë, mbetet që ju të jeni më kreativ, e s'ka dyshim se rezultatet nuk do të mungojnë aq më tepër kur tani keni edhe kushte më të mirë në objektin e ri të FSI", tha Myftiu Tërnava. Ushtruesi i detyrës së dekanit të FSI-së, Mr. Qemajl Morina përgëzoi studentët për aktivitetet e realizuara gjatë vitit akademik 2010-2011. Më pas Morina foli për historikun e FSI-së, arritjet, rezultatet e sfidat. Ndërsa në emër të USFSI një pasqyrë të aktiviteteve e paraqiti kryetari, Flurim Krasniqi. Më pas u ndan çmimet për këto kategori: Studentët më të mirë për vitin akademik 2010-2011, janë shpërblye ma nga një Laptop: Flurim Krasniqi, viti IV, Nermin Husejnoviç, viti III, Zejnepe Jakupi,viti II. Kurse Interpretuesit më të mirë në Kuran janë shpërblyer: Kreshnik Abdullahu, vendi i parë 100€, Valon Idrizi, vendi i dytë, 70€, Bashkim Berisha, vendi i tretë 50€. Interpretuesit më të mirë në ilahi janë shpërblyer: Muzaqete Kosumi, vendi i parë, 100€, Emine Mujota,vendi i dytë,70€, Gazmend Halimi, vendi tretë 50€. Për veprën më të mirë artistike janë shpërblyer: Argjend Xhelili, vendi i parë, 100€, Esma Sherifi, vendi i dytë, 70€, Mirusha Sadriu – vendi i tretë, 50€. Për punimin më të mirë në letërsi janë shpërblyer, Refiqe Ternava, vendi i parë 100€, Vixhdan Ibrahimi,vendi i dytë, 70€, Shkurta Segoshi & Minavere Iseni, vendi i tretë, 50 €. (R. Shkodra)



## VDIQ MJESHTRI I FJALËS SË SHKRUAR ISLAME HAFIZ AVNI ALIU (10.04.1947 - 05.03.2011)

**Mr. Qemajl Morina**

Më 5 mars 2011, në moshën 64- vjeçare vdiq Hafiz Avni Aliu, imam shumëvjeçar në xhaminë Atik të Gjilanit. Hafiz Avni Aliu u lind më 10 prill 1947 në fshatin Tërrnoc i Madh të komunës së Bujanocit. Aty mbaroi shkollën fillore dhe, krahas saj, mbaroi hifzin, mësoi Kuranin përmendsh tek imami i fshatit, Hafiz Riza Hamiti. Pastaj u regjistrua në medresenë e mesme "Alauddin" të Prishtinës, të cilën e mbaroi me sukses të shkëlqyeshëm. Në medrese pata rastin të njihesha me të. Edhe si nxënës ishte shumë i pjekur dhe i talentuar. Dallohej në leximin e Kuranit. Megjithëse nuk pati mundësi të studionte në vende arabe, që ishte dëshira e tij e madhe, sa kohë që kishte pasion për të arritur dituri, u regjistrua në Shkollën e Lartë Pedagogjike të Gjakovës, në degën e Gjuhës shqipe, dhe u diplomua në vitin 1978. Studimi i gjuhës shqipe si dhe pasioni i tij për lexim, i ndihmuan që ai ta zotëronte mirë gjuhën shqipe. Kjo bëri që ai të dallohej për oratori në mbajtje të hytbeve apo në ligjërimet e tij para xhematit.

### Imam i dalluar

Hafiz Avni Aliu ishte besimtar i sinqertë. Shquhej për urtësinë dhe modestinë e tij. Ai nuk dëshironte të imponohej. Punën dhe angazhimin e tij ua linte ta vlerësonin të tjerëve. Asnjëherë nuk fliste për vetveten. Tërë jetën e tij ia përkushtoi punës në Bashkësinë Islame. Në vitin 1969 zuri punë si sekretar i Këshillit të Bashkësisë Islame të Gjilanit. Në të njëjtën kohë punon imam në fshatin Livoçi i Epërm. Dy vjet më vonë kaloi imam në xhaminë Atik të Gjilanit, ku punoi deri në vdekje. Për tri mandate ishte kryetar i Këshillit të Bashkësisë Islame. Ishte anëtar i disa redaksive. Ishte bashkëpunëtor i disa revistave. Mori pjesë në shumë tryeza, konferenca e kongrese shkencore. Profesioni i imamit dhe puna me xhemat, i flinin në shpirt, prandaj tërë jetën e vet ia dedikoi xhematit dhe xhamisë. Aty gjente prehjen shpirtërore. Ishte i dashur dhe i respektuar për xhematin e tij. Dëgjonte me kureshtje pyetjet dhe preokupimet e tyre. Shumë prej tyre i merrte objekt shqyrtimi në ligjëratat apo hytbet e tij. I përgatitur mirë, duke u mbështetur në literaturë të argumentuar islame, dilte para xhematit dhe me një oratori të veçantë u shpjegonte çështje të ndryshme të jetës fetare.

### Mjeshtër i hollë i penës islame

Hafiz Avni Aliu ishte mjeshtër i penës. Shkrimi, puna kulturore e intelektuale ishin pasion i tij pas kryerjes së obligimeve fetare dhe detyrave të përditshme të imamit. Në bazë të kualitetit dhe kuantitetit të shkrimeve, mund të themi lirisht se emri i tij mund të radhitet menjëherë pas doajenit të publicistikës islame në Kosovë - Mulla Sherif ef. Ahmetit. Hafiz Avni Aliu nisi të merrej me shkrime qysh herët. Shkrimet e para i botoi në Buletinin e Shoqatës së Ulemave. Ishte prej themeluesve dhe kontributdhënësve më të mëdhenj me shkrime në revistën "Dituria Islame" që në numrat e parë të daljes së saj, për të qenë në vazhdimësi bashkëpunëtor i saj. Ishte anëtar i redaksisë që nga themelimi i saj.Hafiz Avni Aliu, kontribut të ngjashëm dha edhe për revistën "Edukata Islame". Ishte bashkëpunëtor i rregullt i saj deri pak muaj para se të vdiste. Shkrimin e fundit e botoi në nr. 91 (2010) me titullin: "Është jetësore të ndiqet rruga e Zotit".

Ai bashkëpunoi edhe me revista e gazeta të tjera jashtë Kosovës. Shkrimet e tij lexoheshin me ëndje edhe në Maqedoni, Shqipëri, në Malin e Zi e në Diasporë. Ai bashkëpunoi edhe me "Hanën e Re", që botohet në Shkup, me "Dritën Islame" në Tiranë, me "Triumfin Islam" në Shkodër, "Elifin " në Podgoricë. Bashkëpunoi edhe me shtypin islam që botohet në Sarajevë, si me revistat "Preporod" dhe "Gllasnik". Me këtë krijimtaria e tij publicistike tejkalon kufijtë e saj kombëtarë të krijimtarisë publicistike islame të Kosovës. Hafiz Avniu la disa vepra të botuara:"Jasini në gjuhën shqipe", Gjilan 1994."Udhëzime islame për përgatitjen e të vdekurit", Prishtinë, 1995."Të njohim Islamin", Gjilan, 1997 "Lutja e natës së Kadrit", Gjilan 1999.Hafiz Avni Aliu u mor edhe me përkthime. Përktheu vepra të ndryshme me tematikë islame dhe zhanresh të tjera. Po përmendim disa prej tyre:"Ruhu nga të këqijat", Gjilan, 1990."Maksima islame", Prishtinë, 1992"Imani –besimi në Allahun", Gjilan, 1994."Ripërtëritja e mendimit islam" nga Muhamed Ikball, botuar në "Dituria Islame " dhe "Hëna e Re".Ishte edhe bashkautor i disa veprave e monografive. Po përmendim këto:"Të rinjtë dhe narkomania", Gjilan, 1995."Myderriz-Haki Efendiu (1914-1948) një jetë për fe e atdhe", Prishtinë,2005.

Me vdekjen e tij, KBI i Gjilanit, humbi një imam të vyeshëm, kurse BIK, një hoxhë, alim dhe një mjeshtër të penës islame. Në bibliotekën e pasur të Hafiz Avni Aliut, ruhen edhe shkrime të tjera, përmbledhje poezish, për të cilat i ndjeri fliste kohë pas kohe, por, për shkak të modestisë, nuk i publikonte. Mbetet obligim i KBI-së të Gjilanit, si dhe i Kryesisë së BI-së të Republikës së Kosovës, që të hulumtohet biblioteka e të ndjerit, të evidentohen dorëshkrimet e pabotuara si dhe të evidentohen shkrimet e botuara në revista të ndryshme, për t'i botuar në një (ose disa) përmbledhje të veçanta. Vetëm në këtë mënyrë mund të lajmë borxhin që kemi ndaj atij punëtori të vyeshëm të BI-së.Allahu i Madhërishëm e shpërbleftë me Xhenet për kontributin që dha për të mirën e myslimanëve të këtij nënqielli.



## BELGJIKA THEMELON QENDRËN E EKSPERTËVE TË EKONOMISË ISLAMIKE

Qëllimi i themelimit të kësaj qendre është krijimi i një rrjeti ekspertësh për të shkëmbyer përvojat më të mira në fushën e ekonomisë islamike dhe shfrytëzimin e tyre në tregjet rajonale. Mbledhja e parë e kësaj qendre organizohet në muajin prill në Luksemburg dhe, në një të ardhme të afërt, do t' i fillojë aktivitetet e saj në degë të kësaj qendre në Lindjen e Mesme, me pjesëmarrjen e rreth 60 antarëve. Sipas pohimeve të zyrtarëve të këtij projekti, tërheqja e qeverive dhe investitorëve për të investuar në vendet aktive në sferën e ekonomisë islamike, do të jetë një prej aktiviteteve të qendrës së ekspertëve të ekonomisë islamike. Institutet si Thierry Afschrift nga Belgjika; Gide Loyrette nga Franca; Cuatrecasas nga Spanja; Arendt & Medernach nga Luksemburgu; Morais Leitao nga Portugalia dhe, gjithashtu, Chiomenti Italia - janë prej antarëve të kësaj qendre.

## MALDIVI ME BANKË ISLAME

Kjo bankë islamike është promovuar në praninë e Muhamed Neshid-it, President i shtetit të Maldivit, dhe ka filluar punën e saj zyrtare. Harith Harun, drejtor ekzekutiv i Bankës Islamike të Maldivit (BIM), ka deklaruar se, duke pasur parasysh kërkesat e shumta dhe nevojën e pakontestueshme për shërbime bankiare islamike në Maldiv, tash e tutje këtu do të ofrohen lloje të ndryshme të shërbimeve bankare islamike nga ana e kësaj banke. Vendimi për themelimin e bankës së parë islamike në Maldiv është shtruar për herë të parë në vitin e kaluar, në mbledhjen botërore të ekonomisë islamike në Malajzi dhe, më pastaj, ky projekt është zbatuar nga Instituti BIM në bashkëpunim me BI të Malajzisë (IBFIM). Parashikohet se BIM gjatë tre vjetve të ardhshëm, duke ofruar shërbimet e veta në këtë sferë, do të arrijë të marrë 25% të aksioneve financiare në këtë vend. Duke pasur parasysh numrin e myslimanëve në këtë vend, që arrin shifrën 330 mijë banorë, parashikohet që ofrimi i shërbimeve bankara islamike sipas ligjeve të Sheriatit islamik, do të mirëpritet në nivel të duhur.



## IHSANOGLU KËRKON SHFRYTËZIMIN E ALTERNATIVAVE PAQËSORE NË VENDET ISLAME

Ihsanoglu, sekretar i përgjithëshëm i OKI, shpreh keqardhje për vrasje dhe shkatërrimin e pronave publike e individuale në vendet islame. Ai shton se shtetet, siç janë Bahrejni, Jemeni, Tunizia dhe Egjipti, që kohët e fundit kanë qenë dëshmitare të zhvillimit të protestave popullore kundër qeverive në pushtet, duhet të shfrytëzojnë mjete dhe alternativa paqësore drejt përparimit dhe progresit për të arritur synimet e veta. Sekretari i OKI ka thënë: “Synimet e Ymetit islam janë që ata të gëzojnë një pushtet të drejtë, të gëzojnë zbatimin e ligjeve, zgjerimin e të drejtave të njeriut, luftë kundër shkatërrimit dhe zhdukjes dhe të gëzojnë pjesëmarrjen e qytetarëve në proceset politike të vende të tyre, - të drejta këto që janë garantuar në Kartën e OKI dhe gjatë këtyre zhvillimeve nuk duhet të anashkalohen”. Ihsanoglu thotë se vendet e mëdha islame kanë mundësi që, pa ndërhyrjen e vendeve të huaja, të përballen me sfidat që u dalin përpara, duke marrë hapa drejt një së ardhmeje të suksesshme dhe të zhvilluar.

## KËSHILLI I LARTË I MYSLIMANËVE TË GJERMANISË NDAJ DEKLARATAVE ISLAMOFOBISTE TË MINISTRIT TË BRENDSHËM

Këshilli i Lartë i Myslimanëve të Gjermanisë, pas deklaratave të fundit të Hans Piter Fredrih-ut, Ministër i Brendshëm i Gjermanisë, i cili ka deklaruar se feja islame nuk është pjesë historike përbërse e shtetit të Gjermanisë dhe ajo asnjëherë nuk do të bëhet si një kulturë praktike në Gjermani, ka shprehur pesimizëm dhe keqardhjee për këtë. Iman Mazik, kryetar i këtij këshilli, ka vlerësuar se deklaratat e Ministrit të Brendshëm me ato të Presidentit të Gjermanisë, janë plotësisht në kundërthënie dhe kontradiktore. Ai, duke folur për rolin e myslimanëve në shkencë dhe kulturë duke përkthyer dhe bartur filozofinë greke në Europën Perëndimore, ka thënë: “Ndikimi i Islamit dhe myslimanëve në Gjermani dhe

në tërë Europën nuk mund të mohohet, dhe myslimanët në Gjermani, Spanjë, në Italinë Jugore – gjithmonë kanë pasur rol pozitiv". Ai, në vazhdim, në lidhje me shkrirjen e shumicës së myslimanëve në shoqërinë e Gjermanisë, ka sqaruar: "Të gjitha bisedimet dhe negociatat që janë bërë në këtë drejtim, kanë mbetur të mangëta dhe pa asnjë rezultat, ndërsa moszhvillimi i një dialogu të drejtpërdrejtë në mes përfaqësuesve zyrtar të Qeverisë së Gjermanisë dhe përfaqësuesve të myslimanëve, ka bërë që të gjitha përpjekjet e përfaqësuesve të myslimanëve në sferën politike të bëra në këtë drejtim, të mbesin të paefektshme".



## BASHKËSIA ISLAME E AMERIKËS VERIORE SHPREH NEVOJËN E SHTRIRJES DHE ZGJERIMIT TË VLERAVE ISLAME

Sejjid Muhamed Sa'id, njëri prej dijetarëve të shquar mysliman dhe njëherësh sekretar i përgjithëshëm i Bashkësisë Islame të Amerikës Veriore, thekson nevojën për shtrirjen e vlerave dhe parimeve shoqërore islamike duke u bazuar në mësimet kuranore. Sejjid Muhamed Sa'id në një program televiziv të quajtur "Vakt" (Koha), ka theksuar se ndryshimet shoqërore në shoqërinë e Pakistanit nuk mund të ndodhin përveçse duke ndjekur mësimet islamike. Ai, duke theksuar se mësimet e Muhamedit a.s. si dhe mësimet kuranore janë udhëzime të pashembullta në këtë fushë, vuri në dukje edhe nevojën e zgjerimit të pikëpamjeve islame në sferën shoqërore. Sa'id gjithashtu ka kërkuar nga mediet e Pakistanit që t'i përmbahen detyrës dhe rolit të tyre në fushën e krijimit të harmonisë dhe koordinimit të veprimeve në mes të gjitha feve në këtë vend. Tash për tash në Amerikë ka rreth 6 mijë xhami, dhe kjo çështje tregon për shtrirjen e shpejtë të Islamit në këtë vend dhe në vende të tjera perëndimore.

## KTHEHET SIMPATIA NDAJ HIXHABIT NË TUNIZI

Pas revulucionit të Tunizisë, i cili ngadhënjeu kohë më parë, ka ndryshuar plotësisht edhe gjendja e këtij vendi, ndërsa femrat e qyteteve të ndryshme aty i janë kthyer përsëri traditës së bartjes së hixhabit. Pas kalimit të disa viteve të ushtrimit të politikës kufizuese kundër bartjes së hixhabit në Tunizi, mund të ndodhë që së shpejti të anulohet ligji për ndalimin e bartjes së hixhabit nëpër institucionet shkollore të këtij vendi. Sipas ligjeve të Tunizisë, bartja e hixhabit, në vend që të konsiderohet një obligim fetar, është konsideruar si një lloj veshjeje fraksioniste, kurse Habib Burgiba, president i parë i shtetit të Tunizisë (1957-1987) dhe Zejnulabidin bin Ali, pasardhësi i tij, kishin shpallur të ndaluar bartjen e hixhabit në vende publike. Më 2003, mospajtimet e qytetarëve ndaj politikës së mëparshme arritën kulmin, ndërsa protestuesit kërkuan ndërhyrjen e qeverisë për të penguar fyerjen e femrave që bartnin hixhabin islam, dhe me këtë rast një grup i avokatëve dhe aktivistëve të sferës juridike arritën të mblidhnin me mijëra nënshkrime për dënimin e zyrtarëve shtetërorë.

## UNIVERSITETI I BRUNEIT ME FAKULTET TË KURANIT

Haxh Serbini Haxh Matahir, Rektor i Universitetit Islamik 'Sulltan Sherif Ali' të Bruneit (UNISSA), tha se ky fakultet prej semestrit të ardhshëm do të nisë zyrtarisht funksionimin e tij. Ai, gjatë një ceremonie me rastin e ditës së profesorëve, e cila po zhvillohej për herë të parë në këtë universitet, gjithashtu ka njoftuar se vendimi për të themeluar këtë fakultet është marrë gjatë takimit të tij me Mbretin e Bruneit një muaj më parë. Rektori i Universitetit shprehet gjithashtu se është ndarë një buxhet i konsiderueshëm për botimin e një Kurani të shkruar me dorë, nga ana e këtij universiteti. Ai, duke folur për programet arsimore të këtij universiteti, ka njoftuar po ashtu edhe për fillimin e një kursi të veçantë për studime islame me qëllim trajnimin e ekspertëve të shkencave islame.
*(Mr. R. Suma)*



| AUTOR: AGIM GASHI | FATI | KRAHINË JONA | VARIANT I EMRIT IDRIZ (SHQ.) | PJESË E KAMERËS (SH.SHQ.) | TOTAL NONSTOP ACTION | DY ZANORE | REPUBLIKA | NEWCASTLE UNIVERSITY STUDENTS ASSOCIATION | EMNAKJA E ANILIT | PASURI E PATUNDSHME, PRONË E NJË XHAMIE | ELEMENT KIMIK (N) | | SHKËLQIMI NË NGJYRË SI TË ARIT | BONJAKU |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| KRYETARI I BIK-ut | | | | | | | | | | | | PUNXHABI / KUNDËRSHTAR | | |
| KOMENTUESI SPORTIV, LOKAJ (SHQ.) | | | | | | | NË TRAJTË UNAZE / PHILIPPINE JOURNALIST REVIEW | | | | | | | |
| VATRA E FARKËTARIT | | | | | | I SËMURË MENDOR / FERID AGANI | | | | | | | | |
| DEPUTETI I PD-së, AHMETI | | | | | PLEQNARI / VANADI | | | | | | | | | |
| BANOR I SHTETIT MË TË RI EVROPIAN | | | | | | | | ABDYL FRASHËRI | | | MINDER / MUAJI I AGJËRIMIT | | | |
| SHKRIMTARI, DEMOLLI | | | | |  | | | | | RRUSTEM MUSTAFA | | | | |
| | AUSTRA / KUJAT | | OKSIGJENI / RRUGËTIMI | | | | | | | MIRË | | | | LLOJ ARME PLASËSE |
| LLOJ SOFTUERI KOMPJUTERIK | | | | | | | | | | MEGATON | | | GRAMI / LLOJ FRUTI TROPIKAL | |
| LATIFI (DIM.) | | | | | | | | | | AMPERI | | AVNI RUSTEMI / TRANSMETIMET | | |
| A? | | ITALISHT / E QESHUR TALLESE | | | | | | | | ZENELI (DIM.) | | | | |
| PËRTËRIN | | | | FILM I XHEMS KAMERUNIT | | | | | | KRYEQYTETI JORDANEZ | | | | |
| SËMUNDJE TOKE | | | | | | | | | | NENËZA | | | | |
| VARIANT I KRISHTERË PËR NËNËN E ISAIT a.s. (PASHQ.) | | | | | MERI, MARAZE | FILMI I PARË I VIZATUAR SHQIPTAR "ZANA DHE ..." | ILIR KONUSHEVCI | | ANGSTREMI | NDËR (TURQ.) / VEND NË SHQIPËRI | | | | |
| KULTIVIMI | | | | | | | | ADEM MIKULLOVCI / VRULL | | | I DËRGUAR I ALLAHUT / R.J. | | | |
| DESPOTIKE | | | | | | | | | DHURATË DASME / TOKA E BUKËS | | | | | KAMPIONI |
| | VOZË DJATHI / TETOVA | | | | | | PASTRIM / BAÇELOR ARTESH | | | | | | PYETËSE / FLORI | |
| TEK | | | RESPEKTI, NDERIMI / INDIA | | | | | | | | GOTË METALIKE / INDUKSIONI | | | |
| E MORALIT | | | | | | ISH-SEKRET. GJENERAL I OKB-së, KOFI | | | | | | RIEKA | | |

**ZGJIDHJA E FJALËKRYQIT TË KALUAR:** SALAVATET, JAPI, AMANETI, ADERIM, KARATI, IRANI, EPITETET, CILI, ZESHKANI, U, A, A, IMER, IRA, EM, OM, J, ATAK, AFTE, L, LU, IRAT, EKIP, CEKE, TEMA, ETAT, EMI, RIT, TA, K, E, ITINERA, LII, TA, EMETIMET, LA, KAFAZI, AFERIM, BANIMI, BREZARE, ANAK, RADARËT, T.



"O ju njerëz, ju kam krijuar prej një mashkulli e një femre, ju kemi bërë popuj e fise të ndryshme që ju të njiheni në mes jush"

El-Huxhuratë, 13

Islami është paqe, Islami është fe që nuk ka asgjë të përbashkët as me fundamentalizmin, as me terrorizmin, as me vëllavrasjen, as me punët e veprat e liga e të këqija që ndodhin dhe po i shohim sot anë e kënd botës. Islami është fe e paqes, që i thërret njerëzit për paqe, për afrim, për respekt dhe që respekton diversitete, llojllojshmëri besimesh; që i thërret njerëzit në vazhdimësi që të shtrijnë dorën për ecjen para të shoqërisë mbarënjerëzore.

Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava

DITURIA ISLAME








# MASTER NË BANKIM DHE FINANCA ISLAME

**KA FILLUAR IMPLEMENTIMI I PROGRAMIT MASTER NË BANKIM DHE FINANCA ISLAME**

Ky është një program 'studim në distancë', i cili do të ofrohet nga Universiteti Insaniah i Malajzisë. Marrëveshja është bërë ndërmjet Kryesisë së Bashkësisë Islame dhe Universitetit në fjalë. Studentëve u mundësohet që të bëjnë regjistrimin përmes Kryesisë së Bashkësisë Islame, dhe për çdo gjë që ka të bëjë me studimet, mund të informoheni dhe punët mund t'i kryeni në Kryesinë e BIK-së.
Edhe mbajtja e provimeve finale do të bëhet në lokalet dhe nën mbikëqyrjen e Kryesisë së BIK-së, pa pasur nevojë për udhëtim në ndonjë vend tjetër ose në Malajzi.

**PROGRAMI AKADEMIK**

Lëndet – provimet:
8 provime secili nga 3 orë kredi (sipas sistemit të llogaritjes së kredive në Malajzi, kurse sipas llogarive të sistemit të Bolonjës një lëndë ka 6 deri në 9 kredi).
Disertacioni:
18 orë krediti (sipas sistemit të Bolonjës llogariten 60 kredi)

**LËNDËT E KËRKUARA PËR KËTË PROGRAM:**

Islamic Financial System
Maqasid Shariah
Fiqh for Islamic Banking & Finance
Principles and Practices of Islamic Banking
Principles & Practice of Islamic Insurance
Management of Zakat, Waqaf and Sadaqah Funds
Islamic Capital and Financial Market
Research methodology
Dissertation

Për më shumë informata rreth programit dhe universitetit, klikoni këtu:
http://www.kuin.edu.my
Ose kontaktoni me tel apo email:
Telefon: +381 38 224 024 / Email: islamhasani@bislame.net